SESION SHKENCOR KUSHTUAR HASAN EFENDI NAHIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 246 | VITI 25 | JANAR 2011 | SAFER 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

SABRI BAJGORA

## KOMENTIMI I KAPTINËS "EL-MULK"

MR. QEMAJL MORINA

## RIKTHIMI I FESË NË JETËN PUBLIKE

ABDULLAH KLINAKU

## ROLI I ISLAMIT NË RUAJTJEN E IDENTITETIT KOMBËTAR

DR. ISLAM HASANI

## LIGJI ISLAM DHE APLIKIMI I TIJ NË BANKIMIN MODERN



www.dituriaislame.net




**ASNJËRI NGA JU NUK KA BESUAR SINQERISHT
DERISA UNË TEK AI TË JEM MË I DASHUR
SE PRINDËRIT E TIJ, SE FËMIJËT
DHE GJITHË NJERËZIA.**

**Muhamedi a.s.**










DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

**E, KUSH KËRKON FE TJETËR PËRVEÇ FESË ISLAME, ATIJ KURRSESI NUK DO T'I PRANOHET DHE AI NË BOTËN TJETËR ËSHTË NGA TË DËSHPËRUARIT**
**(ALI IMRAN, 58)**

# KOSOVA DHE "LIRIA" FETARE

*Liria fetare në botën e qytetëruar konsiderohet dhe është e drejta më fondamentale e humane e çdo bashkësie a populli. Rol vendimtar për vlerësimin e lirisë së besimit në fenë islame luan ekzegjeza e normës kuranore " Në fe nuk ka detyrim (dhunë)" (El-Bekaretu: 256). Me lirinë e besimit, në fenë islame, sipas së drejtës (Sheriatit), kuptohet liria e myslimanëve për të ushtruar besimin e tyre dhe liria për të pranuar fenë islame. Myslimanët nuk disponojnë (kanë) të drejtën për të ndërruar fenë në një fe tjetër. Si duhet të kuptohet liria fetare tek ne? Po të dalim në rrafshin kosovar, për fat të keq, ende s'kemi ligj për statusin juridik të bashkësive fetare; ndalohet shamia në shkolla publike; përjashtohen disa vajza myslimane për shkak të hixhabit (shamisë) prej shkollave publike; nuk khehen prona që dikur ishin me tapi dhe nën juridiksionin e BIK-së; nuk jepen leje për ndërtimin e xhamive për nevojat më elementare të besimtarëve islamë; në mungesë të hapësirave të bollshme nëpër xhamitë tona, besimtarët tanë myslimanë ende kryejnë faljen e namazeve nëpër rrugë e trotuare; është një "pamje" vërtet e shëmtuar e lirisë fetare në Kosovë etj. etj.; cungimi dhe pengimi i ushtrimit lirisht të fesë në institucione publike, është evident. Pak a shumë kjo është panorama që ekziston në shtetin më të ri të botës –në Kosovë. Edhe vendorët, po edhe bashkësia ndërkombëtare duhet t'i formulojnë dhe t'u japin një përgjigje këtyre çështjeve sa më shpejt. Feja në Kosovë mbetet institucioni të cilit vazhdon të mos i njihet e drejta dhe pozita që duhet ta ketë në shoqërinë kosovare postkonfliktuoze. Këtu e kemi fjalën veçanërisht për fenë islame si feja me shtrirjen gati absolute në territorin e shtetit tonë. Mendoj se këto kërkesa, por edhe kërkesa të tjera të besimtarëve myslimanë, do të duhej të përfshiheshin në Raportin Ndërkombëtar mbi Liritë Fetare për vitin 2010, i autorizuar nga Kongresi i ShBA-së, që promovon liritë fetare dhe shqyrton statusin e lirive fetare në 198 vende të botës. Edhe pse në këtë raport ShBA ka adresuar kritika të ashpra në adresë të disa vende evropiane, për masa të rrepta kundër lirisë fetare të myslimanëve, sidomos ligjet e miratuara dhe referendumin e mbajtur respektivisht në Francë dhe Zvicër, kundër shamisë dhe minareve. Liria e besimit në Kosovë garantohet me Kushtetutë dhe respektohet nga Qeveria. Kështu thuhet në Raportin vjetor të Departamentit Amerikan të Shtetit mbi Lirinë e Besimeve. Ndonëse situata, në përgjithësi, është pozitive, praktikimi i besimit në Kosovë nuk është pa probleme. Sipas Departamentit Amerikan të Shtetit, shqetësimi kryesor i të gjitha bashkësive është mungesa e mekanizmit për regjistrimin e grupeve fetare. Po ashtu edhe pamundësia për të marrë një status ligjor, bashkësive fetare ua ka bërë të vështirë që të regjistrojnë prona e automjete, të hapin llogari bankare ose të paguajnë taksa për të punësuarit. Raporti përmend dhe vendimin administrativ të MASHT-it, që ndalon përdorimin e shamisë në shkollat publike. Raporti vë në dukje gjithashtu disa raste kur nxënëse a mësuese janë ndaluar të hyjnë në objekte shkollore, ndonëse thekson se vendimi zbatohet në mënyrë selektive nga drejtuesit e shkollave. Amandamenti i parë i Kushtetutës së SHBA-së, mbi të cilën është ndërtuar modeli më i përparuar i demokracisë perëndimore për garantimin e të drejtave të njeriut dhe të lirive themelore, në mënyrë eksplicite garanton ushtrimin e lirë të fesë në të gjitha institucionet e ShBA-së, përfshirë edhe ato publike. Më 30 qershor 2010 Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, në një konferencë shtypi, ka kërkuar anulimin e Udhëzimit Administrativ 6/2010: "Kërkoj shfuqizimin e Udhëzimit Administrativ nr. 6/2010, (neni 4. paragrafi 1.13) të nxjerrë nga Ministria e Arsimit, me të cilin rregullohet veshja dhe paraqitja e nëpunësve civilë.BIK së shpejti do t'i drejtohet Gjykatës Kushtetuese me kërkesën për shfuqizimin e këtij udhëzimi. Po ashtu ripërsërisim edhe kërkesën për futjen e lëndës së edukatës fetare në sistemin publik të arsimit". Duke iu kthyer edhe një herë raportit, Qeveria e ShBA-së në të diskuton çështjet e lirisë fetare me qeverinë si pjesë e politikës së saj të gjithanshme për promovimin e të drejtave të njeriut. Në përmbyllje do të kujtojmë thënien e znj. Hilari Klinton: "Mungesa e tolerancës dhe klimës së besimit, mund të shkaktojë tek liritë fetare dëme të qëndrueshme po aq sa qeverisjet autoritare apo grupet ekstremiste".*

*Mr. Rexhep Suma*



# FETARE

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Mulk"

Kaptina "El-Mulk" është kaptinë mekase, dhe për këtë pajtohen të gjithë dijetarët. Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehasi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi, të ketë thënë se kjo sure kishte zbritur në Mekë. Ibn Merduvije, të njëjtin transmetim e përcjell edhe nga Ibn Zubejri[1]. Ka gjithsej 30 ajete, 335 fjalë dhe 1313 shkronja.[2] Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 67, kurse në radhitjen e zbritjes është e 76-a. Ka zbritur para sureve "El-Hakah" dhe "El-Mu'minun"[3].

Kjo kaptinë është emërtuar "El-Mulk", ngase në ajetin e parë të saj përmendet fjala "el-mulk", e cila nënkupton se tërë madhështia, sundimi dhe shenjtëria, I takojnë vetëm Allahut. Çdo gjë është në Dorën e Tij: jeta, vdekja, lartësimi, poshtërimi, pasurimi, varfërimi, dhënia, marrja

dhe çdo gjë që ka të bëjë me ndonjë krijesë të krijuar në këtë ekzistencë. Çdo krijesë ka nevojë për ndihmën, përkrahjen dhe mëshirën e Tij. Me këtë emër e kanë radhitur në koleksionet e tyre Tirmidhiu(4) dhe Buhariu[5]. Kjo kaptinë, në mesin e komentuesve njihet edhe me disa emërtime të tjera, si: "Tebareke ledhi bi jedi el-mulku" dhe "Tebarekel mulk", sepse kështu e quante Pejgamberi a.s.[6]; "El-Vakije"[7], "El-Maniatu"[8] dhe "El-Munxhije"[9]- e cila shpëton nga ndëshkimi në varr duke ndërmjetësuar tek Allahu për lexuesin e saj. Dijetari bashkëkohor Abdulhamid Kishku, thotë se kjo sure njihet edhe me disa emërtime të tjera, si "Ed-Dafiatu"- sepse i shmang dhe largon belatë (sprovat) e kësaj bote dhe të Ahiretit nga lexuesi i saj, dhe "Esh-Shafiatu" - sepse ndërmjetëson në Ditën e Gjykimit për lexuesin e saj, si dhe "El-Muhlisatu", sepse kjo sure do të dalë besnikërisht dhe guximshëm përballë zebaninjve të Xhehenemit, që të mos i lejojë duart e tyre të arrijnë tek lexuesi i saj[10]. Fahru Rraziu është pothuajse ndër të vetmit prej komentuesve, i cili teksa përcjell një transmetim nga Ibn Abbasi, këtë sure e quante edhe "El-Muxhadile"[11], sepse ajo, do të flasë e të polemizojë në varr, para melekëve Munkir dhe Nekir, në vend të lexuesit të saj.

## VLERA E KËSAJ KAPTINE

Në lidhje me vlerën e kësaj kaptine janë cekur hadithe të shumta nga i Dërguari i Allahut a.s., disa prej të cilëve do t'i cekim në këtë rast:

- Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. e ky nga Resulullahu a.s., të ketë thënë: "Vërtet është një kaptinë në Kuran që ka 30 ajete, që do të ndërmjetësojë për lexuesin e saj, derisa atij do t'i falen gabimet" dhe lexoi: (Tebareke-l-ledhi bi jedihi-l mulku)"[12];

- Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. të ketë thënë: Ka thënë Resulullahu a.s.,: "Vërtet është një kaptinë në Kuran që ka 30 ajete, që do të ndërmjetësojë për lexuesin e saj, e cila do ta nxjerrë nga Zjarri e do ta fusë në Xhenet, e ajo është surja "El-Mulk"[13];

- Transmetohet nga Enes ibn Maliku e ky nga Resulullahu a.s.,. të ketë thënë: "Është një kaptinë në Kuran, e cila do të polemizojë në vend të lexuesit të saj derisa ta fusë në Xhenet" dhe lexoi: (Tebareke-l-ledhi bi jedihi el mulk)"[14];

- Transmeton Tirmidhiu nga Ibn Abasi, i cili në lidhje me emërtimet e kësaj sureje si "El-Vakije" dhe "El-Munxhije", përcjell fjalët e të Dërguarit të Allahut të ketë thënë: "Kjo sure është mbrojtëse dhe shpëtuese (për lexuesin e saj), e cila e shpëton nga ndëshkimi në varr"[15];

- Transmeton Ibn Merduvije nga Rafi'ë ibn Hadixhi dhe Ebu Hurejra r.a., se ata e kishin dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s., të ketë thënë: "Më ka zbritur mua surja "Tebareke", e cila ka 30 ajete. Ajo më ka zbritur e tëra përnjëherë, dhe është mbrojtëse (nga ndëshkimi) në varr."[16];



- Transmetohet nga Abdullah ibn Mes'udi të ketë thënë: "Kishte vdekur një njeri dhe, kur në varr i kishin ardhur melekët e ndëshkimit, ishin ulur pranë kokës së tij, e koka kishte folur e thënë: Nuk ka mundësi ta ndëshkoni, sepse ky e ka lexuar gjithnjë suren "El-Mulk"; pastaj ishin ulur pranë këmbëve të tij, e ato kishin folur e thënë: Nuk ka mundësi ta ndëshkoni, sepse ky e ka lexuar gjithnjë suren "El-Mulk"; pastaj ishin ulur pranë gjoksit (barkut) të tij, porse gjoksi kishte folur e thënë: Nuk ka mundësi ta ndëshkoni, sepse ky ka futur brenda meje (me lexim) suren "El-Mulk", - prandaj, thotë Ibn Mes'udi, kjo sure është quajtur "El-Maniatu"-penguese e ndëshkimit."[17];

- Transmetohet nga Murre ibn Sherahili e ky nga Abdullah ibn Mes'udi, të ketë thënë: "Kur të vdesë njeriu, ndizen zjarre të shumta përreth tij. Çdo flakë përpin çfarëdo gjen përpara, nëse ky i vdekur nuk ka pasur ndonjë vepër të mirë, e cila do t'i dalë si pengesë (këtij zjarri). Një njeri që kishte vdekur, nuk kishte lexuar gjë tjetër nga Kurani përveç sures që ka 30 ajete. Melekët i qenë afruar te koka, e ajo (surja) kishte thënë: Ai më ka lexuar mua, pastaj i kishin qëndruar tek këmbët, e ajo (surja) kishte thënë: Ky me mua është ngritur (në këmbë duke më lexuar), pastaj kishin qëndruar pranë gjoksit (barkut) të tij, po ajo (surja) kishte thënë: Ky më ka futur brenda gjoksit të tij", - dhe ai kishte shpëtuar (nga ndëshkimi)". Ibn Sherahili

vazhdon e thotë: "Unë dhe Mesruku shikuam në Mus'haf dhe pamë se asnjë sure tjetër nuk i kishte 30 ajete përveç sures "Tebareke-l ledhi".[18];

- Transmeton Abdu ibn Humejdi në Musnedin e tij, pastaj Taberaniu, Hakimi dhe Ibn Merduvije nga Ibn Abasi, që ai t'i ketë thënë një njeriu: "A të përgëzoj me disa fjalë që do të të gëzojnë? – Posi, - ia kishte kthyer ai. Atëherë Ibn Abasi i kishte thënë: "Lexoje (Tebareke-l-ledhi bi jedihi-l mulku...) dhe atë mësoja familjes sate, të gjithë fëmijëve, shërbëtorëve dhe fqinjëve të tu. Ajo është shpëtuese dhe polemizuese, e cila do të polemizojë në vend të lexuesit të saj tek Allahu, derisa ta fusë në Xhenet. E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: "Sa do të dëshiroja që kjo sure të ishte në zemrën e çdo pjesëtari të Ymetit tim."[19];

- Transmetohet nga Xhabir ibn Abdullahu të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut nuk binte për të fjetur pa i lexuar më parë suren "Es-Sexhde" dhe atë "Tebareke-l-ledhi bi jedihi-l mulku".[20];

- Ebu Akil Zuhretu ibn Ma'bedi thotë se Ibn Shihabi në namazin (farzin) e sabahut, në rekatin e parë, lexonte suren "Tebareke-l ledhi bi jedihi-l mulku", kurse në të dytën "Kul huvallahu ehad", prandaj i thashë: Përse po e lexon këtë sure të gjatë së bashku me këtë sure të shkurtër?, e ai më tha: "Kul huvallahu ehad" është 1/3 e Kuranit, kurse "Tebareke-l ledhi" do ta mbrojë pronarin e saj nga ndëshkimi i varrit."[21];

- Transmetohet nga Jahja ibn Ebi Kethiri të ketë thënë: "Tavusi (el Kejsaniu) nuk binte kurrë në gjumë pa i lexuar këto dy sure: "Es-Sexhde" dhe "Tebareke" dhe thoshte: "Çdo ajet i këtyre sureve është i barasvlershëm me 60 ajete".[22]

## LIDHSHMËRIA E KËSAJ KAPTINE ME ATË PARAPRAKE "ET-TAHRIM"

Ajetet me të cilat përfundon surja paraprake "Et-Tahrim", shpërfaqin një arenë të vazhdueshme të luftës në mes së mirës dhe së keqes, në mes Imanit dhe kufrit, luftë kjo e personifikuar në dy gratë pabesimtare të dy të dërguarve të Allahut, Nuhit dhe Lutit a.s., përfundimi i të cilave ishte i keq, për se merituan përjetësinë në humnerat e Xhehenemit, si dhe rasti i gruas së guximshme e besimtare të faraonit, e cila simbolizon fuqinë e besimit që ngadhënjen me shpëtim dhe do të jetë në Xhenet në Botën e ardhshme. Ndërkohë, në këto ajete përmendet edhe Merjemja e pastër-nëna e Isait a.s., e cila, së bashku me Asijen-gruan e faraonit, me Hadixhen-bashkëshorten e Resulullahut a.s., dhe me Fatimenë-bijën e Pejgamberit a.s., - do të jenë prej zonjave të Xhenetit. Ndërkaq, fillimi i sures "El-Mulk", e sidomos dy ajetet e para: "I Madhëruar është Ai, në Dorën e të Cilit është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send. Ai është Që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është Ngadhënjyesi, mëkatfalësi.", - sqarojnë se rezultati i vërtetë i këtij konflikti dhe i kësaj lufte në mes së mirës dhe së keqes, do të shfaqet më së miri në Ahiret, në Ditën e Gjykimit. Me një fjalë, ajo që i ndërlidh këto ajete të fundit të kësaj sureje, është se Dija dhe Vullneti i Allahut janë absolute, prandaj edhe surja "El-Mulk", e cila fillon me fjalët për madhërimin e Allahut, në Dorën e të Cilit është çdo gjë, dhe i Cili ka mundësi që në një mjedis të errët të kufrit, të bëjë që të ndriçohen zemrat me dritën dhe nurin e Imanit, tregon se çdo fshehtësi do të shfaqet nesër haptazi në Ditën e Gjykimit, qoftë ai Iman apo mosbesim i fshehur.

## PËRMBAJTJA E KËSAJ KAPTINE

Kaptina "El-Mulk", sikurse edhe suret e tjera mekase, në fokus të saj ka kryesisht bazat e besimit të drejtë e të mirëfilltë, në radhë të parë vërtetimin e ekzistimit të Allahut me argumente të qarta, madhështinë e Tij dhe mbisundimin e Tij mbi çdo gjë në këtë ekzistencë, si dhe njoftime për Ringjalljen, Tubimin dhe Llogarinë. Kjo sure përpiqet të sjellë një përfytyrim të ri për ekzistencën dhe lidhjen e saj me Krijuesin e këtij Universi madhështor. Një përfytyrim shumë më të gjerë, shumëdimensional, i cili tejkalon botën tonë tokësore, tejet të kufizuar, për të na shpënë në horizonte të reja të botëve qiellore dhe të Ahiretit. Në këtë sure flitet edhe për krijesa të tjera në Tokë, përveç njeriut, siç janë exhinët dhe shpezët, për krijesat (engjëjt) e Botës së Ahiretit, të cilët janë roja (kujdestarë) të Xhehenemit, dhe përgjithësisht na shpie të njohim edhe botët e fshehta, përveç kësaj bote tonë të dukshme ekzistenciale, me të cilën jemi të lidhur shpirtërisht, fizikisht dhe emocionalisht. Gjatë shtjellimit të kësaj sureje, do të shohim se i Lartmadhërishmi, nuk është thelluar fort në dukuritë e përditshme jetësore në Tokë, po më tepër na ka nxitur që të meditojmë rreth së ardhmes, duke na ofruar shembuj të shkëlqyer nga e tashmja, që të mos hutohemi nga kënaqësitë e kësaj bote kalimtare e të humbim përgjithnjë Ahiretin. Ky meditim tundon dhe lëviz në thellësitë e shpirtrave dhe ndërgjegjeve tona, të gjitha ato përfytyrime dhe përshtypje të ngurta, të cilat mbretëronin tek popujt e kohës së injorancës, duke na hapur dritare të shumta, duke na e shkundur pluhurin dhe duke u dhënë rast ndjenjave, mendjes dhe shikimeve tona që të zhyten e të gjurmojnë në thellësitë e horizonteve të paskajshme të këtij Universi. Vetëm në këtë mënyrë do të hetojmë fuqinë krijuese të Allahut të Madhërishëm. Vetëm kështu do ta ndiejmë lëvizjen e gjithësisë, e cila buron nga fuqia e të Plotfuqishmit. Sigurisht se do të mbetesh i mahnitur nga këto udhëtime mendore, teksa nga një lëvizje e kufizuar në tokë, lëviz me shpejtësi në hapësirat e gjera qiellore, nga dukuritë në realitet dhe nga ngurtësia në lëvizje, bashkërisht me lëvizjen e jetës dhe të gjallërisë.



- Kaptina "El-Mulk" fillon me madhërimin e Allahut xh.sh., shpërfaqjen e madhështisë së Tij, duke I njohur ekskluzivisht vetëm Atij sundimin dhe mbizotërimin ndaj çdo gjëje në këtë ekzistencë, Atij i Cili ka krijuar vdekjen dhe jetën, tek i Cili është edhe rikthimi (ringjallja). (shih ajetet, 1-2)

- Pastaj kaptina vazhdon me shfaqjen e madhështisë së Allahut në krijimin e qiejve, yjeve, planetëve, të cilët janë të nënshtruar që të kryejnë funksionet e tyre në këtë gjithësi. Këto yje që ndriçojnë si llambadarë (shandanë) në hapësirën e qiellit, njëkohësisht simbolizojnë shigjeta të zjarrta që godasin djajtë, të cilët përpiqen të depërtojnë në sferat e larta të qiellit, për të marrë ndonjë lajm të cilin pastaj t'ua shtrembëronin njerëzve. (shih ajetet 3-5)

- Në vijim të ajeteve shohim manifestimin e fuqisë hyjnore, në ndëshkimin e pabesimtarëve në Xhehenem, dhe përgëzimin e besimtarëve me falje, mëshirë dhe Xhenet. (shih ajetet: 6-12)

- Dituria, fuqia dhe mirësitë e Allahut që manifestohen në diturinë e Tij për të fshehtat dhe të dukshmet, për krijimin e njeriut dhe furnizimin tij, përgatitjen e Tokës për jetesë, krijimin e qiejve dhe mbrojtjen e njerëzimit nga shkatërrimi me gurë nga qielli, të cilat shpeshherë kishin qenë masë ndëshkuese për tiranët dhe mohuesit e fesë, nënkuptojnë faktin se njerëzit duhet t'i mbështeten vetëm Allahut, i Cili është Krijues dhe Mbikëqyrës i tyre. (shih ajetet: 13-20)

- Kaptina përfundon me argumentimin e Ringjalljes, duke ua tërhequr vërejtjen pabesimtarëve që të mos përgënjeshtrojnë mesazhin e Muhamedit a.s., se, mbase, mund t'i godiste ndonjë dënim i dhembshëm, por të përudheshin e të mbështeteshin vetëm në Allahun xh.sh.. (shih ajetet: 21-30) - *vijon* –

(1) Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir vëll.V, f. 342. (2)Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi'ijj - Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani, Bejrut-Liban, 2001, v.. 30, f. 5 (3) Ibn Ashur Et-Tahriru ve-t-tenviru, Tunis, 1984, v.29, f. 7; Shih edhe: Ali ibn Najf esh-Shuhud El-Muhedh-dheb fi tefsiri suret-l mulk , Rijad, 2009, f.4. (4)Suneni i Tirmidhiut, 11/67 (5) Sahihu i Buhariut 16/285. (6)Transmeton Tirmidhiu në "El-Mukennez" (3134). Hadithi është i kategorisë "hasen".. (7) Vehbete ez-Zuhajli Et-Tefsirul munir, Damask-Bejrut 1998, v. 29 f. 5.(8)Transmeton Taberaniu nga Abdullah Ibn Mesudi të ketë thënë: "Në kohën e Resulullahut, këtë sure e quanim "El-Maniatu"- sepse e pengon zjarrin e Xhehenemit ta djegë atë që e lexon këtë sure, Shih: "El-Mu'xhemul kebir" (8/482) nr.10105. (9)Ibn Asakiri Tarih Dimeshk, (6/46); Musnedi i Bezzarit (2/212).(10) Abdulhamid Kishku Fi Rihabi-t-Tefsir vëll. 29, f. 1. (11) Shih Tefsirin e Fahru Rraziut Mefatihul gajb, Bejrut 1981, v. 30 f. 5 (12) Hadithi është i kategorisë "hasen". E transmetojnë Imam Ahmedi (2/299) dhe (2/321), Nesaiu në "punët gjatë ditës dhe natës" nr. (710); Tirmidhiu (2891); Ibn Maxhe (3786); Ebu Davudi (1400); Ibn Hibbani (3/67) dhe Hakimi (1/565) dhe (2/497). Këtë hadith si "sahih" e ka verifikuar dhe kategorizuar edhe Dhehebiu. (13) E transmeton Hakimi në El-Mustedrek (3838). Hadithi është "sahih" (14)Hadithi është i kategorisë "sahih" dhe e transmetojnë Taberaniu në Mu'xhemu-s-Sagir (1/296) dhe në Mu'xhemu-l Evsat (4/76); si dhe Hafidh Dijaul Makdesi në El-Muhtare (5/114). Në lidhje me këtë hadith, Hafidh Hejthemiu në Mexhmeu-z-zevaid (7/127) ka shënuar: "E ka transmetuar Taberaniu në Es-Sagir dhe në El-Evsat, kurse transmetuesit e tij janë njerëz të besueshëm". Shih: El-Kitabul xhami'ë li fedailil Kuran – grup autorësh, Aman 2008, fq.247.(15)Et-Tefsirul munir vëll. 29 f. 7. (16) Imam Sujutiu Ed-Durrul menthur fi tefsiri bil me'thur, Kajro, 2003, v. 14, f. 601. (17) Taberaniu El-Mu'xhemul kebir (8/37) nr. 8571.- Transmetimi është i kategorisë "sahih". (18)Kasim ibn Selami Fedailul Kuran (416). Transmetimi është i kategorisë "sahih". (19)B ejhekiu Shuabil Iman (4/124) nr.2277, hadithi është i kategorisë "daif"; Shih Tefsiri e Sujutiut Ed-Durrul menthur... v.14, f.601.(20)Hadithi është i kategorisë "hasen". E transmetojnë: Imam Ahmedi (3/340); Darimiu (3411); Tirmidhiu (2892) dhe Hakimi në El-Mustedrek (2/412), i cili ndër të tjera edhe thotë se ky hadith, sipas kushteve të Muslimit, e arrin madje edhe gradën e hadithit "sahih". (21) Bejhekiu Shuabil Iman (4/126) nr.2281, transmetimi është i kategorisë "hasen mursel"; Shih edhe Tefsirin e Ibn Kethirit, Kuvejt, 1998, v. IV, f. 507. (22)Ibn Durejsi Fedailul Kuran (225). Transmetimi është i kategorisë "sahih mursel".

Reshat Mexhiti

# Hixhreti

## fuqi mbijetese dhe urë që lidh fakte kohe dhe dashurie

Në historinë e botës së banuar nga njerëzit që nga Ademi a.s. e këndej, për të gjithë popujt ka pasur ngjarje që kanë luajtur role dhe rëndësi të veçantë në jetën e tyre, prandaj dhe shënohen në analet e historisë së tyre me shkronja të arta, ngase çmohen për efektin dhe gjurmët që kanë lënë. S'ka dyshim që ndodhia e Hixhretit të Muhamedit a.s., më plot të drejtë, konsiderohet ngjarja më e madhe e shënuar në histori përplot mbresa, gjurmë dhe vlera të të gjitha fushave - morale, politike, ekonomike, strategjike, kulturore dhe taktike, për një perspektivë të ndritur, pa ndodhinë e të cilit (pra të Hixhretit) nuk do të kishte bota këtë pamje që ka sot. Nga ky aspekt Hixhreti mbetet ngjarje e përjetshme deri në Ditën e Gjykimit që sjell për botën, në përgjithësi, dhe për myslimanët, në veçanti, bukuritë e tij me vlerat e pashtershme duke i ushqyer mendjet dhe duke i pajisur ato me vlera të mirëfillta në zhvillimin e tyre dhe ngritjen e avancuar për zhvillim të përherhëm në zgjidhjen e problemeve që u sfidohen atyre.

### HIXHRETI I NUHIT A.S..

Shumëkujt nga ne nuk i shkon mendja fare se Hixhreti i Nuhit a.s., së bashku me ithtarët e tij, ishte një ngjarje e tillë e çuditshme, që kishte të njëjtin motivacion. Pas lëvizjes së anijes, e cila u vu në udhëtim lundrues bashkërisht me muhaxhirët, Nuhi a.s. nuk e dinte se ku po udhëtonte, por këtë ngjarje ata të gjithë e prisnin të ndodhte vetëm me caktimin e të Madhit Zot xh.sh., vendndalimi i tyre dhe qëllimi i tyre për destinimin e tyre në vazhdimësi të mëtutjeshme. Kështu, misioni i thirrjes së popullit të tij që bëri Nuhi a.s. për plot 950 vjet, pati si rezultat vetëm një masë të vogël besimtarësh, që iu përgjigjën thirrjes së tij. E gjithë kjo kohë ka qenë përplot telashe e probleme me vështirësi ngjyrash të ndryshme e mbushur përplot mllef, dhunë dhe torturë ndaj Nuhit a.s. dhe besimtarëve të tij. Kur e gjithë kjo arriti kulmin nga populli pabesimtar ndaj Nuhit a.s. dhe besimtarëve të tij, atëherë ndodhi ajo që ndodhi. Migruan Nuhi a.s. dhe besimtarët e tij, kurse të tjerët u përmbytën nga vërshimi i ujit, i paparë ndonjëherë për botën, për të marrë kriminelët dënimin e merituar nga qielli dhe Toka, që u dërgoi i Madhi Zot. Dhe kështu i Madhi Zot bëri të mundshme që anija e Nuhit a.s., e cila e bartte atë dhe besimtarët e tij, t`i shpëtonin asaj katastrofe ndëshkuese dhe të arrinin e të zbarkonin në Xhudijj. Nga e gjithë kjo, na bëhet e qartë se Nuhi a.s. bëri Hixhret nga një tokë ku ishin shfaqur krimi e dhuna, në një vend të ri, ku do të jetonin të qetë larg ambientit dhe tokës përplot kujtime të hidhura, lodhje e tortura të të gjitha ngjyrave nga më çnjerëzoret që kishin pësuar.

### HIXHRETI I IBRAHIMIT A.S..

Ndërsa, për sa i përket Mikut të Allahut xh.sh., ky ishte pronar i disa hixhreteve, dhe po ashtu shkaqet dhe arsyet për veprime të tilla ishin të njëjta dhe identike. Edhe këtë njëri e mundonte populli i tij ishte me babain e tij Azeri, në krye, dhe kjo dëshmon që rruga e misionit të tij ishte e vështirë, por a ka më vështirë se hedhja në zjarr, që i ndodhi Ibrahimit a.s.? Dhe e gjithë kjo ndodhi, edhe pse Ibrahimi a.s. fillimisht nuk i sulmoi zotat e tyre, të cilët i kishin ndërtuar ata me duart e tyre, por dështoi përpjekja dhe orvatja për t'i bindur që të vinin në besimin e drejtë, prandaj më vonë u detyrua që edhe të thyente zotat e tyre për të lënë vetëm të madhin nga ata (zotat), derisa e gjetën, e arrestuan dhe e gjykuan me djegie zjarri.

1.Por e gjithë kjo dështoi dhe deshi i madhi Zot xh.sh. që Ibrahimi a.s. të shpëtonte nga ky dënim i paparë, shëndoshë e mirë. Prandaj, pas tërë asaj që ndodhi, u detyrua të shpërngulej patjetër – të bënte Hixhret në një vend tjetër, i cili do të pranonte thirrjen e tij. Migroi në tokën e Keldanijinëve e pastaj në Haranë dhe, së fundi, migroi në Palestinë, ku kishte marrë me vete edhe bashkëshorten e tij, Sarën, dhe djalin e vëllait të tij, Lutin a.s., prandaj do të thoshim me plotë të drejtë se aty në atë rast qenë bashkuar dy hixhrete për dy të dërguar të Allahut në një Hixhret.

2.Arsyet që e detyruan të migronte Ibrahimin a.s., ishin po ato që detyruan për të migruar edhe Lutin a.s.. nga vendlindja e tij. Nga e gjithë kjo, shihet qartë se sa të mëdha ishin vuajtjet e këtyre të dërguarve të Allahut. Këtu do të theksonim edhe përpjekjet e Lutit a.s. për thirrjen në rrugë të drejtë për popullin e tij dhe kokëfortësinë e popullit të tij që të mos dëgjonte fjalën e Lutit a.s., dhe të atyre që pasuan rrugën e tij nga besimtarët. Ata nuk u mjaftuan vetëm me kaq, por edhe shtuan torturat dhe vuajtjet ndaj Lutit dhe popullit të tij besimtar. Por edhe më tragjike dhe një cilësi e vrazhdë ishte sidomos amoraliteti e atij populli të degjeneruar, dhe ata jo që nuk pranonin fjalën e të

dërguarit të tyre, që e kishte dërguar i Madhi Zot tek ata për t`i nxjerrë në rrugën e dritës dhe lumturisë, por e tallnin dhe e përqeshnin përplot urrejtje dhe ofendime të ndryshme, për të arritur kulmin e të gjitha këtyre, kur ata bënë veprimin moralisht më të ulët duke thyer ligjet martesore, sepse martoheshin meshkujt në mes vete, një shembull ky i paparë ndonjëherë më përpara. Po këtë nuk e pranon logjika e shëndoshë. Përpjekja e Lutit për t'i ndaluar nga kjo cilësi e pistë dhe e ndyrë, nuk mungoi asnjëherë, por ai nuk arriti të kishte sukses. Kështu, pasi humbi të gjitha shpresat për udhëzimin e popullit të tij, nuk i mbeti tjetër veçse të mendonte për  Hixhret. Nga kjo kuptojmë që Hixhreti i Nuhit a.s.  ishte kolektiv, me  gjithë besimtarët e tij, kurse Hixhreti i Ibrahimit a.s. dhe ai i Lutit a.s. ishin në mënyrë individuale, me përjashtim që Ibrahimin a.s. e shoqëronte bashkëshortja e tij, sepse rrethanat ishin të tilla, ndoshta në kohën e Ibrahimit a.s. dhe Lutit a.s. populli i tyre nuk mendonte që të leçiste edhe besimtarët e tyre për t`i detyruar për Hixhretin, sepse ata mendonin se me përzënien e dy pejgamberëve, do të hiqnin qafe të gjitha shqetësimet, që përjetonin sipas tyre, nga të dërguarit e Allahut xh.sh. dhe se më tutje do të jetonin të qetë dhe në mënyrë të rehatshme.

**HIXHRETI I MUSAIT A.S.**

Këtu kemi të bëjmë me dy hixhrete, një që i ndodhi para pejgamberllëkut të tij dhe, i dyti, pas marrjes së Shpalljes, e kjo e dyta do të jetë edhe pika  së cilës do t`i referohemi ne. Për sa i përket hixhretit para Shpalljes, ishte ai pas ndodhisë së shpullave (grushtimit) të një kundërshtari të një bashkëvendësi të tij izraelit (i cili ishte nxënë me një egjiptas) në një qoshe të qytetit, ku pas kësaj ndodhie egjiptasit hulumtonin se cili ishte ai që kishte bërë këtë krim për ta arrestuar dhe për ta vënë para gjykatës për të marrë dënimin e merituar, mirëpo Allahu xh.sh. deshi mbrojtjen e tij dhe dërgoi një lajmërues, i cili e këshilloi Musain a.s. të largohej nga vendi, sepse forcat e sigurisë po e kërkonin këmba-këmbës, dhe në këtë mënyrë ai arriti të shpëtonte nga më e keqja. U shpërngul në Medjen. Pastaj tregimi vazhdon…Ndërsa, për sa i përket Hixhreti pas Shpalljes së Musait a.s., ndodhi atëherë kur Allahu i dërgoi  Musain me të vëllamë e tij, Harunin, te faraoni dhe populli i tij, për t`i thirrur në rrugën e drejtë – në iman. Meqë faraoni nuk pranoi thirrjen e tyre, shtoi presionin dhe kërcënimin ndaj tyre dhe besimtarëve të tyre, duke dëshiruar shfarosjen e beni-Israilëve dhe mbytjen e dy pejgamberëve të Allahut xh.sh. - Musait a.s. dhe Harunit a.s.. Në ato çaste Allahu e urdhëroi Musain a.s. që, së bashku me vëllain e tij Harunin a.s. dhe popullin e tij, beni-Israilët të largoheshin nga Egjipti dhe të shkonin në Palestinë. Prandaj komentin dhe zgjatjen në këtë tregim  nuk e shohim të arsyeshme në detajet e më pastajme, duke konsideruar se për këtë



janë njohuritë e mjaftuara të çdo studiuesi dhe lexuesi të historisë së pejgamberëve.

Nga hixhreti i pejgamberit a.s.  duhet të marrim yrnekun, mostrën dhe shembullin konkret e praktik, ngase Hixhreti i tij thjesht nuk ishte  vetëm migrim, shpërngulje apo transferim prej një vendi në një vend tjetër, por ishte një strategji e studiuar që përmbante në vetvete përplot koncepte praktike, taktikë, vizion, qëllim, realizim dhe arritje e finalizimin që mundësoi përmbushjen e synuar për tek caku, me një përgatitje dhe angazhim të vazhdueshëm. Hixhreti i Pejgamberit ndërtoi klasën shoqërore të mbështetur mbi bazë të vlerave dhe drejtësisë, e cila shporri krimin, sherrin dhe të këqijat. Ishte një shoqëri që ngriti vetveten e saj përmes fesë së Allahut dhe që u kap fort bindshëm për të, teorikisht dhe praktikisht e ngritën atë (fenë e Allahut) dhe me të u ngritën edhe vetë. Në arabishte fjala El-hixhretu (e lexuar haja me kesre) në pikëpamjen gjuhësore ka kuptimin: dalje (shkuarje) prej një vendi në një vend tjetër, që jep të kuptohet braktisja  e të gjitha atyre që posedon absolutisht. Në fjalorin e Sheriatit islam është me kuptim të: daljes (shkuarjes) nga vendi



i kufrit në vendin e imanit (prej darul kufrit në darul islam). Kjo pra është një çështje që Allahu e ka bërë obligative për myslimanët, kur atyre iu ngushtua hapësira e lirisë nga mushrikët mekas dhe u rritën tmerri e terrori prej atyre (mushrikëve) ndaj këtyre (myslimanëve). Ky obligim u bë i tillë për të mbrojtur fenë e tyre dhe vetveten e tyre, sepse, përndryshe, do të përfundonin në dënim të Xhehennemit, sikur e thotë i Madhi Zot në Kuran (En-Nisa, 97- 98-99-100).

**DISPOZITA E HIXHRETIT PAS ÇLIRIMIT TË MEKËS**

Hixhreti nga Meka në Medinë ishte obligim për të munduarit, mbrojtje dhe përkrahje për të dërguarin Muhamed a.s. për fenë islame, dhe siguri për vetveten e tyre nga terrori i mushrikëve. Mirëpo, pas çlirimit të Mekës, përfundoi obligueshmëria e Hixhretit. Për këtë i dërguari i Allahut xh.sh. Muhamedi a.s. thotë: " Nuk ka hixhret pas çlirimit, po xhihad dhe nijet". Këto dy hixhrete, të cilat theksohen në këtë hadith e që mbeten aktive, janë:

1.Të ikurit – të shpërngulurit nga haramet – të ndaluarat, në lidhje me se Muhamedi a.s. thotë:" Tanimë muhaxhir është ai që emigron nga të ndaluarat e Allahut".

2.Hixhreti i mëkatarëve nga mëkatet, pra, të lënët e mëkateve – gjynaheve derisa të përmirësohen dhe të udhëhiqen nga një edukatë e mirë dhe të mos përzihen me mëkatarë e të pendohen sinqerisht identikë me atë se si veproi Muhamedi a.s. me Kaë`b ibn Malikun dhe dy shokët e tij, të cilët nuk e shoqëruan Pejgamberin a.s. në luftën e Tebukut, që thekson i Madhi Zot në Kuran (Et-Tevbetu, 118)

**LLOJET E HIXHRETIT NË TOKË DHE DISPOZITAT:**

Sipas Ibni Arabiut, dijetarët thonë që lëvizjet – dyndjet, emigracionet për njerëzit në tokë, ndahen në dy grupe: "Ikje dhe kërkim". Për sa i përket grupit të parë Ikje, ndahet në gjashtë grupe:

1.Dalja nga vendi i kufrit në vendin e Islamit. Kjo kategori ishte obligim para çlirimit të Mekës, duke lënë Mekën për të shkuar në Medinë. Por, pasi banorët e Mekës përqafuan Islamin, ky obligim pati përfunduar, mirëpo ky lloj i hixhretit, ngjashmëria e tij, mbetet i lejuar dhe obligativ gjer në Ditën e Gjykimit nga ato vende ku pjesa dërrmuese e popullit të saj janë qafirë – pabesimtarë, që të emigrojnë në tokat islame, e kush mbetet në to, është mëkatar. Mirëpo, kur jemi këtu, duhet të theksojmë patjetër se dijetarët myslimanë kanë lejuar mbetjen aty – pra në vendet të banuara me pabesimtarë shumicë për myslimanin e fortë në iman, i cili nuk ka frikë nga pabesimtarët se mund të devijojë, me gjasë që mbetja e tij do të jetë ndoshta shembull ideal me veprimet e tija të mira në atë rreth për të përfituar masën e gjerë nga pabesimtarët dhe kështu ky ndikim ndoshta të ishte ai që t'i bënte ata të përqafonin Islamin dhe të bëheshin besimtarë, shembuj këta që kishin ndodhur me tregtarët myslimanë, të cilët kishin ndikuar që shumë popuj të përqafonin Islamin, sikur kishte ndodhur në Indonezi, Filipine e gjetkë.

"Kur t'i shohësh ata që thellohen (me nënçmim) në dokumentet Tona, largohu prej tyre, derisa të (mos) kalojnë në një bisedë tjetër. E, nëse djalli të mashtron, mos rri me zullumqarë pasi ta kujtosh."

Ikja nga vendi prej terrorit, dhunës dhe rrezikut që kanosin ekzistencën fizike e shëndetësore. Dhe i pari që veproi në këtë pozicion, ishte Ibrahimi a.s. nga populli i tij, për se Allahu xh.sh. thotë në: (El-Ankebut, 26) dhe (El –Kasas, 11)

Ikja nga vendi, nëse e kaplon sëmundja e rëndë apo infektimi nga një sëmundje e rrezikshme, dhe kalimi në një vend të sigurt. Mirëpo këtu bën përjashtim sëmundja e rëndë e kolerës ose ndonjë e ngjashme me të, që janë vdekjeprurëse në mënyrë masive. Për këtë dijetarët myslimanë thonë që, kur është fjala për

sëmundjet, ky emigrim është i papëlqyer apo i urrejtur (qerahet), në mënyrë që të mos mundësohet bartja e sëmundjes dhe përhapja e saj nga vendi i infektuar në vendin e pastër. Sepse, me emigrimin e njerëzve, mund të barten mikrobet e sëmundjeve të tilla dhe pasojat të jenë të kobshme. Ky veprim (mbetja në vendin e tij) është i pëlqyer dhe i pranuar në Sheriatin tonë islam.

### IKJA NGA VENDI KU NDERI DHE PASURIA RREZIKOHEN

Nëse, gjendesh në pamundësi për të ruajtur nderin dhe pasurinë, atëherë edhe në këtë situatë emigrimi është i lejuar. Sepse mbrojta e nderit dhe e pasurisë është e barabartë me mbrojtjen e gjakut – jetës. Ndërsa, për sa i përket grupit të dytë të Hixhretit, që ishte Kërkim, ky emigrim mund të jetë për dy arsye:

1. Në kërkim të dinit – fesë, ose në kërkim të dynjasë – të mirave materiale. Për sa i përket emigrimit në kërkim të dinit – fesë, për të mësuar nga e kaluara e popujve dhe ajo që ndodhi me ta, është gjë e lejuar dhe e pëlqyer. Allahu xh.sh. thotë në Kuran (shih, Err-Rrum: 9). Po ashtu edhe dalja për të shkuar në haxh, një udhëtim ky i cili është obligim për çdo mysliman të mundshëm, që nuk e ka bërë Haxhin më parë. Po ashtu, edhe dalja në luftë – xhihad, pozicion ky që mund të jetë farzi ajn ose farzi kifaje – një obligim personal ose i pjesërishëm, ose synet, në varësi nga situata.

Po ashtu, këtu renditet edhe dalja për të kërkuar jetë më të mirë për atë që në vendin e tij e ka jetesën të vështirë, - e ka të drejtën e emigrimit në vendin ku mund të jetojë më mirë. Ndërsa, për sa i përket shtimit të pasurisë dhe fitimit, lejohet nëse ka të sigurt ruajtjen e fesë së tij dhe të vetvetes së tij nga devijimi. Preferohet që ai të marrë me vete Kuranin dhe literaturën fetare të nevojshme, në mënyrë që të jetojë në frymën islame dhe ta mbrojë vetveten e tij nga rrëshqitja dhe tjetërsimi. Po ashtu, nga udhëtimet e lejuara numërohen edhe udhëtimet për tregti dhe për përfitime e sjellje të ushqimit dhe të mirave të tjera për ekzistencë. Besimtarit mysliman i lejohet që të udhëtojë nga një vend në një vend tjetër dhe që të kthehet në vendin e tij si tregtar fitimprurës dhe me të mira të tjera materiale. Për të gjitha këto flasin ajetet kuranore (shih El-Bekaretu, 195); (El-Mulk, 15) dhe (El-Bekaretu, 198). Nga e tërë kjo shihet që kërkimi për rrëskun – furnizimin, është i lejuar edhe pse kjo ndoshta, në shikim të parë, duket si e mirë materiale e kësaj bote.

Ndërsa, për sa i përket fesë dhe të kërkuarit e saj, si të kërkuarit e diturisë është prej obligimeve të pjesërishme – farzi kifaje, në Kuran Allahu xh.sh. thotë (Et-Tevbetu,122). Po ashtu, nga dalja (Hixhreti) është udhëtimi në tri Vendet e shenjta: Mekë, Medinë dhe Kuds (Jerusalem), me qëllim të ibadetit në to – gjegjësisht në xhamitë e tyre. Ibadeti (namazi) në këto xhami është më i vlefshëm dhe me sevape të shumëfishta, për se Muhamedi a.s. thotë: "Nuk arrihet shpërblimi i udhëtimit përpos në tri xhami". (Ahmedi, Nesaiu dhe Termidhiu). Këtu, në këtë hadith, bëhet fjalë për Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë, Mesxhidi-haramin në Mekë dhe Mesxhidul Aksan.

Pastaj Hixhreti – dalja për në rrugën e Allahut xh.sh., në mbrojtje dhe për të ndihmuar ligjshmërinë e mbrojtjes nga armiku dhe largimin – evitimin e tij. Pastaj në këtë kategori radhitet edhe vizita që u bëhet të afërmve për hir të Allahut xh.sh.. Për këtë qëllim Pejgamberi a.s. thotë: Një njeri e kishte vizituar vëllain e tij në një fshat dhe se atë e shoqëronte një melaqe në udhëtimin e tij dhe e pyeti se ku po shkonte. Vizituesi ishte përgjigjur që donte të vizitonte vëllain e tij në atë fshat! E pyeti meleku vizitorin se a kishte lidhje farefisnore apo ndonjë interes tjetër, e vizituesi i kishte thënë që nuk ishin asnjëra nga ato (motive), po e bënte për hir të Allahut xh.sh., që e donte dhe po e vizitonte për Allahun.

Ndërsa, për sa i përket Hixhretit - daljes për të kërkuar begatitë e kësaj bote ose udhëtimit pas tyre, nëse është qëllimi – nijeti jo i sinqertë, pra jo për Allahun xh.sh., ky është i lejuar, por pa shpërblim dhe sevap tek i Madhi Zot, sipas asaj që dëshmon fjala e Pejgamberit a.s. në hadithin e tij: "Veprat janë sipas qëllimit, prandaj edhe shpërblehen sipas tij". (Buhariu, Ebu Davudi dhe Nesaiu).

### PËRFUNDIMI

Se popujt nuk mund të jetojnë përgjithnjë të robëruar, të përbuzur dhe të dobët, po edhe ata duhet të gëzojnë një ditë krenarinë dhe identitetin e tyre. Dobësia nuk është prej karakteristikave e veçorive të atyre popujve të cilët mësyjnë prosperitetin dhe ngritjen e tyre, sepse shtypjen nuk e duron dot njeriu i ndershëm. Prandaj, sa herë që kujtojmë Hixhretin e Muhamedit a.s. me shokët e tij prej Mekës në Medinë, duhet të mendojmë shembullin e lartë të sakrificës, që lanë atdheun, pasuritë, shtëpitë e tyre, vetëm e vetëm për hir të lirisë së besimit. Kaluan faza të vështira dhe sprova të ndryshme, por qëndruan të patundur në besimin e tyre dhe prandaj Allahu i ndihmoi ata dhe triumfuan me fitore në këtë botë, sikurse dhe në tjetrën do të kenë shpërblimin për suksesin e tyre të arritur, me vendbanim të përhershëm në Xhenet, ku do të hyjnë engjëjt nga të gjitha dyert e tij (Xhenetit) e do t`u thonë: Paqja qoftë për ju, ky është shpërblim i durimit tuaj. Sa përfundim i shkëlqyeshëm është ky vendbanim!

O Zot, pastroji zemrat dhe shpirtrat tona e ndriçoji mendjet tona, që të veprojmë mirë e të na bëhet edhe neve vendi në Xhenet!

Dr. Fahrush Rexhepi

# Halifi i katërt Aliu r.a.

**(600-661)**

Ali bin Ebi Talib bin Abdulmutalib bin Hashim bin Abdul Menaf, djali i axhës së Pejgamberit a.s. , kishte lindur në vitin 600 m. në Mekë. Nëna e Aliut ishte Fatimja e bija e Esed ibni Hashim ibni Abdu Menafit. Aliu ishte i njohur me ofiqin Ebu-el-Hasan. Pas lidhjes së krushqisë me Pejgamberin a.s. (martesës së tij me të bijën e Pejgamberit a.s.), ai njihej edhe me epitetin "Ebu Sebtejn" (babai i Hasanit dhe Hysenit). Pejgamberi a.s., Aliut i kishte dhënë edhe një epitet tjetër - "Ebu Turab" ('njeri i dheut'). Sipas asaj që transmeton Buhariu, një ditë Aliu kishte hyrë te Fatimja, pastaj kishte dalë dhe ishte shtrirë në xhami. Pejgamberi a.s. e kishte pyetur Fatimen: "Ku është djali i xhaxhait"?. "Në xhami"-ishte përgjigjur ajo. Ai kishte shkuar dhe kishte gjetur veshur me gunë, e cila i kishte rënë nga shpina, kështu që i ishte ngjitur dheu për shpine. Atëherë kishte filluar ta pastronte nga dheu me fjalët: "Rri i qetë, o njeri prej dheu".[1] Aliu r.a. ishte i pari Hashimit me origjinë të dyanshme nga hashimitët, dhe i pari halif nga beni-Hashimët e i katërti me radhë nga Katër Halifët e drejtë myslimanë. Aliu r.a. ishte njëri nga dijetarët dhe ligjëruesit e njohur trima. Islamin e kishte pranuar pa arritur fazën e pjekurisë. Ibni Is'haku ka thënë: "Ai atëherë kishte dhjetë vjeç, dhe ishte më i ri se Xhaferri, Akili dhe Talibi".[2] Aliu qe takuar me Pejgamberin a.s. te gjyshi i parë, Abdulmutalibi. Babai i Aliut, Ebu Talibi, e mbronte Pejgamberin a.s. nga kurejshët. Një ditë kurejshët kishin shkuar tek Ebu Talibi dhe i kishin kërkuar që t'ua dorëzonte Muhamedin a.s., e ata në vend të tij do t'i jepnin një djalë tjetër. Ebu Talibi kishte shprehur çudinë dhe kishte thënë: "Ju më jepni djalin tuaj që ta ushqej e ta rris dhe kërkoni të ma merrni djalin tim e ta vrisni?!" Ebu Talibi u qëndroi fjalëve të veta deri në vdekje, duke e përkrahur dhe mbështetur Pejgamberin a.s. gjithnjë. I dërguari i Allahut xh.sh. kishte kërkuar prej tij të thoshte një fjalë për ta ndihmuar atë tek Allahu, duke i thënë: "Thuaj një fjalë me të cilën të mundohem të të ndihmoj tek Allahu. Thuaj "La ilahe il-la Allah, Muhamedu Resulullah". Ebu Talibi tha: "Jo, pasha Allahun, se mos do të thonë arabët që kam lënë fenë e të parëve të mi".Nëna e Aliut ishte Fatime bint Esed bint Hashimi. Ajo u takua me Pejgamberin a.s. te gjyshi i dytë.

Aliu, sikur e thamë, ishte Halifi i parë nga beni-Hashimët. Fatime bint Esedi kishte pranuar Islamin dhe kishte emigruar në Medinë dhe atje vdiq. Namazin e xhenazes së saj e pati falur Pejgamberi a.s.. Ai vetë kishte zbritur në varrin e saj, e kishte mbështjellë me këmishën e tij dhe e kishte lëshuar në varr e kishte thënë: "Pasha Allahun, nuk kam parë ndonjë njeri që më ka bërë mirë si kjo grua, pas Ebu Talibit". Ajo e kishte rritur Pejgamberin a.s. dhe ishte shumë e dashur. Para se t'i vinte Shpallja, Pejgamberi a.s. ishte përkujdesur për Aliun, sepse Kurejshët në atë kohë jetonin në kushte të vështira ekonomike, dhe sidomos Ebu Talibi, i cili kishte familje të madhe dhe shumë fëmijë, sa kohë që kishte fare pak pasuri. Kjo ishte arsyeja pse Pejgamberi a.s. e kishte marrë nën përkujdesje Aliun, kurse Abasi e kishte marrë Xhaferrin derisa të përmirësohej gjendja ekonomike e tij. Aliu r.a. ishte prej të parëve që kishte bërë emigrim në Medinë. Ai përjetoi luftërat e Bedrit, Uhudit, Hendekut, Bej`atu Ridvan, Tebukun, etj., të gjitha këto ngjarje të rëndësishme në të cilat kishte marrë pjesë në krah të Pejgamberit a.s., shpesh duke qenë edhe bartës i flamurit islam. Pejgamberi a.s. ishte shumë i vëllazëruar me Aliun, ashtu siç ishte vëllazëruar me muhaxhirët e tjerë dhe me ensarët, kur ishte shpërngulur në Medinë. Ai a.s. në një rast i kishte thënë Aliut: "Ti je vëllai im në këtë botë dhe në Botën tjetër".[3] Aliu r.a. ishte prej dhjetë besimtarëve, të cilëve u ishte premtuar Xheneti, dhe është një prej shkruesve të Shpalljes dhe personi që ka transmetuar më se 580 hadithe të Pejgamberit a.s..

**BASHKËSHORTET E TIJ**

Aliu r.a. gjatë jetës së vet kishte gjithsej 10 gra. Ato ishin: E para ishte Fatimja, e bija e Pejgamberit a.s., pastaj Havletul bint Xhafer bin Kajs bin Mesleme, Lejla bint Mes`ud bin Halid , Ummu Benin bint Hazam bin Halid, Umu Veled, Esma bint Umejse El-Huthejmije, Sehba umu Habib bint Rebiatu, Emametu bint Ebi El-As bin Rr-ebi bin Abdul Aza, Umu Seid bint Urvetu bin Mes`ud, dhe Muhaja bint Umul-Kajs bin Udej.

Për sa i përket Fatimes, bijës së Pejgamberit a.s., ajo ishte zonjë e të gjitha grave të botës, ashtu si dhe Merjemja, bija e Imranit. Fatimja dhe vajza tjetër e Pejgamberit a.s., Ummu Kulthum, ishin ndër vajzat më të reja të Pejgamberit a.s.. Kur u martua Aliu me Fatimen, ajo kishte 15 vjet e 5 muaj[4] Bejhekiu në "Delail" transmeton nga Aliu r.a., dhe thotë: "Dikush e kishte kërkuar Fatimen për fejesë tek i Dërguari i Allahut (a.s.). Një shërbëtore imja më tha: A e di se e kemi kërkuar Fatimen për fejesë, e unë i thash - jo. Ajo tha: Përse nuk shkon ta kërkosh për vete? I thashë: Po unë s'kam pasuri. Ajo tha: Nëse do ta kërkosh, ai do të ta japë Fatimen. Ajo vazhdoi të më nxiste, derisa shkova te Pejgamberi a.s. dhe, kur u ula, m`u mbyll goja e nuk

munda të flas nga respekti ndaj tij. Pejgamberi më pyeti: Ç`të ka sjellë, a mos ke ndonjë nevojë? Unë heshta, kurse ai tha: Ndoshta ke ardhur të kërkosh Fatimen? I thash: po-po. Ai tha: A ke ndonjë pasuri? I thashë - jo. Ai tha: Ku e ke mburojën që ta kam dhënë, se vallahi ajo thyen shpata dhe vlen 400 dërhemë! I thashë - e kam. E ai më tha: Ta dhashë Fatimen dhe këtë jepja si mehër. Ky ishte mehri i Fatimes, bijës së Pejgamberit a.s., në fillim". Këtë hadith e transmeton gjithashtu ed-devlabi në Edhurie Et-Tahire, siç është në Kenzul-ummal.Taberaniu transmeton se Burejde thotë: "Disa nga ensarët i thanë Aliut r.a. që të fejohej me Fatimen dhe ai shkoi te Pejgamberi a.s., i cili i tha: "Çfarë nevoje ka Ali ibn Ebi Talibi"? Tha: "O i dërguar i Allahut, unë përmenda Fatimen, bijën e të dërguarit të Allahut". Pejgamberi a.s. tha: "Mirë se ke ardhur". Pasi ia dha Fatimen, i tha Aliut se duhej të bënte dasmë. Seadi r.a. tha: Kam një dash dhe ensarët i shtuan një sasi misri. Natën e dasmës Pejgamberi a.s. i tha Aliut: "Mos bëj asgjë derisa të më takosh mua". Ai kërkoi të sillnin pak ujë, nga i cili mori abdes e pastaj ia hodhi Aliut duke thënë: "O Zot, bekoji të dy dhe bekoje martesën e tyre".[5]

Sipas Hajdhemiut, këtë hadith e transmetojnë edhe Taberani dhe Bezari. Po ashtu sipas tij, një grup ensarësh i thanë Aliut: "Sikur të martohesh me Fatimen", e në fund të hadithit thotë: "O Zot, bekoji ata të dy dhe bekoje bashkimin e tyre". Transmetues janë po ata të Sahihut, vetëmse Abdul Kerim ibn Selit ibn Hibani e forcon përafërsisht në të njëjtën mënyrë. Hadithin e transmetojnë edhe Ruvejani dhe ibn Asakiri, siç transmetohet në "Kenz", por hadithi thotë: "O Zot, bekoji ata të dy, bekoje martesën e tyre dhe bekoji pasardhësit e tyre". Kur u martua Fatimja me Aliun, nuk kishin në shtëpi përveçse një rrogoz të shtrirë dhe një jastëk. Pejgamberi a.s. dërgoi dikë dhe i tha të mos vepronte asgjë, derisa të shkonte vetë Pejgamberi a.s. aty. Erdhi Pejgamberi a.s. dhe tha: "A është këtu vëllai im?" Ummu Ejmen r.a., e cila ishte nëna e Usame ibn Zejdit r.a. nga Etiopia, dhe grua e mirë, tha: "O I dërguar i Allahut. Ky është vëllai yt dhe gruaja e tij është vajza jote". Pejgamberi a.s. tha: "Po, ashtu është, o Ummu Ejmen". (Pas migrimit Pejgamberi a.s. dhe Aliu ishin vëllazëruar.) Pastaj kërkoi një enë me ujë, tha ç`deshi të thoshte dhe, me dorën e tij fshiu gjoksin e fytyrën e Aliut r.a. dhe pastaj bëri një dua"...e pastaj me të fërkoi kraharorin e Aliut dhe fytyrën e tij. U lut përsëri e pastaj drejt tij shkoi Fatimja, e cila ecte e ndrojtur. Edhe asaj i hodhi ca ujë përsipër, u lut për të dhe tha: "Unë vetë nuk kam lënë gjë mangu, sepse të kam dhënë për t'u martuar me njeriun më të dashur të familjes sime". Pas perdes pa diçka të zezë dhe pyeti: "Kush është"? "Esma jam"!- u dëgjua një zë. "Esma bin Umejs"?-pyeti i Dërguari (a.s.). "Po, o i Dërguar i Allahut",- iu përgjigj ajo. "A paske ardhur për respekt të Pejgamberit"?- e pyeti Muhamedi s.a. "Po- i tha ajo. - Natën e martesës vajza ka nevojë që të ketë afër një grua. Ta ndihmojë, nëse i nevojitet diçka". Esma tregon:"Dhe i dërguari u lut për mua, gjë që më



bëri edhe më të fortë në punë. Pastaj i tha Aliut: Afroje pranë shoqen tënde"! Duke u larguar, lutej për ta dhe kështu bëri derisa arriti në shtëpi". Në një transmetim po nga Esma bint Umejs, shënohet se ajo ka thënë: "Isha në dasmën e Fatimes r.a., bijës së të Dërguarit (s.a.). Kur u zbardh, erdhi i Dërguari (s.a.), trokiti te dera dhe Ummu Ejmen u ngrit për t`ia hapur. I Dërguari (s.a.) i tha: Ummu Ejmen! Ma thirr vëllain tim! Ajo e habitur pyeti: Vëllai yt, e ti e ke martuar vajzën me të?! Po i Dërguari i tha përsëri: O Ummu Ejmen! Ma thirr! Gratë e dëgjuan zërin e të Dërguarit (s.a.) dhe lëvizën. Ai u ul në një skaj dhe pas pak erdhi Aliu r.a.. I Dërguari u lut për të dhe e fërkoi me ujë. Pastaj tha: Ma thirrni edhe Fatimen. Ajo erdhi e mbledhur e ndrojtur. I Dërguari iu drejtua: Hesht, se të kam zgjedhur për burrë njeriun më të dashur për mua!" Hejthemiu thotë: "Të gjitha i transmeton Taberaniu". Transmetuesit e hadithit të parë janë transmetues hadithesh të sakta. Fatimja r.a., e bija e Pejgamberit a.s., konsiderohet njëra ndër zonjat më të mira nga të gjitha gratë e tjera, duke e krahasuar me Merjemen, të bijën e Imranit. Fatimja dhe vajza tjetër e Pejgamberit a.s. - Umu Kulthum, ishin më të rejat nga vajzat e Pejgamberit a.s.. Fatimja r.a. ishte më e dashura nga të gjithë njerëzit tjerë edhe për vetë Pejgamberin a.s.. Martesa e saj me Aliun r.a. kishte ndodhur pas luftës së Uhudit. Sipas transmetimeve më të sakta, Fatimja kishte vdekur 6 muaj pas Pejgamberit a.s. dhe varri i saj ishte i pari në Islam. Pas vdekjes, Aliu r.a. ishte lutur për të dhe kishte rekomanduar që varrimi i saj të bëhej në mbrëmje, dhe ashtu kishte ndodhur. Fatimen r.a. në varr e kishin lëshuar Aliu, Abasi dhe Fudel bin Abas. Ajo kishte vdekur në moshën 29 vjeç.[6] Transmetohet se Aliu r.a., kur bashkëshortja e tij Fatimja, ishte varrosur afër Pejgamberit a.s, i qe drejtuar me këto fjalë: "Paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për ju, o i Dërguari i Allahut, nga unë dhe nga bija jote e varrosur



pranë teje, e cila të pasoi shumë shpejt në Botën tjetër... Ne jemi të Zotit dhe tek Ai do të rikthehemi..."[7]

## FËMIJËT E TIJ

Ndërkaq, fëmijët e Aliut r.a. ishin: Hasani, Husejni, Zejnebja (e madhja), Umu Kulthum e (madhja). Këta i kishte lindur me Fatimen r.a.; Muhamedin (e madh) me epitetin "Ibn Hanefi" e kishte me Havle; Ubejdullahun dhe Ebu Bekrin me Lejlen; Abasin (e madh), Uthmanin dhe Xhaferrin (e madh) dhe Abdullahun - me Umu Benine; Muhamedin (e vogël) me Umu Veled, Jahjain dhe Avniun - me Esma bint Umejsen; Umerin (e madh) dhe Rukijen - me Suhbanë; Muhamedin (e mesëm) me Emamen; Umu Hasan dhe Remlen (e madhe) me Umu Seiden; Umu Hanae, Mejmunetu Zejneb (e vogla), Remletu (e vogla), Umu Kulthum (e vogla), Fatimja, Emameh, Hatixhja, Umul Kiram, Umu Selve, Umu Xhafer, Xhemaneh, Nefise dhe Lemtesen - me Muhjah. Sipas ibni Seadit, Aliu r.a. kishte gjithsej 14 djem e 19 vajza.[8]

## VEÇORITË E ALIUT

Ibni Mes`ud nga ibni S`adi Ed-Dabiu r.a. transmeton: "Ishte burrë trupmesëm, shpatullgjerë dhe mjekërgjatë. Ai që e shikonte, mendonte se ishte ngjyrë esmere, mirëpo, kur afrohej, e kuptonte se ishte më afër ngjyrë hiri". Pamjen e tij fizike e kanë përmendur edhe shumë historianë, të cilët deklarojnë se muskujt e duarve të tij ishin jashtëzakonisht të mëdhenj dhe se në pjesën e kokës përpara ishte pa flokë, si dhe kishte mjekër të bardhë, e cila mbulonte hapësirën midis krahëve. Përshkrimin më të mirë për Aliun e hasim te Dirar Es-Suddai, të cilit një ditë Muaviu i kishte thënë: "Ma përshkruaj Aliun!" Ai ishte përgjigjur: "Më kurse prej kësaj, o prijës i besimtarëve"! Muaviu i tha: "Duhet ta përshkruash"! Dirari pastaj tha: "Ishte trupmadh, shumë i fuqishëm, fliste qartë dhe gjykonte drejt, kurse prej tij buronin dituria dhe urtësia. Nga kjo botë dhe bukuritë e saj ka ikur si pa kokë, kurse donte natën dhe pagjumësinë në të. Kishte marrë shumë mësime duke përsiatur gjatë, duke u penduar dhe duke bërë dua. I parapëlqente rrobat e shkurtra dhe ushqimin modest; ishte si çdonjëri prej nesh. Kur i afroheshim, na afrohej, nëse e pyesnim - përgjigjej, e nëse kërkonim ndonjë informacion - na informonte. Për Allahun, mezi mund të flisnim me të për shkak të afrisë së tij me ne dhe nga respekti ndaj tij. Kur qeshte, i shfaqeshin dhëmbët si xhevahire të renditura. I donte njerëzit e ditur dhe ishte i afërt me të varfrit. I forti nuk kishte shpresë se do ta tërhiqte nga e pavërteta dhe padrejtësia, kurse i dobëti nuk ndihej i humbur para Aliut, kur ishte fjala për drejtësinë. Allahun e kam dëshmitar se një herë e kam parë të përkulur në mihrab duke mbajtur mjekrën, ndërsa nata kishte lëshuar perdet e veta dhe yjet ishin fshehur, duke pëshpëritur dhe duke qarë si ai që është kapluar nga pikëllimi. Ai pati deklaruar: "O dynja, mashtro ndonjë tjetër! Pse më ke zgjedhur mua? Pse më josh mua? Larg qofsh! Të kam shkurorëzuar tri herë dhe nuk ka kthim prapa. Koha jote është e shkurtër, shoqërimi me ty nuk ka vlerë dhe ti je fare e parëndësishme. Mjerë unë, i mjeri, për shkak të mungesës së furnizimit, gjatësisë së udhëtimit dhe vështirësisë së rrugës"! Pasi dëgjoi këtë, Muaviu ia plasi vajit dhe tha: "Allahu të mëshiroftë, o ibni Hasan, për Allahun, ashtu ka qenë! O Dirar, sa është pikëllimi yt për të"? Ai u përgjigj: "Pikëllimi im për të është sa i nënës, së cilës ia kanë prerë fëmijën e vetëm në prehrin e saj, lotët e së cilës kanë shteruar e pikëllimin nuk e duron dot".[9]

Aliu r.a. kishte dhe shumë veçori të tjera. Në rend të parë ai ka qenë i afërt i Pejgamberit a.s., edhe nga farefisi edhe nga shpirti e zemra dhe kauza. Në vazhdim do të përmendim disa nga veçoritë e karakterit të tij, të theksuara në Sahihun e Buhariut.[10] Pejgamberi a.s. në një rast i kishte thënë: "Ti je imi, unë jam yti". Umeri r.a. i kishte thënë: "Pejgamberi a.s. ka vdekur duke qenë i kënaqur me të (Aliun)". Në një rast tjetër, Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Ti je vëllai im në këtë botë (dynja) dhe në Botën tjetër (Ahiret)"[11]. Gjithashtu na është e njohur se Aliu ishte prej grupit të dhjetë personave të cilëve u ishte premtuar Xheneti, dhe prej shkruesve të Kuranit e prej transmetuesve të haditheve. Ai ka transmetuar më se 580 hadithe të Pejgamberit a.s..

Kur Pejgamberi a.s. e kishte emëruar prijës të Medinës, para luftës në Tebuk, Aliut i kishte ardhur shumë rëndë që nuk mund të merrte pjesë me ashabët, prandaj Pejgamberi a.s. i tha: "A nuk je i kënaqur të kesh pozitë tek unë, sikur kishte Haruni te Musai"?

(1). Hajrullah Tilfah, Ali bin Ebi Talib, botimi i 115, Bagdad,1982, f.9. (2). Fet'hul-Bari, 7/70. (3). Hajrulla Tilfah, ibid, f.10. (4). Po aty. (5). Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë, SHB "Furkan ism"- Shkup, 2003. (titulli origjinal: El-hulefaur-rashidin). (6). Hajrulla Tilfah, ibid, f.11. (7). Po aty. (8). Po aty. f.12. (9). "Udhamauna fit-tarih", f.186. (10). Fet-hul-Bari, 7/70. (11). Hajrullah Tilfah, f.10.



Kasim Gërguri

# Uniteti në besim

Porosia e besimit në Një Zot nuk është risi e Kuranit, ngase për besimin në Një Zot bënë thirrje të gjithë të dërguarit e Zotit që prej Ademit- njeriut dhe pejgamberit të parë, e deri tek i dërguari i fundit, zotëria i të gjithë Pejgamberëve dhe zotëria ynë, Muhamedi a.s..

Për këtë besim ishin të urdhëruar të gjithë të dërguarit dhe ky besim (në Një zot ) ishte i shpallur në të gjithë librat (Zebur -Davudi a.s.,Tevrat - Musai a.s., Inxhil - Isai a.s. dhe Kuran - Muhamedi a.s.), nga ana e Zotit. Ky ishte amaneti dhe porosia e të gjithë të dërguarve. Ata nuk kërkuan ndonjë shpërblim material nga popujt tek të cilët ishin të dërguar, por porositën dhe urdhëruan që të komunikonin me njerëz e t`i urdhëronin për një besim të përbashkët, që të ishin unikë duke besuar dhe dëgjuar se: ”Nuk ka zot tjetër përveç Allahut”. Në lidhje me misionin unik të të gjithë pejgamberëve, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: “Përmendju në Libër (tregimin për) Musain! Ai ishte i zgjedhur (prej Zotit) dhe ishte i dërguar, pejgamber. Dhe Ne e thirrëm nga ana e djathtë e kodrës Tur, e afruam për t’i folur (të dëgjonte bisedën tonë). Nga mëshira Jonë ia dhamë vëllain e tij, Harunin, pejgamber. Kujtoju në këtë Libër Ismailin! Ai ka qenë shumë besnik në premtim (premtoi të bëhet kurban) dhe i dërguar, pejgamber. Ai urdhëronte familjen e vet me faljen e namazit e me zekat, dhe ishte shumë i pranishëm te Zoti i tij. Kujtoju në libër edhe Idrisin! Ai ishte shumë i drejtë dhe pejgamber. Ne e ngritëm në një vend të lartë (ia ngritëm lart famën). Këta (të përmendur) ishin që Allahu i gradoi nga pejgamberët pasardhës të Ademit, prej pasardhësve të atyre që i patëm bartur (në anije) bashkë me Nuhun, prej pasardhësve të Ibrahimit e të Jakubit (Israilët), dhe prej atyre që i udhëzuam dhe i bëmë të zgjedhur; kur u lexoheshin atyre ajetet e Zotit, binin në sexhde dhe qanin”. (Merjem: 52-58). Ky ishte uniteti i të gjithë të dërguarve, i cili nuk ndërron me kalimin e kohës dhe nuk dallon nga vendi, personi e popujt dhe nga varfërimi a zhvillimi. Njerëzit ishin nën një flamur të njëjtë të besimit, i cili kaloi dorë-më-dorë nga njerëzit e zgjedhur të Allahut deri tek i dërguari i fundit, i cili u dërgua mëshirë për tërë botën, dhe ai flamur mbeti në duart dhe zemrat e besimtarëve deri në Ditën e Fundit me të njëjtin titull: “Nuk ka zot tjetër përveç Allahut”, duke e garantuar Allahu, sepse Ai ishte zgjedhësi i kësaj feje të pastër, që në esencë nuk pëson kurrfarë ndryshimi, edhe pse koha ndërron dhe teknologjia zhvillohet. Në anën tjetër, ajo ka karakter progresiv dhe u përgjigjet të gjitha kohëve deri në Ditën e Gjykimit.

## FEJA ISLAME FE DHE PROGRAM JETE

Në Mustedrekun e Hakimit shënohet: "Nga Seid Ibn Hudurij se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Musa a.s. thotë: O Zot, më mëso diçka që të përmend dhe të lutem.Ai tha: O Musa, thuaj: (La ilahe ilellah e Musa i tha :Të gjithë robët e Tu e thonë këtë. (Më veço nga të thjerët). Zoti tha : Me të vërtetë, o Musa, sikur shtatë qiejt dhe ç'ka në mes tyre të ndërtuar përveç Meje, dhe shtatë palë tokë e ç'ka në mes tyre, të vendosen në peshojë dhe La ilahe ilellah në anën tjetër të peshojës, fjala La ilahe ilellah do të peshonte më rëndë se ato''[1]. Kurse në Sunenin e Tirmidhiut, Nga Abdullah bin Amr tregohet se Pejgamberi a.s. ka thënë : "Duaja më e mirë është duaja në ditën e Arafatit, kurse fjalët më të mira që them unë dhe (kanë thënë) të dërguarit para meje, janë: S'ka të adhuruar tjetër përveç Allahut Një dhe i pashoq, Atij i takon sundimi e lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send".[2] Allahu dëshiroi dhe zgjodhi që kjo fe të jetë program i njerëzve dhe i la të lirë në zgjedhje. Se Allahu është zgjedhës i kësaj feje, në Kuran thuhet: "..sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time, zgjodha për ju Islamin fe..."( El-Maide: 3). Për të gjithë popujt ka pasur ligj dhe program të posaçëm, në varësi nga koha, rrethi dhe vendi, mirëpo themelet e besimit ishin unike tek të gjithë pejgamberët, gjë që e argumenton edhe vetë Kurani: "Ai ju përcaktoi ju për atë që i pati përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty, dhe atë për se patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (i porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo për se i thirrni ata All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do, dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij.. " (Eshura:13)

Feja Islame në esencën e saj është unike, detyrë, obligim, përgjegjësi dhe vazhdueshmëri nga një pejgamber tek pejgamberi tjetër. Allahu xh.sh. thotë: Thuaj: "Ne i kemi besuar Allahut, edhe asaj që na u zbrit neve, edhe asaj që i është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve. Edhe asaj që i është dhënë Musait dhe Isait, edhe asaj që u është zbritur të gjithë pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi në mes tyre dhe ne vetëm Atij i jemi dorëzuar".(Al Imran, 84).

## ÇDO ORVATJE PËR TË KËRKUAR FE TJETËR PËRVEÇ FESË ISLAME, ËSHTË E KOTË

Dhe thuaj: "Vepроni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e më vonë do të ktheheni te njohësi i së fshehtës dhe së dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat".( Et-Tevbe: 105). Në bazë të asaj që u cek më lart, kuptojmë se të gjithë pejgamberët e Allahut xh.sh. kanë pasur një fe dhe Allahu xh.sh. nuk ka zbritur fe tjetër përveç Islamit, dhe kjo do të jetë e vazhdueshme deri në kataklizmën përfundimtare.I Madhërishmi, në Kuranin fisnik thotë : "E kush kërkon fe tjetër përveç fesë Islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në Botën tjetër është nga të dëshpëruarit".(Ali Imran, 85) Besimi në të gjithë pejgamberët është kusht për të qenë besimi i drejtë, i vërtetë dhe i pranishëm te Zoti. Nga kjo konkludojmë se besimi islam nuk erdhi me Muhamedin a.s., por kjo fe ishte e pranishme edhe tek të gjithë të dërguarit e Allahut xh.sh., sepse që të gjithë kishin një burim. Në baza të besimit të gjithë ishin të njëjtë, kurse në ligje-sheriate ndryshonin në varësi nga vendi dhe koha kur jetonin deri te Muhamedi a.s.. Me ardhjen e Muhamedit a.s. plotësohet revelata qiellore. Allahu xh.sh.thotë: "(Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe". (El-Maide, 3), kurse Muhamedi a.s. thotë : ''Shembulli im dhe i pejgamberëve para meje është si shembulli i një personi që ndërton një shtëpi dhe lë një tullë mangu. Njerëzit, të mahnitur, i vijnë asaj rrotull dhe thonë: Sa shtëpi e bukur, sikur të ishte vënë dhe kjo tullë ! Unë jam ajo tulla që plotëson shtëpinë''[3]. Dërgimi i Muhamedit a.s. është vula e të dërguarve, është mesazhi i fundit që u erdhi njerëzve. Të dërguarit e Zotit që ishin para Muhamedit a.s., që të gjithë kishin një bazë, mirëpo ishin të përcaktuar për një popull dhe një kohë të caktuar, kurse mesazhi i Muhamedit a.s. është i përgjithshëm për të gjithë njerëzit dhe për të gjitha kohët. Mëshirë për botën në çdo kohë dhe vend, derisa të vijë momenti i shkatërrimit të kësaj bote. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Thuaj (Muhamed): O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju…" (El-Araf: 158)

Muhamedi a.s. dërgohet udhërrëfyes për të gjithë njerëzimin deri në përfundimin e kësaj ekzistence. Allahu xh.sh.thotë : "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El-Enbija: 107). Kjo fe është dritë e dhuruar për njerëzit nga Krijuesi i tyre, sqarues i rrugës së drejtë, e cila realizon rehati, kënaqësi e siguri në këtë botë, kurse lumturi të përhershme në Botën tjetër. Çdo orvatje për të kërkuar fe tjetër përveç fesë Islame, është e kotë. Feja Islame përmbledh çdo gjë në jetën e njeriut. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në Botën tjetër është nga të dëshpëruarit". (Ali Imran, 58)

(1) El Mustedrek ala Sahihajn lil Hakim v.1 f 528,dhe sherh lil Begavij v.5 f .55. (2) Sunen Et-Tirmidhi, Kitab Ed-Deavat,bab 123,Nr.3585,Vëll.5, f,534 (3) Fet-h El-Bari,Sahih El-Buhari,Kitab El-Menakib,Bab Hatem En-Nebijin a.s.Vëll. 6,Nr.Hadithit :3535 f. 645,Dar Err-rrejan li-tturath-El-Mektebeh Es-selefijeh,viti i botimit 1407 h. *Po ashtu në Sahihun e Muslimit,me sherh të Neveviut,Kitab El-Fedail,Vëll 15,Nr.Hadithit :2286,f.50-52,Bejrut pa vit botimi

Dr. Abdulkerim Zejdan

# TAKLIDI

## Imitimi në fe[1]

El-Gazaliu taklid-in e ka përkufizuar si "aprovim, miratim të mendimit të dikujt pa dëshmi." Të tjerët e kanë përkufizuar si "veprim sipas mendimit të dikujt, mendimi i të cilit vetvetiu nuk është dëshmi në fe". Të tretët thonë se ky është "aprovimi i mendimit të dikujt pa njohjen e argumenteve në të cilën ka zënë fill". Në bazë të përkufizimeve paraprake, mund të përfundojmë se Taklid do të thotë miratimi i mendimit të dikujt pa njohjen e argumentimit dhe fuqisë së atij argumenti. Si shembull mund të na shërbejë njeriu i cili konsideron se është i lejuar divorci për shkak të mangësisë së njërit bashkëshort, nga shkaku se një muxhtehid kishte pasur mendim të tillë, duke mos pyetur dhe duke mos e njohur argumentimin dhe validitetin e tij.

### STATUSI I TAKLIDIT

Në bazë, Sheriati e qorton dhe e përbuz taklidin, sepse ky është pasim dhe ndjekje pa dëshmi e argument, dhe, përveç kësaj, shkakton fanatikë të përbuzur dhe anim te shumica e atyre që e ndjekin. Dijetarët myslimanë janë ndarë lidhur me lejueshmërinë e pasimit në dispozitat praktike sheriatike. Disa e ndalojnë në tërësi dhe konsiderojnë se çdo njeri madhor dhe mendërisht i shëndoshë, është i obliguar ta praktikojë ixhtihadin, domethënë të bëjë përpjekje personale intelektuale me qëllim që të njohë dispozitat sheriatike nga burimet e tyre (ajetet kuranore dhe hadithet). Grupi i dytë i dijetarëve konsideron se për çdo besimtarë lejohet të pasojë tjetrin në dispozitat praktike sheriatike, madje edhe atë që është në gjendje që ato dispozita t'i mësojë drejtpërdrejt nga burimet e tyre. Përfundimisht, grupi i tretë i dijetarëve islamë bëjnë dallimin ndërmjet atyre që janë në gjendje ta praktikojnë ixhtihadin, dhe atyre që nuk janë dhe konsiderojnë se taklidi është i ndaluar për kategorinë e parë, kurse është i lejuar për grupin e dytë. Ky është edhe mendimi më i drejtë. Sidoqoftë, për taklidin diskutohet mjaft shumë. Disa e mbrojnë zbatimin e tij, kurse të tjerët e sulmojnë. Këto diskutime jo rrallë përfundojnë me urrejtje dhe armiqësi ndërmjet dy krahëve. Mendoj se çështja është e qartë dhe e thjeshtë dhe nuk ka arsye që rreth tij të zhvillohen diskutime të mëdha dhe të gjata. Me fjalë të tjera, nga çdo person madhor dhe i mençur (mukel-lef) kërkohet t'I nënshtrohet Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këtë e argumentojnë dëshmi të shumta nga Kurani dhe Syneti. Ja disa tekste:

"E bindjuni All-llahut dhe të dërguarit, ashtu që të mëshiroheni!" (Ali-Imran, 132);

"... Çka t'ju jep Pejgamberi, atë merreni, e çka t'jua ndalojë, përmbajuni dhe kini frikë All-llahun, se All-llahu është ndëshkues i ashpër". (El-Hashr, 7);

"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt në mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht". (En-Nisa', 65);

"Përvetësoni atë që ju është zbritur nga Zoti juaj, ..."! (El-A'raf, 3).

Është pra obligim për çdo njeri të mençur e madhor, pa përjashtim, që t'I nënshtrohen Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Nga ky obligim rrjedh një tjetër, kurse kjo është detyrimi i njohjes së asaj që Allahu xh. sh. e ka përcaktuar në Kuran dhe Synet. Njohja e asaj që Allahu kërkon nga ne, kërkon drejtimin tonë në tekstet e Kuranit e të Synetit dhe nxjerrja e dispozitave juridike nga ato, kurse pas të kuptuarit të këtyre teksteve dhe njohjes së asaj se ç'është synuar me ato. Nëse personi nuk gjen dispozitë në formën e qartë dhe të paluhatshme në ato tekste, atëherë duhet të ndërmarr hapin vijues, e kjo është mësymja për t'u marrë me ixhtihad në mënyrën si është paraparë kjo me Sheriat. Është detyrë e personit në këtë rast që, në suaza të Sheriatit, respektivisht në dritën e parimeve, synimeve dhe caqeve të tij universale, nga ato thënie të paqarta, të nxjerrë dispozitë sheriatike për çështjen e caktuar. Kjo është mënyra korrekte dhe më e mira për njohjen e dispozitave sheriatiko-juridike. Por, pa dyshim që shfrytëzimi i kësaj metode kërkon nivel të caktuar dijeje dhe aftësi njohëse, të cilat janë të ndryshueshme nga njeriu tek njeriu që te disa individë të arrijnë atë nivel që u mundëson dhe u jep të drejtë ta bartin titullin e qartë të muxhtehidit.Në rast se mukel-lefi nuk arrin ta njohë dispozitën sheriatike në këtë mënyrë, i mbetet të veprojë ashtu si i ka urdhëruar Allahu, d.m.th. që për dispozitën e Allahut në çështjen apo rastin që i intereson, t'i pyesë ata që dinë. Allahu xh. sh. thotë: "... e nëse nuk e dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm"! (En-Nahl:43 dhe El-Enbija:7).

Nga ajeti është e qartë se personi i caktuar nuk ka detyrim të pyesë ndonjë alim të caktuar, dhe nuk e ka pa tjetër t'i përmbahet vetëm një dijetari. Allahu nuk e ka detyruar për këtë dhe askush tjetër nuk mund ta bëjë këtë. Ajeti na urdhëron t'i pyesim "ata që dinë", pra asnjë dijetar të caktuar. Është detyrë e secilit të zgjedhë dijetarin i cili është më i dituri dhe më i devotshmi, e në bazë të asaj që di për të. Këto janë kriteret, sipas të cilave duhet zgjedhur ajo që do ta pyesin, kurse "All-llahu nuk e ngarkon askënd përtej mundësive të veta ...". (El-Bekare:286). Ky është

mendimi për ixhtihadin dhe taklidin. Në favor të këtij mendimi janë edhe ajetet e qarta kuranore dhe praktika e brezave të parë të Umetit. Gjatë kohës së tyre, muxhtehidi dispozitat sheriatike do t'i njihte me anë të derivimit dhe ixhtihadit, kurse bota e zakonshme do t'i pyeste për dispozitat sheriatike pa u kufizuar në këtë çështje te një muxhtehid i caktuar.

Medhhebet janë shkolla juridike në Islam, të cilat janë bërë të njohura sipas emrave të themeluesve të tyre, të cilët ishin muxhtehidë të famshëm, të njohur sipas dijes së tyre të pazakonshme, të aftë për ixhtihad, për vlerat morale dhe për devotshmërinë. Disa nga medhhebet, me vdekjen e themeluesve të tyre, janë shuar dhe e humbën rëndësinë dhe rolin në jetën e Umetit. Mendimet e tyre i gjejmë vetëm në veprat mbi mospajtimet e juristëve islamë. Nga ato medhhebe janë edhe ato të Imamëve të Mëdhenj, të imamëve të El-Evza'iut, Sufjan Eth-Thevriut, dhe të tjerëve, Allahu i mëshiroftë. Medhhebet e tjera i kanë mbijetuar themeluesit e tyre dhe janë ruajtur në praktikën e Umetit deri sot. Ata kanë pasuesit e tyre dhe veprat e tyre, në të cilat janë tubuar dhe janë shkruar mendimet e juristëve të tyre. Çështja është pra: a lejohet të pasohen këto medhhebe apo jo? Tashmë kemi thënë se ai që i përmbush kushtet për muxhtehid[2], duhet t'i njohë dispozitat sheriatike nga dora e parë e tyre me metodën e përsiatjes dhe ixhtihadit dhe nuk ka leje të pasojë ndonjë muxhtehid tjetër. Për atë që nuk e ka arritur shkallën e ixhtihadit, kemi thënë se duhet t'i pyesë ata që kanë dijeni. Kjo "pyetje" mund të jetë gojore apo duke iu referuar mendimeve të ndonjë dijetari, të shënuara në veprat autentike që transmetojnë. Në bazë të asaj që u tha më lart, mund të përfundojmë se laikut i lejohet të pasojë një nga medhhebet e njohura që ekzistojnë deri sot, e mendimet e të cilëve na janë transmetuar besnikërisht, me kusht që në mendje të kemi parasysh sa vijon:

1. Medhhebet janë shkolla juridike në të kuptuarit dhe shpjegimin e teksteve të Sheriatit dhe derivimit të dispozitave juridike prej atyre teksteve. Prandaj, këto janë metodologji juridike në nxjerrjen dhe njohjen e normave të Sheriatit, e jo sheriat i ri, apo diçka jashtë Islamit.

2. Sheriati, të cilin e përbëjnë tekstet nga Kurani dhe Syneti, është më i gjerë dhe më i pasur se cilido medhheb, e jo e kundërta.

3. Sheriati është ai që gjykon për korrektësinë e çdo medhhebi dhe asnjë medhheb nuk ka primat mbi Sheriatin.

4. Arsyetimi dhe shkaku për pasimin e medhhebit është supozim se pasuesit e tyre në to, do të arrijnë në njohjen e normave sheriatike, respektivisht se në këtë mënyrë do ta mësojnë dispozitën e Allahut për ndonjë çështje të shpallur në Kuran apo Synet. Së këndejmi, nëse konstatohet se ndonjëri medhheb ka gabuar pa dyshim në gjetjen e dispozitës së Allahut në çështjen e caktuar dhe se e vërteta në këtë çështje është krejt e sigurt në medhhebin tjetër, është detyrë e pasuesit të medhhebit ta braktisë medhhebin e tij dhe të ndjekë mendimin korrekt nga cilido qoftë medhheb tjetër.

5. Pasuesit të një medhhebi i lejohet ta pasojë medhhebin tjetër në disa çështje, sepse nuk ekziston asgjë që e obligon t'i ndjekë të gjitha mendimet e një medhhebi. Kushti i vetëm në këtë rast është që personi e bën këtë për shkak të dëshmive apo argumenteve që e kanë nxitur për ta braktisur medhhebin e tij në dobi të medhhebit tjetër. Ai gjithashtu ka të drejtë të kërkojë dhe të veprojë sipas fetvasë dhe mendimit të cilitdo jurist tjetër të ndonjë medhhebi tjetër.

6. Është detyrë e pasuesit të çdo medhhebi që të çlirohet dhe të pastrohet nga fanatizmi dhe subjektivizmi i qortuar ndaj medhhebit të tij. Ai duhet të dijë se medhhebe nuk do të thonë ndarje dhe imtësime të Islamit, dhe se ato nuk janë fe që derogojnë (shfuqizojnë) Islamin. Këto janë vetëm qasjet e ndryshme në shpjegimin dhe perceptimin e Sheriatit. Këto janë dritare nëpërmjet të cilave Sheriati mund të hulumtohet, veprimet në hulumtimin, studimin dhe perceptimin e tij dhe metodat shkencore të derivimit të normave sheriatike nga burimet e tyre. Të gjitha ato janë në synimin e përbashkët që ta njohin atë që Allahu e ka shpallur dhe përcaktuar.

7. Nuk ndiejmë kurrfarë keqardhjeje për shkak të ndarjes së medhhebeve, sepse mospajtimi në perceptimin dhe nxjerrjen e dispozitave juridike, është natyror dhe një dukuri e pashmangshme. Kjo është një domosdoshmëri shoqëruese e mendjes njerëzore. Meqenëse mendjet dhe aftësitë kognitive ndryshojnë përfundimisht, kjo shpie domosdoshmërisht që të ndryshojnë edhe konceptimet dhe përfundimet. Për më tepër, ne krenohemi me këtë mospajtim, shkencërisht të bazuar, i cili na ka lënë në trashëgimi pasuri të madhe juridike. Ne e konsiderojmë tregues të zhvillimit të shkencës juridike islame e të vitalitetit të saj dhe dëshmi të pasurisë dhe gjerësisë së mendimit të juristëve tanë të falshëm dhe përmbushjes së tyre të ndërgjegjshme të detyrimeve që kanë pasur në kuptim të shërbimit ndaj sheriatit të qartë.

8. Përfundimisht, të gjithë ne kemi detyrim të njohim madhështinë e imamëve të të gjitha medhhebeve, t'i vlerësojmë, t'i respektojmë, të lusim Allahun xh. sh. për ta. Të besojmë se i pret shpërblim tek Allahu, qoftë kanë gabuar apo kanë gjetur zgjidhje të drejta dhe të veprojmë ashtu si na ka mësuar Krijuesi i Lartësuar:

"Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë, që para nesh u pajisën me besim, dhe mos lejo në zemrat farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues"! (El-Hashr:10).

Përktheu: N. Ibrahimi

[1] Nga vepra dr. Abdulkerim Zejdan, El-Vexhiz fi usuli'l-fikh, f. 410-413. Në boshnjakishte tekstin e ka përkthyer: Mr. Ahmet Alibašić, botuar në: Hikmet IX, nr. 5-8 (101-104), gusht 1996, f. 174-176. [2] Sipas këtij autori janë kushtet vijuese: Njohja e mirë e gjuhës arabe; 2. Njohja e Kur'anit dhe shkencave të tij; 3. Njohja e Sunetit dhe të disiplinave të tij; 4. Njohja e metodologjisë së të drejtës islame; 5. Njohja e dispozitave për të cilat është arritur konsensus i të gjithë dijetarëve të Umetit; 6. Njohja e synimeve të sheriatit dhe traditës dhe interesit të përgjithshëm të njerëzve; 7. Talenti natyror (Gjerësisht për këto kushte, shih veprën e njëjtë, f. 402-405. (Përkthyesi)



Sedat Islami

# Robërit e Allahut nuk mbysin

Besimtarë të nderuar!

Takimi ynë i radhës me robërit e Allahut të Madhëruar shpalos një karakteristikë shoqërore të tyre shumë të rëndësishme, e cila jo vetëm që sfidon po njëherësh edhe demanton teoritë e gabuara përkitazi me standardet islame të jetës dhe sigurisë në këtë botë. Virtytin, të cilin do ta shtjellojmë sot, në fakt do të duhej ta ngrinim më lart në qiell si parullë kundër tërë atyre që na akuzojnë për dhunë, terror, vrasje etj.. Më drejtpërdrejt, sot do të jetojmë nën hijen e Fjalëve të Allahut, të thëna përkitazi me robërit e Tij të sinqertë: "...dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë..." (El-Furkan, 68). Pra, robërit e sinqertë të Allahut, janë edhe të këtillë: nuk vrasin askënd, përveç atëherë kur ligji e lejon, gjë që gjithsesi do ta shtjellojmë gjatë kësaj ligjërate. Se sa e nevojshme është të diskutohet për këtë, flet më së miri realiteti ynë, që vëllavrasja si dukuri, me gjithë ato përpjekje humane për shuarjen e saj, duket se ka hedhur shtat përsëri, me një imazh edhe

më monstruoz e tmerrues sesa e kishte në të kaluarën. Ndaj, për të mësuar për kontributin që mund të japë Islami në parandalimin e kësaj dukurie famëkeqe, për të përvetësuar rrugët dhe mënyrat e tij efikase për luftimin e kësaj që tashmë na është bërë njollë shoqërore, për të pasur një shoqëri të sigurt dhe stabile, ju ftoj të jetoni në kompani – shoqëri me robërit e sinqertë të Allahut, ngase vetëm në ambientin e tyre mund të shijosh jetën në kuptimin origjinal të saj.

**ISLAMI - PËR JETËN DHE - KUNDËR VRASJEVE**

Për të realizuar botëkuptimin e vërtetë islam, para së gjithash, njeriu duhet të jetë paqësor, të kontribuojë për jetën dhe vazhdimësinë e saj në tokë. Nëse i mungon kjo karakteristikë, atëherë identiteti i tij islam zbehet shumë. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Mysliman i njëmendtë është ai nga gjuha dhe dora e të cilit janë të qetë myslimanët...". (Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu dhe Nesaiu). Imamët Ibni Haxheri dhe Neveviu, duke komentuar këtë hadith, përcjellin mendimet se besimtari nuk mund të jetë shembullor përderisa edhe këto tipare të përmendura këtu në këtë hadith, të mos i plotësojë. Nga kjo, Islami, për të aprovuar vlerën e jetës dhe rëndësinë e saj si një nga dhuratat më të çmuara të Allahut dhënë njeriut, jep këshilla dhe porosi sikur që miraton ligje dhe parime, esencën e të cilave do të mundohemi -vetëm sa për ilustrim- ta kuptojmë nga tekstet dhe rregullat islame në vijim. Jeta e njeriut, në kuptimin e gjallërisë, është gjëja që Allahu i atribuoi Vetes së Tij. Duke folur për etapat e krijimit të njeriut, Allahu veçon: "Mandej, Ai e formëson atë (në barkun e nënës) dhe nga ana e vet i jep shpirt atij dhe Ai është që ju ju pajis edhe me dëgjim, me të parë dhe me zemër, e pak send është ajo që ju falënderoni". ( Es-Sexhde, 9) Prandaj, shuarjen e këtij shpirti me të cilin Allahu e ngjalli njeriun, e konsideroi si krim ndaj tërë njerëzimit, kurse shpëtimin e një jete e vlerësoi si shpëtim për tërë njerëzimin. Allahu thotë: "…se kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pasë mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur të gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë), është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit…" (El-Maide, 32).

Përfundimisht, për të mësuar përkushtimin islam për jetën, ju ftoj të ndalemi në mitingun mbarë-umetor, në Haxhin lamtumirës, ku Muhamedi, a.s., zgjodhi takimin më të rëndësishëm, në ditën më të rëndësishme, në muajin e shenjtë dhe në vendin e shenjtë, në Arafat, për të rikujtuar dhe njëherë sa me peshë është kjo jetë. Siç transmeton Ebu Bekreh në hadithin që e kanë regjistruar Buhariu dhe Muslimi, Pejgamberi, a.s.,ka thënë: "…Gjaqet dhe pasuritë tuaja janë të ndaluara ndërmjet jush sikur shenjtëria e kësaj dite në këtë vend dhe në këtë muaj tuajin…".

**TRAJTIMI ISLAM I MËKATIT TË VRASJES**

Vrasja është një fenomen që ka munduar shoqërinë njerëzore qysh nga fillet e saj. Historinë e këtij mëkati e kishin nisur bijtë e Ademit, alejhi's selam, Kabili dhe Habili, respektivisht mbytja e Habilit nga Kabili. Aty filloi vrasja për të mos përfunduar më kurrë, përkundrazi, kalimi i kohës vetëm sa ka zhvilluar profilin e saj dhe ka rekrutuar ithtarë zemërzinj të shumtë të saj. Prandaj Islami nuk ka mundur të qëndrojë duarkryq para saj. Atë e ka luftuar rrënjësisht. Ja disa nga mënyrat se si e ka trajtuar atë:

Është llogaritur ndër shtatë mëkatet shkatërruese. Pejgamberi, a.s. ka thënë: "Largohuni nga shtatë mëkate shkatërruese! Cilat janë ato?-pyetën njerëzit. Tha: t'i bësh Allahut shok; Magjia; Mbytja në mënyrë mizore; Ngrënia e kamatës; Ngrënia e pasurisë së jetimit; Ikja nga fushëbeteja dhe Shpifja për gratë besimtare të ndershme e të mbrojtura nga mëkatet" .

- Është llogaritur si krim mbi krime. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Vrasja e besimtarit, tek Allahu është më e rëndë sesa shkatërrimi i tërë botës"! (Nesaiu, e Albani e ka cilësuar autentik.)

- Është paraparë masa penale me të njëjtin "çmim": vrasje. Ai që vret, vritet!

- Është prej gjërave të para që gjykohen në Ditën e Gjykimit. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Gjëja e parë që gjykohet Ditën e Kiametit ndërmjet njerëzve, është ajo e gjaqeve". (Buhariu dhe Muslimi.)

- Është paraparë dënimi më i vrazhdë i mundshëm në Botën tjetër. Allahu thotë: "Kush mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është Xhehennemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. All-llahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh". (En-Nisaë, 93).

Ndërsa Muhamedi, alejhi's selam, duke përshkruar rrezikun që paraqet për besimtarin ky mëkat, thotë: "Çdo mëkat ka shpresë të falet, me përjashtim të mëkatit të atij që mbyt besimtarin me qëllim apo të atij që vdes si jobesimtar". (Nesaiu, e Albani e ka cilësuar autentik.)

Ajeti dhe hadithet që cituam, kanë ngjallur -përveç tjerash- edhe debatin se a është vrasësi besimtar apo jo dhe se i pranohet atij apo jo pendimi?

Ajo që njihet si teori e sunitëve (Ehli-Synetit) është se pendimi i tij pranohet, ani pse askush prej tyre nuk zhvlerëson rrezikun që paraqet ky mëkat.

- Vrasja falimenton njeriun. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "A e dini kush është i falimentuar (Muflis)?" Shokët e Muhamedit, a.s."I falimentuar te ne është ai që nuk ka para dhe pasuri". Muhamedi, a.s. tha: "I falimentuari i Umetit tim është ai që vjen në Ditën e Gjykimit me namaz, me agjërim, me zeqat, po njëkohësisht ai ka sharë atë, ka shpifur këtë, ka ngrënë pasurinë e atij, ka derdhur gjakun e këtij, ka

rrahur tjetrin, - atëherë i jepen këtij e atij (atyre që i ka dëmtuar) prej të mirave të tij dhe, nëse harxhohen mirësitë e tij para se t'u paguhen borxhet, atëherë do të merren mëkate prej mëkateve të tyre dhe do t'i ngarkohen këtij, pastaj edhe ky do të hidhet në Zjarr". ( Muslimi.)

## VRASJA E KUJT LEJOHET/NDALOHET? KUSH EKZEKUTON VRASJEN?

Versionin islam mbi jetën dhe sigurinë tashmë e kemi të qartë. Ai, siç mësuam më parë, për të ruajtur jetën, ka aplikuar edhe kodin penal, madje duke e quajtur atë - Jetë. Thotë Allahu i Madhëruar: "O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, ashtu që të ruheni (nga mbytja e njëri-tjetrit)". (El-Bekare,179). Prandaj, Islami ka paraparë dënimin me vdekje për disa kategori njerëzish, jeta e të cilëve është shkak i shuarjeve të jetëve të të tjerëve apo i dëmeve të tjera në aspektin shpirtëror, shoqëror e shtetëror. Thotë Muhamedi, a.s.,"Nuk lejohet derdhja e gjakut të besimtarit që dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se unë jam i dërguari i Tij, përveç në tri rastet në vijim: shpirt për shpirt, laviri/lavirja i/e ve dhe ai që dezerton duke braktisur fenë e duke u ndarë prej kolektivit". (Buhariu dhe Muslimi.)

Nuk janë këto, tri rastet e vetme. Dijetarët kanë numëruar edhe raste të tjera, të cilat duam t'i përmbledhim në një renditje të vetme:

- Ai që nga Islami konvertohet në fe tjetër;
- Tradhtia bashkëshortore;
- Mbytja me qëllim;
- Plaçkitësit e rrugëve.

Argumenti për këtë është ajeti kuranor: "Dënimi i atyre që luftojnë (kundërshtojnë) All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është tjetër veçse të mbyten ose të gozhdohen, ose (të gjymtohen) t'u priten duart dhe këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi. Kjo (masë ndëshkuese) është poshtërim për ta në Dynja, e në Botën tjetër ata do të kenë dënim të madh". (El-Maide, 33).

- Spiuni që spiunon në dobi të armiqve të muslimanëve, edhe pse kjo është e diskutueshme nga dijetarët. Mendimi më i qëlluar është se mbytja e tij varet nga vendimi që merr udhëheqësi: nëse e sheh se ka dëmtuar rëndë shtetin, mund të marrë vendim që ai të ekzekutohet, ose e fal atë apo i jep ndëshkim më të lehtë.[1] Ekzistojnë edhe raste të tjera, për të cilat shteti islam aplikon mbytjen, sikur janë: rasti i atij që refuzon ta falë namazin, i atij që merret me magji, etj.. Megjithatë, të nderuar vëllezër, të drejtën e ekzekutimit nuk e kanë individët, në asnjë rast. Ajo është e garantuar vetëm për shtetin.

Të nderuar vëllezër!

Të rikthehemi tek ajeti kuranor bazë që e patëm, e të marrim edhe disa mësime. Thotë Allahu i Madhëruar: "Edhe ata që përveç Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk e mbysin njeriun që e ka ndaluar All-llahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, e kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin". (El-Furkan, 68).

Mbytja e kujt ndalohet?

- E besimtarit
- E jomyslimanit (ar. dhimmijj) që bashkëjeton në shoqërinë islame, me kushtet dhe rregullat e caktuara me ligj.
- E jomyslimanit (ar. muahid) që merr besë prej shtetit islam, që nuk paguan xhizjen, - mbytja e këtij vetëm sepse nuk është mysliman - ndalohet.
- E jomuslimanit (ar. el-muste'min) që hyn në shtetin islam vetëm sa për tregti, për të shitur mallin e tij, që nuk bie ndesh me parimet e Islamit[2].

## PËRMBYLLJE

Të nderuar vëllezër!

Prej imazheve të këtij fenomeni, gjithsesi të zymta, janë edhe aborti dhe vetëvrasja, që për fat të keq, në Kosovë dita-ditës po bëhen pjesë e shoqërisë. Vetëm deri në vitin 2008, sipas statistikave të Policisë së Kosovës, janë kryer 526 raste vetëvrasjesh[3]; në vitin 2009 janë kryer 79 vetëvrasje dhe 293 tentime vetëvrasjesh[4], ndërsa për vitin 2010, statistikat nuk janë publikuar ende, po mjerisht ato çdo ditë shënojnë rritje. Informacionet tërheqin vërejtjen se shtrirja e kësaj dukurie është alarmante dhe shumë shqetësuese[5]. Nuk di nëse ka kriminel më të madh se ai që mbyt veten e tij, që vetes, duke menduar se po ia zgjidh problemet, ia ndërlikon ato, dhe në vend që të trokasë në dyer e mëshirës, ai ua kthen shpinën atyre. Thotë Allahu i Madhëruar: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, sepse Allahu vërtet i fal të gjitha mëkatet, Ai është që fal shumë dhe është mëshirues"! (Ez-Zumer: 53)

Për të qenë pjesë e karvanit të të sinqertëve, duhet ta jetojmë jetën konform me parimet hyjnore. Prandaj në kohën kur na ofrohen modele të ndryshme jetese, tek të cilat as atë më "të përkryerën" nuk mund ta gjesh pa të meta të mëdha, le të bëjmë zgjedhjen e duhur duke përvetësuar standardet islame dhe duke rregulluar jetën sipas tyre.

"O ju që besuat, përgjigjjuni (thirrjes së) Allahut dhe të të dërguarit kur ai (i dërguari) ju fton për atë që ju jep jetë..." (El-Enfal:24).

(1) www.islamqa.com.(2) Pjesë nga ligjërata "Takimi mujor 60, (el-likau'sh shehrijj 60), Muhamed b. Salih El-Uthejmin. http://audio.islamweb.net. (3)Vetëvrasja dukuri shqetësuese, Mexhid Yvejsi, Revista Vlera, Prishtinë, nr.3, Gusht 2010, f.10-11. (4) www.koha.net. (5)www.botasot.info.





Bernard Tahirbegolli

# Dimri i shëndetshëm

Në dimër dita është më e shkurtër dhe dielli perëndon më herët, të ftohtët bëhet sinonim i ajrit e ne shpenzojmë më pak kohë aktive jashtë shtëpisë, marrim më shumë ushqime, dhe sidomos sosh me sheqer. Thënë ndryshe, instinkti ynë për ushqimin të shumtën nuk do të na lejojë të ushqehemi shëndetshëm në stinën e dimrit! Dimri në vendin tonë, për shkak të motit të ftohtë, karakterizohet edhe për sëmundjet si: ftohje, grip, pezmatim i fytit, sinuse, infeksione të veshit të mesëm, bronkit, pneumoni, etj. Këto infeksione i prekin sidomos fëmijët, të moshuarit, gratë shtatzëna, ata që kanë probleme shëndetësore kronike, etj. Për t'iu përshtatur motit të ftohtë, trupi i njeriut në dimër harxhon më shumë energji, gjë që shkakton edhe rënien e

rezistencës apo imunitetit të organizmit ndaj mikrobeve, sa kohë që kështu nuk ndodh me njerëzit që jetojnë për një kohë të gjatë në mot të ftohtë, ngase këta të fundit u përshtaten temperaturave të ulëta dhe njëkohësisht ngrenë rezistencën ndaj mikrobeve. Të ftohtët, "si rregull", provokon të gjitha sëmundjet akute dhe kronike të mushkërive. Kurse bashkimi i këtij faktori të rrezikut me dukurinë e ndotjes së ajrit, që është në rritje, bëjnë që problemi i sëmundjeve në këtë stinë të ftohtë të rritet. Megjithëkëtë, ka disa gjëra që mund të bëhen për të mbajtur në nivel energjinë, sistemin imunitar të fortë dhe trupin të shëndetshëm gjatë gjithë dimrit! Ja disa rekomandime për shëndet të mirë gjatë stinës së dimrit:

• Fillimisht duhet t'ju kujtojmë se në ditët kur temperaturat janë shumë të ulta, të moshuarit, fëmijët, të sëmurët nga sëmundje të zemrës, ata me astmë, pastaj ata me diabet, - të mos dalin jashtë përveçse nga ndonjë arsye e detyrueshme. Kjo sepse kushtet klimatike janë të pafavorshme dhe sëmundja keqësohet.

• Po ashtu këshillohet që rrobat të jenë të mjaftueshme për t'u mbrojtur nga të ftohtët, por njëkohësisht edhe të mos shkaktojnë djersitje të tepruar, sepse ato mund të jenë shkaktare për ndonjë sëmundje!

• Meqë është ftohtë, rekomandohet që me ushqimin të merren më shumë kalori. Po jo të merrien më shumë ushqime me kalori dhe me yndyrë e, nga ana tjetë r, të mos lëvizim, sepse kjo do të shkaktojë shtimin e peshës trupore.

• Mëngjesi, si fillim i ditës, do të jetë më i mbarë, nëse fillohet me një shujtë ushqimit, që rekomandohet të merret patjetër, në mënyrë që dita të vazhdojë me aktivitet të plotë dhe me energji të mjaftueshme. Kjo shujtë e mëngjesit, sipas hulumtimeve të bëra, del që, nëse është e rregullt, do të ndikojë që të ulet përgjysmë rreziku i sëmundjeve në stinën e dimrit.

• Për të ruajtur metabolizëm normal gjatë dimrit, rekomandohet që të merren sasi të mjaftueshme vitaminash A dhe C. Kjo do të ndihmojë që të jemi më rezistentë ndaj sëmundjeve, pra do të forcojë sistemin imunitar.

• Derisa gjatë verës, për shkak të të nxehtit, ndiejmë etje më shumë dhe konsumojmë më shumë ujë, gjatë dimrit nuk ndodh kjo dhe ndjenja e etjes reduktohet në një masë të mirë. Por, sido që të jetë, uji është i domosdoshëm për jetë dhe reaksionet metabolike në organizmin tonë.

• Për të drejtuar në të mirë metabolizmin tonë, është e nevojshme që edhe gjatë dimrit të konsumohen 8-10 gota ujë. Ne kemi nevojë të marrim një mililitër ujë për çdo kalori që marrim. Në një përllogaritje të thjeshtë, ne shohim që gjatë ditës marrim mesatarisht 2000 kalori dhe ekuivalenti i kësaj në raport me konsumin e ujit, do të jetë 2000 ml ujë në ditë.

• Gjumi është një nga mënyrat më efektive për t'u "furnizuar" me energji, pas një dite të rëndë. Sigurohuni që të flini mesatarisht 8 orë në ditë, por me kujdes që të zgjoheni me lindjen e diellit. Kjo ngase, përveç një baraspeshe të hormoneve që lirohen në organizëm, do të bëhet edhe një baraspeshë e orës biologjike, e cila funksionon në raport të drejtë me lindjen/perëndimin e diellit. Sipas autores së librit "Be Yourself" (Bëhu vetvetja), Lynda Field: "Gabimi më i madh që bëhet në lidhje me stinën e dimrit, është perceptimi i saj si një stinë e pushimit. Në natyrë dimri nuk është një pushim, ai, përkundrazi, është një përgatitje (për pranverën). Edhe për njeriun dimri duhet të marrë kuptimin e përgatitjes për një vit të ri. Duhet të bëhen planet dhe të hidhen hapat e par për ndryshime".

• Nëse në rrethin tonë qarkullon gripi dhe ne vazhdojmë të konsumojmë pa plan ëmbëlsira (sheqer), do t'i krijojmë një ambient sëmundjes "së grevës"(gripit). Në këto raste do të na hyjë në punë puna e bletës punëtore - konsumi i rregullt i mjaltit si ushqim i preferuar yni.

• Në kuadër të preparateve që ngrenë forcën imunitare, gjegjësisht rezistencën ndaj mikrobeve, është edhe zinku. Nga prodhimet që përmbajnë zink si një element i rëndësishëm, janë edhe mëlçia, mishi i viçit pa dhjamë, mishi i gjeldetit, mishi i qengjit, thjerrëzat, kungulli dhe farat e susamit, fasulja dhe kosi.

• Gjatë dimrit nuk duhet të largohemi nga sallat e sportit për shkak të të ftohtit, po përkundrazi, duhet t'i vizitojmë sallat e sportit dhe moto të dimrit të kemi "para se të shkoj në shtëpi, të shkoj në sallë të sportit".

Kjo, sepse, po u bëmë ushtrues të rregullt të sportit, kjo do të ndikojë në ngritjen e fuqive mbrojtëse, do të ngrihet ndjenja e energjisë pozitive në organizëm, si dhe ftohja do të kalohet më lehtë apo nuk do të përjetohet fare, edhe pse mund të jenë ftohur njerëz që na rrethojnë.

• Pakësimi i orëve me diell në ditët e dimrit, përveçqë ndikon në shëndetin e njeriut, ndikon edhe në ndjenjat dhe humorin personal, duke ulur energjinë, e cila ndikohet nga hormonet e prodhuara në tru. Për të tejkaluar këtë ulje të humorit dhe të energjisë, rekomandohet dalja dhe ekspozimi në rrezet e diellit për një kohë gjatë ditës.

Po, nëse ndokush ka pengesa për të dalë jashtë e për t'iu ekspozuar rrezeve të diellit, për të rekomandohet që të paktën të qëndrojë pranë dritares, ku bien rrezet e diellit.

Dhe, mos harroni të kontrolloni nivelin e stresit edhe në ditët e ftohta të dimrit, se këto janë ditët kur nuk u ekspozohemi mjaft rrezeve të diellit, kur energjia dhe humori janë me tendencë të uljes. Vizitat dhe takimet me miqtë do t'ju mbajnë në mënyrë të mrekullueshme të gëzuar dhe të lumtur.

Këtë e vërteton edhe porosia e Pejgamberit a.s.: "Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le ta nderojë mysafirin, dhe kush beson në Allahun dhe në Ditën e fundit, le t'i vizitojë të afërmit, dhe kush beson në All-llahun dhe Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë".(Ebu Hurejre).

Mr. Faruk Ukallo

# Si të mbrohemi nga sëmundjet epidemike

Gjatë këtyre ditëve, njerëzit i preokupon një ndodhi e rëndësishme, që është sëmundja epidemike-virusi AH1N1, i ashtuquajturi gripi i derrave, që i ka prekur njerëzit në botë, dhe po i kërcënon mijëra njerëz me vdekje të shpejtë dhe të befasishme. Kjo është një prej çudive që i bën Allahu në këtë gjithësi, njerëzve u çon sëmundje dhe epidemi atëherë kur ata shkelin normat dhe rregullat e Tij, apo largohen prej parimeve të Tij."Në Evropë, Amerikë e në vende të tjera, njerëzit e dinë sëmundjen e Sidës që mbyt me miliona njerëz, dhe i kërcënon me miliona të tjerë, ndërsa deri në ditët e sotme ende nuk kanë mundur të gjejnë shërim për të. Sëmundja e Sidës i ka prekur njerëzit si rezultat i largimit nga shpalljet qiellore dhe ligjet fetare, si rezultat i lirisë seksuale, si rezultat i përhapjes së paturpësive, pasi kanë lejuar prostitucionin që e ka ndaluar Allahu dhe të gjitha fetë e tjera. Allahu ua ka çuar atyre Sidën, ndërsa ata nuk kanë mundur të bëjnë asgjë, megjithëse janë të përparuar e të zhvilluar në shkencë, mjekësi e teknologji. Ky është një ndëshkim i merituar për ta, pasi me këto veprime ata kanë devijuar nga normat e natyrshmërisë dhe rregullat e Allahut, kanë lejuar imoralitetin dhe devijimin seksual"[1]. Prandaj, nuk është çudi që Allahu t'u ketë çuar atyre këtë epidemi, që e quajnë "Murtaja e bardhë", ndërsa në të kaluarën, Pejgamberi a.s. e kishte quajtur murtajë, për se në hadithin e tij thotë: "Nëse përhapet imoraliteti (prostitucioni dhe homoseksualizmi) në një popull e të bëhet publikisht, në mesin e tyre përhapen murtaja dhe sëmundjet që nuk kanë qenë në popujt që kanë kaluar para tyre". (Ibn Maxhe, Bezzari, Bejhekiu dhe Hakimi nga Ibn Omeri r.a.). Gjithashtu, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të dëgjoni se murtaja është përhapur në një vend, atëherë mos hyni në të, por nëse ndodh që ajo të përhapet gjersa ju të jeni në të, atëherë mos dilni prej atij vendi duke ikur prej saj". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi dhe Nesaiu nga Abdurrahman ibën Avfi r.a.). Mos hyni në atë vend që të mos rrezikoni vetveten e të vdisni, nuk i lejohet myslimanit ta dëmtojë vetveten dhe as të tjerët, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Askujt (as vetes e as të tjerëve) nuk lejohet t'i bëhet dëm". (Ahmedi dhe Ibn Maxhe nga Ibn Abbasi).

## E MOS E VINI VETEN NË RREZIK (EL-BEKARE: 195)

Ndërsa Allahu xh.sh. thotë: "Dhe mos mbytni veten tuaj, vërtet, Allahu është i mëshirshëm për ju". (En-Nisa: 29); "E mos e vini veten në rrezik". (El-Bekare:195). Myslimanit nuk i lejohet ta rrezikojë vetveten. Gjithashtu, epidemia duhet të izolohet në rrethin më të ngushtë, nuk lejohet që njeriu të dalë prej fshatit apo qytetit që është prekur nga kjo epidemi. Popujt e lashtë nuk e dinin sekretin e kësaj, mirëpo këtë e kemi njohur dhe e kemi gjetur në faktet profetike të Muhammedit a.s., - se njeriu mund të jetë i shëndoshë në dukjen e tij të jashtme në vendin e infektuar, po të bartë mikrobin pa e ditur dhe pa e ndier atë, e kur të shkojë në ndonjë vend tjetër, infekton edhe të shëndoshët, për këtë arsye, prej njerëzve kërkohet që të mbesin në vendin e infektuar nga ajo epidemi e të mos dalin prej tij. Mirëpo kjo bëhet në fshatin apo qytetin e infektuar, por nëse infektohet një shtet i madh apo një kontinent, atëherë atyre njerëzve që nuk janë banorë të atyre vendeve, u lejohet të kthehen në shtetet e tyre, pasi t'u bëhet kontrolli mjekësor se a e bartin mikrobin apo jo, dhe t'i marrin vaksinat mbrojtëse para se të hyjnë në shtetet e tyre. Islami e ruan shëndetin e njeriut, e sikur myslimanët t'i pasonin parimet e fesë së tyre dhe normat e Sheriatit, ata do të ishin njerëzit më të shëndetshëm dhe më të fortë fizikisht, sepse parimet e Islamit e formojnë shëndetin, e formojnë besimtarin e fortë.Gjëja e parë që mëson myslimani dhe myslimania nga jurisprudenca islame (fikhu), është "Kapitulli i pastërtisë", prandaj myslimani duhet ta pastrojë trupin e tij aq sa ka nevojë, kur të djersitet, apo kur është i ndyrë trupi i tij, dhe sidomos kur të takohet me të tjerët. Pejgamberi a.s. thotë: "E drejtë e Allahut për çdo mysliman është që në çdo javë të lahet. Për çdo javë duhet ta pastrojë kokën dhe trupin e tij". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra). Besimtari duhet së paku një herë në javë të pastrohet, ta lajë kokën dhe trupin e tij. Islami e konsideron pastërtinë nga ndyrësirat kuptimore (gusulli dhe abdesi) dhe pastërtinë nga ndyrësirat lëndore, që janë të dukshme (pastërtinë e rrobave, të trupit dhe të vendit) prej kushteve të vlefshmërisë së namazit, madje në mesin e myslimanëve është përhapur kjo fjalë, e cila nuk është e përhapur në mesin e asnjë populli tjetër: "Pastërtia është prej besimit", që është shkëputur nga hadithi i Pejgamberit a.s. që thotë: "Pastërtia është pjesë e besimit". (Muslimi, Ahmedi dhe Tirmidhiu nga Ebu Malik El-Esh'ariu). Pra, pastërtia është gjysma e besimit, që përfshin: pastërtinë e trupit, pastërtinë e zemrës, pastërtinë shqisore dhe pastërtinë kuptimore.

### ERDHI ISLAMI DHE LIGJËSOI PASTËRTINË

- Pastrimin (larjen) e tërë trupit me gusull;
- Pastrimin e gjymtyrëve që ndoten nga pluhuri apo ndyrësia, me abdes;
- Pastrimin e flokëve: "Kush ka flokë, le t'i nderojë (mirëmbajë) ato". (Ebu Davudi nga Ebu Hurejra r.a.);
- Pastrimin e gojës dhe të dhëmbëve: "Misvaku (furça e dhëmbëve) është mjet për pastrimin e gojës dhe kënaqësi për Zotin". (Ahmedi nga Ebu Bekr Esh-Shafiu);
- Pastrimin e hundës gjatë abdesit;
- Pastrimin e shtëpisë: "Pastroni oborret tuaja, e mos u ngjasoni hebrenjve". (Tirmidhiu);
- Pastrimin e rrugëve: "Ai që i pengon-dëmton myslimanët në rrugët e tyre, e ka merituar mallkimin e tyre". (Transmeton Taberaniu në "El-Kebir" nga Hudhejfe ibn Esid r.a..).

### ME TË VËRTETË TI KE OBLIGIM NDAJ TRUPIT TËND -PËR PUSHIM- ( HADITH)

Për këtë arsye, largimi nga rruga e asaj që i pengon kalimtarët, konsiderohet sadaka (lëmoshë)[2]; çdo gjë që i pengon njerëzit, qoftë edhe ndonjë erë e keqe, duhet të mënjanohet. Gjithashtu, Pejgamberi a.s. ka ndaluar të urinohet në ujin e palëvizshëm, larjen në të, kryerjen e nevojës, urinimin në burimet e ujërave, në rrugë apo urinimin në hapësirat e hijezuara. Islami këto gjëra (të cilat njerëzve u sjellin sëmundje mbytëse) i ka konsideruar nga tri të mallkuarat që sjellin mallkimin e Allahut, të engjëjve dhe të mbarë njerëzve, prandaj pastërtia është prej kushteve të mbrojtjes. Islami u bën thirrje myslimanëve për lëvizje dhe aktivitet, dhe myslimani duhet të kërkojë mbështetje prej Allahut nga paaftësia dhe përtacia. Pejgamberi a.s. ka konsideruar se prej karakteristikave të myslimanit të devotshëm është që, kur të zgjohet nga gjumi, zgjohet shpirtmirë e aktiv, ndërsa të tjerët zgjohen shpirtkëqij dhe përtacë. Ai lutej në mëngjes duke thënë: "O Allahu im, bekoje ymetin tim që të zgjohen herët" (Ebu Davudi Tirmidhiu, Ibn Maxhe, Ahmedi dhe Darimiu nga hadithi i Ja'la ibën Ata nga Amar ibn Hadid nga Sahr El-Gamidi), në mënyrë që njeriu ta presë mëngjesin mirë nga duart e Allahut xh.sh., para se ta ndotin atë frymëmarrjet e mëkatarëve, ta presë këtë freski të bekuar nga fillimi i ditës. Gjithashtu, Islami bën thirje që njeriu ta mjekojë vetveten. Pejgamberi a.s. mjekohej dhe i urdhëronte edhe shokët e tij që të mjekoheshin, ndërsa kur e pyetën disa beduinë: "O i Dërguar i Allahut, a të mjekohemi"? Ai tha: "Po, o robër të Allahut, mjekohuni, sepse Allahu nuk ka vënë ndonjë sëmundje veçse ka vënë për të edhe shërim, përveç një sëmundjeje, që është pleqëria". (Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ebu Davudi, Ibën Maxhe, Ed-Darimiu, Bejhekiu, Ed-Daru Kutniu, Ibn Hibbani dhe Hakimi nga Usama ibën Sheriku). Pejgamberi a.s. ka vendosur parime të përhershme, të cilat konsiderohen bazë për ngritjen e një mjekësie të pastër e të shëndoshë, ngritur mbi baza të forta. Pejgamberi a.s. ka vendosur të drejtat e trupit me fjalë të qarta, të cilat për herë të parë mund t'i dëgjojë njeriu në mjedisin fetar. Në të kaluarën, njerëzit besonin se trupi duhej të ndëshkohej derisa të pastrohej shpirti; këtë e thoshin fetë dhe filozofitë e vjetra, si: manevizmi në Persi, budizmi në Kinë, brahmanizmi në Indi, stoicizmi në Greqi dhe murgjit tek të krishterët. Që të gjithë ata i kishin bërë padrejtësi trupit duke pretenduar lartësimin e shpirtit. Ndërsa Islami ka ruajtur trupin dhe ka ndaluar lodhjen e tij me çfarëdo mënyre qoftë, edhe me adhurim. Kur disa nga ashabët u thelluan shumë në adhurimin ndaj Allahut xh.sh., duke agjëruar ditën e duke falur namaz gjatë natës, Pejgamberi a.s. i këshilloi ata që të pakësonin agjërimin, namazin dhe leximin e tyre, e iu drejtua Abdullah ibn Amrit duke i thënë: "Mos bëj ashtu, agjëro e ha, falu e fli, me të vërtetë ti ke obligim ndaj trupit tënd (për pushim), ke obligim ndaj syve të tu (për gjumë), ke obligim ndaj bashkëshortes sate (për dëfrim dhe kënaqje), ke obligim ndaj mysafirit tënd (për gostitje dhe nderim), dhe të mjafton që për çdo muaj t'i agjërosh nga tri ditë, sepse për çdo të mirë ke shpërblim të dhjetëfishtë". (Buhariu dhe Muslimi).Kështu e ka ruajtur Islami trupin e njeriut, sepse ai është dhunti e Allahut për njeriun që t'i kryejë obligimet e tija fetare dhe të dynjasë. Njeriu ka obligim ndaj trupit të tij: "Me të vërtetë ti ke obligim ndaj trupit tënd (për pushim)", ke obligim ndaj trupit tënd që ta ushqesh kur të ketë uri, t'i japësh ujë kur të ketë etje, ta pushosh kur të lodhet, ta pastrosh kur të ndotet dhe ta mjekosh kur të sëmuret.

### "IK PREJ NJERIUT QË E KA SËMUNDJEN E LEBRËS, ASHTU SIÇ IKËN NGA LUANI"(HADITH)

Nga një aspekt tjetër, Pejgamberi a.s. i ka miratuar ligjet e Allahut për sëmundjet ngjitëse. Sëmundjet epidemike janë ligj i Allahut, për këtë arsye Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ik prej njeriut që e ka sëmundjen e lebrës[3], ashtu siç ikën nga luani". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra). Erdhi një njeri që e kishte sëmundjen e lebrës me një delegacion, dhe dëshironte ta besatonte Pejgamberin a.s.. Pejgamberi a.s. i tha: "Të kemi besatuar" (Muslimi), dhe nuk e vuri dorën e vet mbi dorën e tij, pikërisht që ta vërtetojë këtë ligj. Madje, Pejgamberi a.s. e ka miratuar këtë ligj edhe ndërmjet kafshëve, duke thënë: "Mos të afrohet tek uji personi që i ka devetë të sëmura, para atij që i ka devetë të shëndosha". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.), sepse, kur të mblidhen në burimet e ujërave, devetë grumbullohen, fërkohen njëra me tjetrën, dhe ia ngjesin sëmundjen njëra-tjetrës. Nga një aspekt kjo e dëmton kafshën, e nga aspekti tjetër është dëm material, sepse ato janë pasuri të njeriut. Personi që i ka devetë të sëmura, duhet të presë derisa t'u japë

ujë deveve të tij ai që i ka devetë të shëndosha, pastaj t'i afrohet ujit ai që i ka devetë të sëmura, pa u përzier devetë. Në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. thotë: "Ai që i mjekon të tjerët e nuk ka njohuri në mjekësi, ai është garantues". (Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Abdullah ibn Amër ibn A'si r.a.), pra nuk i hapet dera çdonjërit që pretendon se është mjek, nëse nuk ka njohuri në mjekësi e as nuk është ekspert i saj, por nëse i ndodh diçka njeriut nga mjekimi që i ka bërë ai, atëherë ai është garantues i tij. Pejgamberi a.s. u vihej përballë mashtruesve dhe vihej kundër atyre që pretendonin se ishin njohës të këtij lëmi.Gjithashtu, Islami i është kundërvënë mjekësisë të cilën disa e quajnë "Mjekësia shpirtërore", e cila bëhet me hajmali, fall, parashikim të së ardhmes, magji, dhe i ka refuzuar të gjitha këto, madje i ka konsideruar nga injoranca dhe prej llojeve të politeizmit, siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Me të vërtetë magjitë dhe hajmalitë konsiderohen politeizëm". (Ahmedi, Ebu Davudi, Ibn Maxhe, Hakimi dhe Bejhekiu nga Ibn Mes'udi r.a.). "Ai që vë ndonjë hajmali, është bërë politeist". (Ahmedi, Hakimi dhe Ebu Ja'la nga Ukbeh ibn A'mir r.a.). "Kush vë ndonjë gjë, ato do t'i ngarkohen atij". (Ahmedi, Tirmidhiu dhe Hakimi nga Abdullah ibën Hakimi r.a.).Ndërsa, rukja (lutje dhe shpresë tek Allahu) është ligjësuar për shërimin e të sëmurit; i thuhet të sëmurit tri herë: "O Allahu im, Zoti i njerëzve, largoje frikën dhe shëroje, Ti je Shërues, nuk ka shërim tjetër veç shërimit Tënd". ( Buhariu nga Aisheja r.a..). Ose i thotë shtatë herë: "Kërkoj nga Allahu i Madhërishëm, Zoti i Arshit të lartë, të të shërojë". (Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.). Këto janë të lejueshme, sepse janë lutje ndaj Allahut.

Myslimani bashkon e bën lidhje ndërmjet mjekimit material dhe mjekimit shpirtëror, sepse ai E lut Allahun xh.sh., mirëpo ai gjithashtu i respekton shkaqet dhe shkaktarët. Prej parimeve të rëndësishme që ka vënë Pejgamberi a.s., është se e ka zgjidhur problemin e "Besimit në caktimin e Allahut", pasi në mendjet e njerëzve qëndronte se mjekimi është kundër mbështetjes në Allahun xh.sh. dhe kundër besimit në caktimin e Allahut, e kur ta prek sëmundja dikë, ai duhet t'I dorëzohet Atij, ta pranojë caktimin e Allahut, të durojë vuajtjen e të mos përdorë barna! Për këtë arsye, kur është pyetur Pejgamberi a.s.: "O i Dërguar i Allahut, rukjen që bëjmë, barnat që pimë për t'u shëruar, devotshmëria që bëjmë, - a ndryshojnë diçka nga caktimi i Allahut? Pejgamberi a.s. tha: "Ato janë nga caktimi i Allahut". (Tirmidhiu nga Ibn Huzame nga babai i tij). Barnat që i përdorni për t'u mjekuar me to, shkaqet që u ruheni sëmundjeve, janë nga caktimi i Allahut, ashtu siç ka paracaktuar Allahu sëmundjen, ka caktuar edhe barin, ajo është nga caktimi i Allahut, edhe ky është nga caktimi i Allahut. Mysliman i mençur është ai që zmbraps paracaktimin e Allahut me caktimin e Tij, zmbraps paracaktimin e urisë me caktimin e ushqimit, zmbraps paracaktimin e etjes me caktimin e pirjes së ujit, zmbraps paracaktimin e sëmundjes me caktimin e mjekimit. Islami erdhi me të gjitha gjërat që ruajnë trupin e njeriut, ashtu siç erdhi me të gjitha gjërat që ruajnë mendjen dhe shëndetin e tij.Islami ka ardhur me këto parime për themelimin e mjekësisë shkencore-objektive, të ngritur mbi baza të shëndosha. Gjithashtu erdhi edhe me mjekësinë parandaluese që ngrihet mbi baza të kushteve të mbrojtjes nga sëmundjet.Sikur myslimanët t'i pasonin parimet e fesë së tyre dhe t'i pasonin normat e Zotit të tyre në ruajtjen e këtij trupi, i cili është dhuratë dhe dhunti e Allahut për ne, do të ishin ndër popujt më të shëndetshëm dhe më të fortë në aspektin fizik. Njerëzit duhet t'i ruajnë këta trupa, duke mësuar shpalljen qiellore, të vetmen ku ekziston shërimi nga çdo sëmundje. Kështu na ka mësuar Pejgamberi a.s. kur ka thënë: "Allahu nuk ka vënë ndonjë sëmundje veçse ka vënë për të edhe shërimin". (Hakimi nga Ebu Seid El-Hudriu r.a.).

## ASKUJT NUK I ËSHTË DHËNË NDONJË GJË MË E MIRË SE SHËNDETI PAS SIGURISË

Gjithashtu ka thënë: "Për çdo sëmundje ekziston shërim, kur të mjekohet sëmundja, do të shërohet me lejen e Allahut". (Ahmedi dhe Muslimi nga Xhabiri r.a.).Me këto është hapur dera e shpresës para mjekëve dhe të sëmurëve, që të kërkojnë shërim për sëmundjet për të cilat njerëzit besojnë se janë të pashërueshme, janë problematike dhe se nuk ka shërim për to. Ekziston ilaçi, ekziston edhe shërimi, por njeriu akoma nuk ka arritur ta gjejë atë. Ai duhet të përpiqet patjetër për ta kërkuar këtë ilaç, dhe ai do të arrijë ta zbulojë kur ta ndihmojë Allahu. Gjithashtu, Islami ka bërë njëfarë lidhshmërie ndërmjet shëndetit fizik dhe shëndetit shpirtëror; asgjë nuk e shëron shpirtin e as nuk e siguron atë si: besimi në Allahun, në Ditën e Gjykimit, në caktimin e Allahut, zbatimi i dispozitave të Sheriatit. Vetëm këto janë që i japin njeriut shëndetin shpirtëror, bashkë me shëndetin fizik.Gjëja më e mirë që i jepet njeriut, është shëndeti: shëndeti fizik dhe shëndeti shpirtëror. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Luteni Allahun për falje dhe shëndet, sepse vërtet askujt nuk i është dhënë ndonjë gjë më e mirë se shëndeti pas sigurisë". (Ahmedi, Tirmidhiu dhe Nesaiu nga hadithi i Ebu Bekrit r.a.). Myslimani i lutet Allahut me këto fjalë ndërmjet dy sexhdeve (në namaz), ashtu siç është lutur edhe Pejgamberi a.s.: "Zoti im, më fal mua, më mëshiro, më jep shëndet, më udhëzo dhe më furnizo". (Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.).

(1)"Ligjëratat e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I, f. 104. (2)Pejgamberi a.s. thotë: "Edhe largimi nga rruga e asaj që i pengon kalimtarët, është sadaka (lëmoshë)". Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a. (3) "Lebër" f. mjek. Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet në lëkurë me puçrra e me leskra dhe që dalëngadalë kalb mishin dhe e bën të bjerë copa-copa. (Fjalori elektronik shpjegues, Qendra për edukim dhe përparim nismëtar, www.gjuha-shqipe.com).



Abdullah Klinaku

# Roli i Islamit në ruajtjen e identitetit kombëtar

Islami ndër Shqiptarë ka traditë disashekullore, e cila është zhvilluar pa ndërprerje që nga shekulli XV e deri në ditët tona, duke ushtruar një ndikim esencial në mbijetesën dhe në formësimin e identitetit fetar, kulturor dhe kombëtar. Duke pasur parasysh faktet historike, pushtimet e njëpasnjëshme mbi trojet shqiptare, qëllimin e lig të fqinjëve të ardhur, për asimilimin e elementeve të identitetit tonë kombëtar, na vunë para sfidash të mëdha duke rrezikuar ekzistimin tonë. Roli i Islamit në ruajtjen e identitetit kombëtar, pa përjashtuar edhe faktorët e tjerë, është i një rëndësie të veçantë dhe i argumentuar me të dhëna shkencore të ndërtuara mbi burime të sakta historike dhe arkeologjike. Ilirët-Shqiptarët para ardhjes së Perandorisë Osmane, gjegjësisht para pranimit të Islamit, ishin të krishterë – katolikë ose ortodoksë.

## EMANCIPIMI KULTUROR DHE FETAR

Në burimet e shkruara nga autorë të huaj antikë, të cilët kishin pasur kontakte me Shqiptarët, të shumtën dominon një vlerësim negativ për karakterin dhe për organizimin e tyre. Sado që në këto vlerësime kishte keqdashje të autorëve, nuk mund të përjashtohet plotësisht objektiviteti i tyre, meqë organizimi dhe rrezatimi kulturor i Ilirëve-Albanëve/Shqiptarëve në ato periudha historike ka qenë shumë inferior në raport me romakët në fillim dhe me fqinjët grekë e sllavë, më vonë. Nuk duhet injoruar as fakti se qytetet antike me rrezatim kulturor të ndjeshëm, si Butrinti, Apollonia, Durrësi, në fakt ishin koloni helene e romake dhe në to nuk ka gjurmë të shkruara në gjuhën ilire-shqipe dhe as aktivitete kulturore të dokumentuara me prejardhje ilire. Kjo është në përgjithësi gjendja e Ilirëve dhe rreziku permanent për asimilimin dhe zhdukjen e Ilirëve/Shqiptarëve. Gjallërimi dhe ngritja e vetëdijes kombëtare dhe fetare gjatë Perandorisë Osmane ishin që ruajti dhe fuqizuan identitetin tonë kombëtar në dallim nga periudha paraislame. Shqiptarët gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, me përqafimin e besimit në Një Zot, dëshmuan një vlerë të posaçme njerëzore dhe një emancipimi të lartë fetar. Duke besuar Zotin dhe duke zënë vend tek ta Shpallja Hyjnore, po zinin fill edhe emancipim kulturor e intelektual, përparimi dhe zhvillimi i jetës familjare e sociale si dhe formësimi kombëtar dhe fetar. Obligimet fetare dhe zbatimi i tyre edukonin këtë popull për durimin, përgjegjësinë dhe përkushtimin për vendin. Ngritja e vetëdijes për edukimin familjar, ngritja e respektit për prindërit, edukimi i fëmijëve, ngritja dhe emancipimi i femrës, rregullimi i marrëdhënieve bashkëshortore, familjare e farefisnore, - krijonin kushte për emancipimin e

mirëfilltë kombëtar e fetar. Duhet të ceket në këtë pikë se çështja e ngecjes së implementimit të plotë të edukimit familjar, sipas dispozitave islame, ka qenë edhe indoktrinimi i malësorëve me të drejtën zakonore-kanunin. Ndikimi i Islamit, edhe në edukimin social dhe në ngritjen e kapaciteteve të formuara, ishte i jashtëzakonshëm. Prova të identitetit të tillë do të jepeshin më vonë, pas disa shekujsh të jetës nën sundimin osman, kur ndodhi një transformim real i jetës sociale, kulturore, fetare dhe kombëtare të Shqiptarëve. Këta shembuj do të vijnë pasi të kishin kaluar gati pesë shekuj të sundimit osman, periudhë kur Shqiptarët njohën një rikonsolidim të brendshëm demografik dhe kulturor, pas shpërbërjes së gjatë nën sundimet romake, bizantine e serbe.

## AFIRMIMI I IDENTITETIT SHQIPTAR DHE ISLAM I SHQIPTARËVE

Janë themeluesit e Lidhjes së Prizrenit identifikim i një profili të ri të individit shqiptar, që kërkon realizimin e vet dhe të fateve të kolektivitetit, me anën e një angazhimi të disiplinuar dhe të menduar mirë në sfondin e komplikuar të zhvillimeve politike, diplomatike e ushtarake të kohës. Pa një profilizim të tillë, ishte e paimagjinueshme të krijohej një lëvizje indipendentiste që synonte ruajtjen dhe afirmimin e identitetit shqiptar dhe islam të shqiptarëve, në rrethimin armiqësor ballkanik, në moskuptimet tragjike të qeveritarëve osmanë dhe të gjeopolitikave antishqiptare dhe antiislame të shekullit XIX dhe të shekullit XX në Europë. Kur analizohen me kujdes biografitë dhe bëmat e personaliteteve të kësaj lëvizjeje, është e qartë se ato dëshmojnë për një emancipim të individit shqiptar në Islam, ku kishte përfituar vlera të larta organizative nga përvoja shtetërore, politike dhe fetare në Perandorinë Osmane. Falë këtij transformimi dhe kësaj vetëdijeje vepruese islame, u kultivua toleranca e brendshme shqiptare. Kjo tolerancë e brendshme mundësoi integrimin e Shqiptarëve, të cilët, edhe pse u përkisnin feve të ndryshme, realizuan një projekt unik politik dhe nacional. Ky projekt rezultoi me identifikimin e kërkesave politike dhe nacionale në vitin 1878, dhe me krijimin e shtetit shqiptar në 1912. Nga faktet historike është krejt e qartë se barrën kryesore të këtij projekti kombformues e shtetformues, përfshirë edhe pasojat në formën e gjenocidit serb në viset veriore pas Kongresit të Berlinit, dhe ndëshkimin e pushtetit turk, që erdhi si reaksion i detyrueshëm, për shkak të imponimit të diktatit të Fuqive të Mëdha të kohës, ka bartur mbi vete popullsia shqiptare myslimane dhe elita intelektuale e politike e dalë prej saj.Noel Malkolmi dallon tri grupime ose kahe politike në periudhën historike para Lidhjes së Prizrenit, që kryesisht janë të pranueshme:

- Grupimi i parë, sipas tij, ishte përpjekja e malësorëve për t'i mbrojtur ose edhe për t'i zgjeruar të drejtat e tyre tradicionale të vetëqeverisjes, përballë programit të reformave osmane; në këto reforma dëshirohej të imponohej elementi vendës, si për myslimanët, ashtu edhe për kristianët, si për malësorët, ashtu edhe për rrafshin. Këtë shtresë Kristin fon Kol (Christine von Kohl) e quan “shtresa e analfabetëve, e çifligarëve të mesëm” ;
- Grupimi i dytë synonte krijimin e një principate autonome katolike shqiptare, të cilën e përkrahu edhe monsinjor Prenk Bibë Doda. Ai nuk do të zgjidhte mjete për ta sendërtuar këtë ide, madje për këtë qëllim do të bashkëpunonte edhe me Malin e Zi. Këtë ide e ndihmoi edhe Austro-Hungaria, po edhe arbëreshët, si politikisht, ashtu edhe me armë.

## ISLAMI NDËRPREU ASIMILIMIN E SHQIPTARËVE

Mirëpo, për shkak të synimeve egoiste katolike, kjo ide dështoi. Këtë shtresë Fon Kol e quan “shtresa e prijësve fisnorë dhe sunduesve feudalë, të cilët herë janë në hasmëri ndërmjet veti, e herë në hasmëri me organet lokale” ;

- Grupimi i tretë, i cili kryesisht jetonte në mërgim, që njihej si grupi i Stambollit, ku shquheshin vëllezërit Frashëri, ishte më aktivi në mesin e tyre. Këtë shtresë Fon Kol e quan “shtresa e intelektualëve të arsimuar në Evropë apo në Turqi, që gëzonin nam dhe autoritet në Stamboll apo në Botën arabe”.

Sipas shumicës së studiuesve shqiptarë, grupimi i tretë konsiderohet flamurtar i patriotizmës shqiptare dhe ishte më i zëshmi dhe më aktivi. Ky grup do të bartte barrën kryesore në përgatitjen dhe organizimin e tubimit të njohur në Prizren më 1878. Po ashtu ajo thotë: “Lidhja e Prizrenit kishte një karakter të fortë mysliman, udhëhiqej nga myftilerët, ulematë dhe kakinjtë”.[2] Madje edhe vendi ku u mbajt Lidhja e Prizrenit, tregon një simbolikë tjetër të rolit të Islamit në ruajtjen e identetit tonë kombëtar. Shumë burime historike pohojnë me prova e fakte se Kuvendi i Lidhjes së Prizrenit është mbajtur në xhaminë “Gazi Mehmed pasha” , e njohur në popull si Bajraklia.[3]

Me këto ngjarje finalizohej formimi i kombit shqiptar dhe i shtetit shqiptar duke e ruajtur këtë popull nga asimilimi dhe duke e dalluar atë edhe me kombin edhe me fenë dhe me simbolikat e që të dyjave.

(1) Roli i Islamit në trojet shqiptare,Dr. Milazim Krasniqi.(2) Kosova një histori e shkurtër” Noel Malcolm. (3) Dimensioni islam dhe kombëtar i Lidhjes së Prizrenit më 1878 Bartl, Peter, Myslimanët shqiptarë në lëvizjen për pavarësi kombëtare (1878-1912), Dituria, 2006, Tiranë. Clayer, Nathalie, Në fillimet e nacionalizmit shqiptar-Lindja e një kombi me shumicë myslimane në Evropë, Përpjekja, Tiranë, 2009Grup autorësh, Shtresimet e identitetit kulturor shqiptar, Zëri Ynë, Prishtinë, 2003.Hasani, Ismail, Vetëdija fetare dhe kombëtare tek shqiptarët, UP, Prishtinë, 2001. Krasniqi, Milazim, E vërteta e Islamit ndër shqiptarë, Zëri Ynë, Prishtinë, 2006.




Dr. Islam Hasani

# Ligji islam dhe aplikimi i tij në bankimin modern

Feja islame, e cila u përhap në shumicën e vendeve të botës në shekujt 7 e 8, përmban ligje dhe udhëzime se ç'është e lejuar dhe ç'është e ndaluar të punohet, duke përfshirë edhe sferën e aktiviteteve ekonomike. Paraqitja e bankimit dhe financave islame prezanton një afirmim dhe përkushtim të ligjeve islame në fushën komerciale. Financat islame gjithnjë e më shumë e sfidojnë ligjin komercial konvencional, edhe pse ky i fundit ka një shtrirje më të gjerë dhe është bërë me i pranuar. Ballafaqimi apo sfida vjen në dy gjëra esenciale: e para, në supozimin se tradita komerciale moderne është më efeciente dhe superiore, dhe e dyta, se ideja shekullare e ndarjes së çështjeve komerciale nga çështjet fetare dhe e devotshmërisë janë më produktive. Ligji klasik islam ofron një komplet ligjesh mbi kontratat komerciale, të cilat janë të ndërlidhura ngushtë me bazat fetare. Me termin ligji 'klasik' nënkuptohet ligji i cili është shkruar nga dijetarët e hershëm në shekujt 8 e 9, para se të ndodhte transformimi perëndimor.[1] Aplikimi i ligjit fetar islam (Sheriatit dhe fikhut) në sektorin komercial modern, u jep një formë bankimit dhe financave islame dhe e dallon atë nga sistemi konvencional. Ligji Hyjnor në vetvete, ashtu siç është zbritur në Kuran dhe Synet, quhet Sheriat. Fjala 'sheriat' në kuptimit gjuhësor domethënë 'rrugë', Sheriati është një kornizë ligjore, në të cilën janë të rregulluara aspektet private dhe publike të jetës. Ai merret me të gjitha aspektet e jetës së përditshme, përfshirë ato politike, ekonomike, bankare, biznesore, kontraktuese, çështjet familjare dhe shoqërore. Angazhimi i njeriut për ta kuptuar këtë ligj hyjnor, quhet fikh (jurisprudencë islame) që gjuhësisht do të thotë 'të kuptuarit'. Shumë studiues nuk bëjnë dallim në mes Sheriatit dhe fikhut (jurisprudencës islame); ata mendojnë se fikhu është e vetmja rrugë valide për ta kuptuar Sheriatin. Kur përmendim në këtë punim ligjin islam dhe dallimet në opinione, kemi për qellim fikhun, gjegjësisht të kuptuarit dhe interpretimet e ndryshme të dijetarëve rreth çështjeve të fikut, dhe jo Sheriatin. Bankimi islam nuk do të gjente mundësinë kurrë që të shfaqej si një dukuri, në të cilën është shfaqur me dallime esenciale në botëkuptim dhe aplikim të metodave dhe teknikave financiare në mes të sistemit financiar islam dhe atij konvencional, sikur ligji klasik të mos e kishte autoritetin dhe prestigjin që ka rreth konceptit të këtij sistemi si tërësi. Rritja e zhvillimit të kësaj fushe, interesimi në studim dhe biznes është shtyrë nga dëshira për të mos e zëvendësuar ligjin klasik, po për ta aplikuar atë drejt duke ia përshtatur ligjit modern, pa ndryshuar asgjë nga normat e tij. Interpretimi i drejtë i ligjit të Zotit në lidhje me ligjet financiare, shpie drejt shpërblimit dhe ngritjes morale, financiare dhe shoqërore, duke i ofruar botës qartësi në superioritetin e normave islame duke qenë të përshtatshme dhe konkurrente me kohën bashkëkohore.

## PUNIMET TEORIKE NË FUSHËN E EKONOMISË DHE FINANCAVE ISLAME

Bankimi dhe financat islame, ashtu siç është thënë edhe më herët, nuk është një zbulim i shekullit 20, edhe pse bankat e para islame u paraqitën në skenë si biznese të regjistruara për ndërmarrjen e biznesit bankar në këtë shekull. Biznesi i bankimit islam bazohet në rregullat që burojnë nga Kurani dhe Syneti, prandaj paraqitja e bankave islame është shtyrë nga dëshira e myslimanëve për ta aplikuar ligjin e Sheriatit edhe në bankim e financa njësoj si në aspektet e tjera jetësore. Prandaj, sfera financiare tani për tani është fusha me risitë dhe zhvillimet më të shumta në ligjin islam në lidhje me ekonominë islame. Ka pasur shkrime teorike rreth financave islame që nga vitet 1940, përqendrimi nuk ka qenë vetëm në financa, po dhe në sistemin ekonomik në përgjithësi. Shkrimet ishin më shumë kritika ndaj sistemit ekonomik kapitalist dhe ndaj atij socialist, duke i numëruar dobësitë e të dyja sistemeve për shoqërinë si tërësi. Kritikat rreth atyre sistemeve janë vazhduar duke përmendur të mirat e një sistemi ekonomik, të bazuar në vlera islame, të cilat përfshijnë moderim në konsumim, prodhim, ndihmë ndaj të varfërve, ndalimin e shpenzimit të tepërt dhe promovimin e drejtësisë.[2] Aktivitetet ekonomike dhe shoqërore janë bazuar në ligjet hyjnore, teoria ekonomike islame në përgjithësi është zhvilluar nga hipoteza që është nxjerrë nga Sheriati në mënyrë të drejtpërdrejtë apo tërthorazi. Rregullat ekonomike duhet t'i dorëzohen testit të rregullave të përgjithshme apo maksimave legale dhe kritereve të caktuara sipas Sheriatit. Të gjithë dijetarët që i takojnë fushës së ekonomisë islame, besojnë se ekonomia, sikurse aspektet e tjera të jetës, mund dhe duhet të nxirret nga ligjet, të cilat burojnë nga burimet e Sheriatit duke i shtuar edhe interpretimin e ekspertëve të kësaj fushe, duke bërë modifikime për t'iu përshtatur nevojave të kohës.[3] Por, ka edhe të tjerë që limitojnë përfshirjen e arsyes dhe diskrecionit të njeriut, por shumica e juristëve myslimanë argumentojnë se është shumë e nevojshme për interpretimin e ligjeve dhe përdorimin e arsyes (ixhtihadit), sepse burimet kryesore islame nuk përmbajnë informata të mjaftueshme të drejtpërdrejta për ndërtimin e një sistemi ekonomik integrues, që do të ishte në gjendje të zgjidhte problemet aktuale ekonomike, posaçërisht zbulimet a inovacionet në financa. Ligji islam, kur ka të bëhet me çështjen e transaksioneve muamalat dhe marrëdhënieve njerëzore, funksionon në parimin se çdo gjë është e lejuar përderisa gjendet ndonjë argument që vërteton ndalimin. Bazuar në këtë fakt, është bërë zhvillimi dhe ndërtimi i një sistemi ekonomik që operon sipas normave islame, përfshirë këtu edhe financat. Kontribut të madh në këtë lëmë kanë dhënë juristët myslimanë, të cilët, përveç njohjes së fikut, kanë pasur njohuri edhe rreth transaksioneve ekonomike dhe kanë treguar se ç'është e lejuar të punohet, duke ofruar zgjidhje që nuk bie ndesh me ligjet e Sheriatit. Ekonomistët myslimanë dhe ekspertët e Sheriatit kanë dhënë një kontribut të madh me shkrimet e tyre rreth financave islame, në përgjithësi, dhe bankimit në veçanti, para fillimit të operimit të bankave islame. Shkrimet e para ishin vetëm një teori, në mënyrë ideale rreth strukturës dhe operimit të bankave islame dhe mundësinë e prurjes së tyre në realitet. Bankimi islam u paraqit si një sistem bankimi me produkte dhe shërbime moderne bankare në fillim të viteve 1960. Zhvillimi i institucioneve financiare islame po vazhdon dhe gjithmonë ndodhin risi në produkte dhe shërbime të ofruara nga bankat islame. Kjo dëshmon nevojën për ixhtihad, për t'iu përgjigjur nevojave dhe sfidave të kohës për myslimanët dhe konkurrencës së këtij tregu.[4] Islami nuk është rezultat i një procesi evolutiv, i cili ka rezultuar nga ndryshimet prej shoqërisë arabe në kohën paraislame, veçse është një sistem jete i zbritur nga Allahu i Madhërishëm për njerëzit, i cili i ndryshoi a modifikoi të gjitha aspektet e jetës, të cilat kishin ekzistuar deri në atë kohë. Aktivitetet e kohës paraislame, të cilat ishin në kundërshtim me mësimet islame, u anuluan dhe u zëvendësuan me të tjera dhe atyre që nuk ishin në kundërshtim, iu dha legjitimiteti dhe mbështetja. Të shtyrë nga këto forca, financat dhe bankimi islam janë sferat në të cilat ligji islam bashkëkohor është duke u zhvilluar me një shpejtësi të madhe dhe të pastër. Avancime të mëdha dhe shumë mbresëlënëse tashmë kanë ndodhur, shpejtësia dhe madhësia e këtyre aktiviteteve është në rritje të vazhdueshme. Ligji islam mbi financat ka një elasticitet dhe mund të zhvillohet edhe më shumë pasi studimet rreth produkteve bankare janë në rritje për shkak të nevojës për t'u përballur me nevojat dhe kërkesat e çdo kohe. Në përfundim, mund të themi se korniza ligjore e sistemit financiar islam është e mbështetur në ligjet të cilat dalin nga burimet kryesore të Islamit, nga të njëjtat burime pa pasur ndonjë ndryshim, por kontribut i dijetarëve të kohës moderne është kuptimi dhe zbërthimi i këtyre ligjeve për t'i bërë të aplikueshme për kohën kur jetojmë.

(1) Frank E. Vogel & Samuel L. Hayes, Islamic Law and Finance: Religion, Risk and Return (The Hague: Kluwer Law International, 1998), f. 19-22. (2) Bala Shanmungam & Nafis Alam, "Evolution of Islamic Finance: Prospects and Problems", Islamic Finance: The Challenges Ahead, edituar nga Nafis Alam and Bala Shanmungam, (Serdang: University Putra Malaysia Press, 2007) f. 4-5. (3) Farhad Nomani & Ali Rahnema, Islamic Economic System, (Kuala Lumpur: Business Information Press, 1995), f. 43-44. (4) Samir Abid Shaikh, "Islamic Banks and Financial Institutions: A Survey", Journal of Muslim Minority Affairs, vol. 17, No. 1, 1997, f. 117.




Mr. Samir B. Ahmeti

# GUAJANA

**TË DHËNA STATISTIKORE[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Guyana.
- Emri zyrtar: Guajana.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 214,999 km$^2$.
- Numri i banorëve: 772.298 (2009).
- Dendësia: 3.5 (banorë në 1 km$^2$).
- Feja: Myslimanë 9%( kryesisht sunni), të krishterë 57% (pasues të kishave të ndryshme), hindu 28%, besime të tjera 2% dhe ateistë 4%.
- Kryeqyteti: Xhorxhtaun, që konsiderohet qyteti më i madh i vendit.
- Qytete të tjera: Barima-Waini, Cuyuni-Mazaruni, Mahaica-Berbice dhe Potaro-Siparuni.
- Grupet etnike: indianë 43,4%, zezakë 30,2%, multitacialë 16,7%, vendës 9,2%, kinezë 0,2%, portugezë 0,2%, të bardhë 0,1%.
- Gjuhët kryesore: Anglishtja (gjuhë zyrtare), hindi dhe gjuhë indogjene (që fliten nëpër male).
- Njësia monetare: Dollari guajanez (1.00 GYD = 0.0037 EUR).
- Data e pavarësisë: 26 maj 1966.
- Festë kombëtare: Dita e Republikës, 23 shkurt 1970.

## POZITA GJEOGRAFIKE

Republika e Guajanës është një shtet i vogël, që bie në veri të kontinentit të Amerikës Jugore. Ky shtet, në të kaluarën, ishte i njohur me emrin Guajana Britaneze, por më 26 maj 1966 fitoi pavarësinë nga Britania e Madhe. Meqenëse Guajana shtrihet në veri të kontinentit të Amerikës Jugore, ajo nga lindja kufizohet me Surinamin me një gjatësi prej 600 km, nga perëndimi me Venezuelën në një gjatësi deri në 743 km, nga jugu dhe jugperëndimi me Brazilin, me gjatësi prej 1606 km, pra kufijtë tokësorë të saj janë të gjatë gjithsej 2949 km, kurse nga veriu kufizohet me oqeanin Atlantik, në gjatësi deri në 459 km. Guajana ka 96 aeroporte, po vetëm 10 prej tyre janë të asfaltuara dhe vetëm njëri është ndërkombëtar. Vendi posedon edhe disa porte detare, më i rëndësishmi prej të cilave është ai që gjendet në kryeqytetin e vendit, porti i Xhorxhtaunit[3]. Republika e Guajanës ka disa institucione të larta mësimore, si: Universiteti i Guajanës, Universiteti i Mjekësisë, Kolegji i Mbretëreshës së Guajanës,etj.[4].

Xhorxhtaun: Si kryeqytet i Guajanës, konsiderohet edhe qyteti më i madh i vendit. Ka 239,227 banorë (2002). Ky qytet bie në bregun e oqeanit Atlantik, në grykën e lumit Demerara. Qyteti shërben kryesisht si një qendër e shërbimeve financiare dhe administrative. Ky qytet, si një vend i vogël, filloi të ndërtohej që nga shekulli XVIII, kur ishte edhe kryeqyteti i kolonisë "Demerara" (koloni holandeze). Kur këtë qytet, në vitin 1781, e nënshtroi Britania e Madhe, atëherë koloneli britanez Robert Kingston kishte zgjedhur grykën e lumit Demerara që të ishte vendi, pozita e qytetit, që shtrihet në mes të fermave vendore. Francezët ishin të parët që e ndërtuan dhe e zhvilluan këtë qytet, e kur e nënshtruan atë, në vitin 1782, e bënë edhe kryeqytet të tyre dhe e quajtën La Nouvelle Ville ('Qyteti i Ri'). Pas marrjes së këtij qyteti, francezët vunë rregulla për përkrahjen e sektorit privat, në mënyrë që t'i mbronin nga përmbytjet e mundshme dhe zjarret eventuale, që mund të përfshinin qytetin. Rruga Barakdam qe rruga e parë që ndërtuan francezët në atë qytet.

## HISTORIA E GUAJANËS

Historia e Guajanës Franceze ishte e pashkruar për shumë shekuj para ardhjes së evropianëve të parë në këtë rajon. Banorët e parë që u vendosën në këtë vend, konsiderohet të kishin qenë amerikanët vendës, që u përkisnin fiseve të shumta, duke përfshirë edhe këto: Carib, Arawak, Algalibi, albalecor, etj.. Evropianët në këtë zonë të botës arritën vetëm pak para vitit 1500, kur Kristofor Kolombo u shfaq në brigjet e dy Amerikave dhe ishujve të tyre, dhe në vitin 1498 zbuloi tokën e Guajanës. Kjo fjalë domethënë "Toka e ujërave të shumta". Pas zbulimit të brigjeve të Guajanës nga Kristofor Kolombo

në vitin 1498, që nga vitin 1503 filluan të themeloheshin vendbanimet e para franceve në zonën Cayenne të Guajanës. Kolonizimi francez i Guajanës u rikthye gjatë shekullit XVII, përkatësisht në vitin 1626 , pas rënies së Perandorisë Portugeze,ndërsa në vitin 1643 francezët ishin në gjendje të ngrinin një koloni në Cayenne, krahas formimit të disa fermave të vogla. Mirëpo, kjo përpjekje e tyre dështoi për shkak të sulmeve të vazhdueshme nga banorët vendës, dhe pikërisht për këtë arsye francezët u detyruan ta braktisnin këtë zonë edhe një herë. Britanezët e pushtuan këtë vend në vitin 1667. Mirëpo, pas përfundimit të Traktatit të Bredas më 31 korrik të të njëjtit vit, Francës iu kthyen përsëri të gjitha ato zona. Holandezët u kthyen dhe e pushtuan këtë vend për një periudhë të shkurtër, në vitin 1676, para se ta rimerrnin francezët[6]. Pas një periudhe të sundimit francez në zonat e Guajanës, Britania nënshtroi vendin në vitin 1814, gjatë kohës së luftërave të Napoleon Bonapartës. Ndërsa në vitin 1831, Guajana u bë koloni britaneze, me emrin Guajana Britaneze. Në vitin 1834 u shënua heqja e skllavërisë aty, e cila rezultoi në rrjedhën e punëtorëve me pagesë, që vinin nga India dhe Kina për të punuar në plantacionet e kallamit të sheqerit. Në vitet gjashtëdhjetë të shekullit XIX, në tokat e Guajanës u zbulua ari. Në vitin 1952 Guajana fitoi autonomi të brendshme nga Britania e Madhe, ndërsa më datën 26 maj 1966 vendi realizoi pavarësinë e tij nga Britania e Madhe, kur ndryshoi edhe emërtimin për të marrë emrin tradicional Guajana[7].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË GUAJANË

Vendosjet e para të myslimanëve në Guajanë kishin ndodhur nga afrikanët, të cilët u sollën si skllevër nga holandezët, me qëllim të shfrytëzimit të tyre, në kohën kur holandezët e pushtuan Guajanën. Mirëpo, kjo valë e myslimanëve qe zhdukur si pasojë e keqtrajtimit dhe shthurjes sociale ndaj tyre. Kur holandezët u zëvendësuan nga britanezët si pushtues të Guajanës, ata organizuan vendosje të detyrueshme të punëtorëve indianë dhe aziatikë, që të shfrytëzoheshin në bujqësi, e në mesin e tyre ishin përfshirë shumë nga myslimanët, që kishin ruajtur besimin e tyre dhe themeluan bërthamën e parë të pakicës myslimane në Guajanë. Pastaj, numri i myslimanëve filloi të rritej dhe ata arritën të ngrinin institucione fetare për kryerjen e obligimeve fetare, dhe të hapnin objekte të përshtatshme për mësimin e rregullave të Islamit. Myslimanët filluan të ndërtonin xhami, që kur vendosën të qëndronin në Guajanë. Myslimanët në Guajanë, xhaminë e konsideruan jo vetëm vend adhurimi, po edhe vend për tubimin e muslimanëve, si të një tubimi gjysmësekret, nga frika e zemërimit të autoriteteve koloniale. Pakica myslimane në Guajanë mbeti kështu,e ballafaquar me këso sfidash deri në vitin 1860, kur autoritetet koloniale njohën disa nga të drejtat e pakicës myslimane, prej të cilave ishte e drejta e martesës sipas Sheriatit islam. Myslimanët e vendit kanë shtrirje kryesisht në kryeqytet – Xhorxhtaun – dhe rrethinat e tij, dhe aty jetojnë rreth gjysma e komunitetit mysliman. Shtrirje të komunitetit mysliman ka edhe nëpër qytete dhe fshatra të tjera të vendit, që përgjithësisht kanë të hyra të larta mujore, prandaj kanë kushte të mira jetese8.

## KLIMA

Klima në Guajanë është kryesisht tropikale dhe me temperaturë konstante, me minimalen 22 gradë Celsius dhe me maksimalen deri në 36 gradë. Përparësia kryesore e klimës në vend është shkalla relative e lagështisë, e rrallë me më pak se 80%. Në Guajanë mund të dallojmë katër stinë të viti:

1. Stina e të reshurave të shumta atmosferike, që fillon nga muaji dhjetor dhe zgjat deri në muajin shkurt.
2. Stina e verës së vogël, vetëm në muajin mars.
3. Stina e të rreshurave të shumta atmosferike, nga muaji prill e deri në muajin korrik.
4. Stina e thatësisë së gjatë, nga muaji gusht e deri në muajin dhjetor.

Në Guajanë, është e shpeshtë era nga ana lindore, po, megjithatë, uragane aty nuk kanë ndodhur[9].

## GJENDJA EKONOMIKE

Ekonomia e Guajanës bazohet në bujqësi dhe në industrinë e nxjerrjes së mineraleve, për se në vitet e fundit ka treguar rritje relative të ekonomisë së vendit. Ekonomia në Guajanë mbështetet gjithashtu dhe në eksportimin e disa mallrave, përkatësisht të sheqerit, arit, drurit dhe orizit, të cilat përfshijnë 60% të vlerës së mallrave vendore të shtetit. Mirëpo, këto prodhime në një masë të madhe ballafaqohen me motin e lig dhe me luhatjen e çmimeve në nivelin global. Prej problemeve afatgjata me të cilat ballafaqohet ekonomia e Guajanës, është mungesa e personelit të trajnuar dhe moszhvillimi i infrastrukturës, prandaj, për të realizuar rritjen e mëtejshme ekonomike në periudhën që vjen, është e domosdoshme që qeveria e këtij vendi të vazhdojë përpjekjet për të menaxhuar mirë borxhin e madh të huaj, si dhe për të tërhequr investimet e huaja, nga të cilat do të përfitonte shumë ekonomia e vendit[10]. Në Guajanë kryesisht rriten gjedhë, dele dhe zogj pulash.

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 73. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botes Islame f. 121. Logos-A, 2009, Shkup. (2) www.moheet.com (3) www.moqatel.com: Amir B. Ahmeti; f:. 121. (4) en.wikipedia.org (5) en.wikipedia.org (6) http://ar.wikipedia.org/wiki. (7) Muxhem Buldan El Alem, f:. 331. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. (8) www.islamweb.net 9) ar.wikipedia.org (10) www.moqatel.com

Nebil Fuuli

# Myslimanët e Kinës ... a po ndryshojnë diçka?

"Myslimanët e Kinës nuk ekzistojnë në këtë botë". Këtë frazë e kishte shkruar El-Emir Shkib Erslan para gjysmë shekulli duke bërë orvatje dhe duke u munduar për të hetuar dhe hulumtuar gjendjen e myslimanëve në Kinë. Sikur kjo frazë të thuhej para një shekulli ose para dy shekujsh, gjithashtu do të ishte një frazë e vërtetë dhe e saktë. Gjithashtu, nëse do ta përdorim atë në ditët e sotme, ose nesër e pasnesër, kjo do të mbetej një frazë e saktë, e cila tregon një realitet të hidhur". Këtë paragraf të tërin e ka shkruar Prof. Fehmi Huvejdi në librin e tij (Islami në Kinë) në vitin 1981. Është e vërtetë se në dekadat e fundit Kina në përgjithësi ka pësuar ndryshime, siç është e ditur, në mënyrë të gjithanshme dhe të papritur, të paktën për sa i përket kohës. Atëherë a jep ende të njëjtat përshtypje negative gjendja e myslimanëve, meqë jemi duke biseduar për myslimanët Huvej, të cilët përfaqësojnë shumicën e myslimanëve të Kinës, sikur ato të Emir Shkibit, që i pati dhënë para tetë dekadash dhe si ato të autorit Fehmi Huvejdi para tridhjetë vjetësh?

## NDRYSHIMI I VEÇANTË

Kinezët nuk pushojnë së thëni se modeli i sistemit të tyre komunist ndryshon nga sistemi komunist i Rusisë dhe i Shqipërisë (më herët, - shën.i përkthyesit), madje edhe nga sistemi i Kubës dhe i Koresë së Veriut. Sistemin kinez ata e quajnë "Sistemi i veçantë Socialist i Kinës", d.m.th. që ka ruajtur bazat e përgjithshme të ideologjisë së përmendur, duke marrë parasysh karakteristikat e shtetit kinez dhe të mjedisit ndërkombëtar e rajonal që e rrethojnë atë. Mirëpo ata nuk e mohojnë se "Socializmi i tyre i veçantë" ka qenë subjekt i zhvillimeve të rëndësishme gjatë historisë për arsye politike dhe jopolitike. Në veçanti pas ngjarjeve të përgjakshme të arenës qiellore "tjanan min" që kërkonin sistemin demokratik në vitin 1989, pas rënies së Bashkimit Sovjetik, - i cili ishte përfaqësues i parë dhe më i madhi i komunizmit- në vitin 1991, dhe pas rikthimit të Hong-Kongut –me përparësitë e tij kulturore dhe ekonomike të njohura- te shteti amë, në vitin 1997. Pra, të gjitha këto dhe ngjarje të tjera përfaqësojnë mbështetjen ndaj zhvillimit modern të Kinës në përgjithësi. Megjithatë faza e dinamizmit të sistemit komunist të Kinës para hapjes së periudhës së fundit, përfaqësonte një izolim relativ, saqë dukej se Kina ishte një shtet i sekreteve që riformohej apo përbëhej përsëri. Edhe pse nuk refuzonte të ishte bashkëpjesëmarrëse në ngjarjet botërore, ajo çështjet e saja të brendshme i formulonte brenda mureve të mbyllura, dhe për këtë veçori, mund të themi, veçohen sistemet bashkëkohore komuniste në përgjithësi. Në përgjithësi, shekulli i kaluar, me të gjitha ngjarjet që kanë ndodhur në të, i ka eliminuar muret e njohura të izolimit kinez me një formë të prerë, saqë mendimtari kinez Wu Bin këtë shekull e ka cilësuar si shekullin më të rëndësishëm në historinë kulturore të Kinës dhe të shoqërisë kineze. Dhe në histori nuk ekziston një shekull i ngjashëm ku të kenë ndodhur ndryshime të ngjashme sikur këto të shekullit të kaluar. Ndërsa një mysliman kinez, për gjendjen e shtetit të tij pas daljes nga të gjitha këto izolime historike dhe ideologjike, është shprehur kështu: "Shteti ynë është shndërruar në një shtet kapitalist në të gjitha aspektet, përveç në politikë dhe medie".

## LIBERALIZIM APO IZOLIM

Këto ndryshime që kanë ndodhur në gjendjen apo statusin e Kinës, janë shoqëruar me një zhvillim relativ edhe për pozitën e popujve dhe pakicave të popullit kinez. Sa i përket pozitës së myslimanëve në veçanti, në radhët e tyre u shfaq një aktivitet ekonomik, social, arsimor dhe kulturor, i cili para një kohe jo shumë të gjatë ishte inekzistent dhe jo i lejuar brenda kufijve të provincave të tyre. Dhe një pjesë e madhe e këtyre kuadrove u shpërndanë në kryeqytetet e Botës Islame për qëllime ekonomike dhe arsimore. Do të ishte shumë e natyrshme që në sipërfaqe të shfaqeshin probleme të cilat do ta shoqëronin këtë përparim dhe zhvillim të gjerë social e ekonomik në Kinë. Veçanërisht për sa u përket pakicave siç janë myslimanët, të cilët kanë tradita dhe rregulla fetare që përbëjnë një pjesë të veçantë të identitetit të tyre. Nga ana tjetër, këto ndryshime i ka shoqëruar një zhvillim cilësor pozitiv për sa i përket pozitës së myslimanëve në shtetin e çudirave dhe mrekullive. Problemi i myslimanëve të rinj kinezë qëndron, para së gjithash, se ata përkrahën ose mbështetën revolucionin kinez në vitet dyzet derisa fitoi, më pastaj u bënë viktima të tij, gjë që i bëri që ata të izoloheshin dhe të mbylleshin në vetveten e tyre brendapërbrenda izolimit të shtetit kinez. Kur praktikat e sistemit komunist, në tri

dekadat e fundit të shekullit njëzet, u avancuan apo u zhvilluan, ajo mbrojti me ngulm parimin e veçantë të sistemit komunist, ku shteti ka prioritet dhe kontroll mbi çdo gjë, dhe ndërhyri në sistemet apo ligjet e pronës, të lirisë së tregut dhe në një mënyrë u hap pjesërisht ndaj botës, e njerëzve u dha një liri relative fetare, veçse me kusht që të gjitha këto gjëra të mos shkaktonin ndonjë rrezik për shtetin. Sepse kushtetuta kineze, për sa i përket lirisë fetare, thekson në mënyrë decidive: "Nuk i lejohet asnjë organi shtetëror, organizate civile apo ndonjë individi që të detyrojë ndonjë qytetar të besojë apo të mos besojë në ndonjë fe, gjithashtu nuk lejohet diskriminimi i ndonjë qytetari , i cili beson në ndonjë fe apo nuk beson fare...(mirëpo) nuk i lejohet asnjë individi të bëjë aktivitete të cilat dëmtojnë rendin shoqëror apo rrezikojnë shëndetin publik, ose të cilat e pengojnë sistemin arsimor të shtetit, duke përdorur ndonjë fe".

Ky liberalizim, apo kjo hapje e re, ishte diçka tërheqëse për myslimanët e Kinës, si një pakicë historikisht në këtë shtet, që të marrin pjesë në të gjitha poret e jetës kineze. Mirëpo dyshimet në radhët e tyre lindën që në fillim për mundësinë e veprimit të shtetit kundër tyre, ashtu siç kishte ndodhur pas fitores së revolucionit kinez. Gjithashtu myslimanët nuk u akorduan rreth çështjes nëse lejohet fetarisht hyrja në partinë komuniste në pushtet, që ishte kusht për të arritur ndonjë post të rëndësishëm – siç është udhëheqja e ndonjë organizate, universiteti apo çfarëdo pozite me ndikim-, veçanërisht kur dihet se hyrja në këtë parti i obligon pjesëtarët e saj që të bëjnë disa ceremoni, rreth të cilave shfaqen disa dyshime fetare, siç janë: dhënia e betimit për besnikëri ndaj sistemit komunist, sepse çdo anëtar betohet para anëtarëve të partisë komuniste kineze se ai është i gatshëm në çdo moment që të sakrifikojë veten e tij për partinë, duke e ngritur dorën e djathtë gjatë dhënies së betimit. Gjithashtu anëtarët e partisë ulin kokat e tyre para ndonjë anëtari të vdekur apo fotografisë së tij, duke shprehur në këtë mënyrë besnikërinë dhe respektin ndaj tij. Megjithëkëtë, shumë prej myslimanëve iu bashkuan kinezëve në rrjedhat e jetës së shpejtë kineze, dhe disa prej tyre zunë pozita të larta në këtë shtet, siç ishte Hju Ling Ja, i cili zuri pozitën e kryeministrit dhe njeriut të tretë në shtet dhe i cili e përfaqësoi shtetin e vet në ceremoninë e varrimit të Presidentit të autoriteteve palestineze Jaser Arafat, në vitin 2004, dhe të mbretit saudit Fehd bin Abdulaziz, në vitin 2005. Gjithashtu prej tyre ishin edhe Esad Elkerim, Vang Zin Vi dhe Ismail Tlivaldi, anëtarë të Komitetit Qendror të Partisë Komuniste, dhe të tjerë.

Elementet e tjera të këtij problemi janë edhe ato se idetë e shumë dijetarëve myslimanë tradicionalë të Kinës nuk karakterizohen nga një hapje ndaj mendimit të të tjerëve, edhe nëse ai mendim i një myslimani ka të bëjë me ambientin apo me drejtimin juridik hanefi. Ata janë shumë të entuziazmuar dhe fanatikë ndaj drejtimit juridik hanefi dhe janë të mbyllur e të kufizuar në sistemin e tyre arsimor, duke përdorur libra të vjetër të drejtimit hanefi dhe nuk kanë ndonjë lidhje të fortë me dijetarët e viseve të tjera islame (për këtë neglizhencë janë përgjegjës të dyja palët). Ata nuk kanë diskutuar me dijetarë të viseve të tjera islame rreth çështjeve të pakicave myslimane, dhe nuk kanë shfletuar ndonjë literaturë apo studim bashkëkohore rreth këtyre çështjeve, përveç në raste të rralla. Natyrisht ata dijetarë duhet t'i arsyetojmë pjesërisht, sepse sistemi i egër i shtetit të tyre dhe ndikimi i tij i fuqishëm, i kishin bërë ata që t'i jepnin përparësi izolimit ndaj liberalizimit apo hapjes, sepse përndryshe do të ishte shumë e vështirë të mbijetonin si pakicë myslimane.

### NDRYSHIMI GJITHËPËRFSHIRËS

Thellësia e ndjenjës për këto ndryshime brenda shoqërisë kineze nga një grup kombëtar në një tjetër, është e ndryshme. Në këtë aspekt gjendja e myslimanëve kinezë ende vazhdon të mbetet më e ulët sesa është pritur prej tyre duke marrë parasysh pozitën e tyre historike në shtetin e tyre në krahasim me konfesionet apo grupet e tjera fetare. Dhe realiteti jetësor gjithherë është i hidhur në këtë aspekt, sepse ai që nuk ka mundësi të përshtatet me të, injorohet, dhe të shumtën e rasteve në forma shumë të dhimbshme. Mirëpo, ndoshta për fat të mirë të pakicës myslimane në Kinë, ky ndryshim i gjerë që ka ndodhur në këtë shtet, ka rezultuar dhe ka lënë gjurmë e ndikim kulturor, i cili atje ka përfshirë grupe të mëdha të të rinjve, të cilët janë edukuar në shtetet me shumicë myslimane e në universitetet e tyre, dhe të cilët në fakt janë ndikuar nga rrymat islame të moderuara që veprojnë në arenën ndërkombëtare, dhe kanë paraqitur një vizion pragmatik, i cili të bën të besosh se ka mundësi të bashkëpunimit me shtetin kinez dhe me sistemin e tij politik, për të përfituar nga atmosfera liberale relative në aspektin politik dhe liberalizimi i gjerë në aspektin ekonomik në këtë shtet, me qëllim të përfitimit të pakicës myslimane pa rënë ndesh me sistemet dhe ligjet shtetërore, në veçanti në aspektin ekonomik dhe atë arsimor. Kjo gjë do t'i bënte myslimanët kinezë bashkëpjesëmarrës në ndërtimin e shtetit të tyre.

### KINA E SË ARDHMES

Kjo realizohet duke e ditur se ekonomisë kineze, e cila kërkon treg për t'i thithur mallrat dhe tregtarët e saj bashkërisht, i intereson që në këtë të jenë pjesëmarrës edhe myslimanët e vendit të saj, me qëllim të bështetjes së marrëdhënieve në mes asaj dhe Botës Arabe dhe

Islame, që përfaqëson një bllok të popullatës me një nivel relativisht të lartë shpenzimi të prodhimeve me shkallë të ndryshme të cilësisë dhe çmimit. Ndryshimi që ka ndodhur në Kinë gjatë dekadave të fundit, ka qenë gjithëpërfshirës dhe nuk e ka tejkaluar (apo lënë anash) askënd brenda shtetit, dhe ndoshta nuk do ta tejkalojë (ta lërë anash) askënd gjithashtu as jashtë shtetit. Ose të përparojnë ose të mbeten të shmangur nga rrjedhat, të cilat u humbin shoqërive e shteteve dhe jo vetëm individëve, ekuilibrin dhe fuqinë për të mbijetuar. Zhvillimi islam në Kinë ka ardhur përmes tri fokuseve apo pikave kryesore:

E para: përmes ekonomisë, dhe si duket në këtë pikë janë bashkëpjesëmarrëse shumica e komuniteteve dhe grupeve etnike, dhe ndoshta ky aspekt është ai që u ka hapur dyert edhe pikave të tjera të zhvillimit.

E dyta: përmes aspektit kulturor dhe medial. Ky zhvillim u demonstrua përmes një lëvizjeje të re dhe gjithherë të avancuar për përkthimin e teksteve nga gjuha arabe në gjuhën kineze. Rëndësia e këtij përkthimi fshihet në faktin se ky veprim mendjen kineze islame e lidh me bazat e saj dhe ia ekspozon të arriturat e reja bashkëkohore.

Kohët e fundit janë përkthyar libri "Esh-Shifa bi ta'rif hukukil-Mustafa" i autorit Kadi Ijad; librat e Prof. Ahmed El-Farukij dhe disa libra të autorit të njohur Aid El-Karnij, ndërsa më herët ishte përkthyer libri i Prof. Sejjid Kutbit - "Mealim fi tarik" dhe disa libra të tjerë. Myslimanët e Kinës u angazhuan gjithashtu rreth njohurive islame edhe përmes internetit, ku kanë hapur disa web-faqe gjigante me qëllim të paraqitjes së njohurive islame për njerëzit e interesuar.

E treta: përmes aspektit arsimor. Ky zhvillim shfaqet përmes rritjes bazë të numrit të studentëve myslimanë nëpër universitetet vendore dhe të atyre që janë dërguar për studime jashtë vendit, si dhe përmes pjesëmarrjes së tyre nëpër këshillat mësimorë të universiteteve. Myslimanët kinezë gjithashtu u interesuan për ta mësuar gjuhën e nënës (Gjuhën Han), e cila për një kohë ishte shpërfillur nga ana e tyre.

E tëra kjo ishte bërë në përputhje me sistemet arsimore të universiteteve në të cilat kishin studiuar shumica e studentëve myslimanë kinezë, siç janë: Universiteti i Ez'herit, Universiteti Botëror Islam i Islamabadit dhe Universiteti Islam i Medinës së ndritshme. Dhe ndoshta kjo frymë është ajo që e ka shpëtuar lëvizjen e përkthimit të teksteve, e cila u cek më herët, nga devijimet, siç kishte ndodhur në shtetet e tjera, sikur është Indonezia, për shembull, ku shumë ide dhe mendime janë përzier e janë përhapur duke menduar se ato janë ide dhe mendime islame, kurse në të vërtetë ato nuk janë ashtu [Kjo ka ndodhur për shkak të përkthimit të teksteve nga njerëz jokompetentë, të cilët realisht nuk e kanë njohur gjuhën arabe sa duhet. Përkthyesi].Me këtë rast nuk mund të lëmë pa përmendur kontributin e shtetit dhe organizatave të Pakistanit karshi myslimanëve kinezë si rezultat i marrëdhënieve të mira ndërshtetërore. Këto marrëdhënie miqësore kishin filluar që nga vitet tetëdhjetë, atëherë kur ish-kryetari i Pakistanit, Muhamed Dijaulhak, u takua me delegacionin e Organizatës Islame Kineze në Islamabad, një takim që ishte pasuar me veprime të tjera me qëllim të ofrimit të shërbimit ndaj myslimanëve të Kinës.

## KONKURRENCA NDAJ KINËS

Atje ekziston një konkurrencë e fuqishme në mes Islamit dhe Krishterimit ndaj Kinës së ardhshme, gjë që nuk fshihet para atij që ndjek situatën nga afër. Kjo për shkak se sistemi komunist ka krijuar një zbrazëti fetare në radhët e shumicës së njerëzve, të cilët janë pjesëtarë të feve pagane, siç janë: Konfuçionizmi, Taoizmi dhe Budizmi, prandaj kjo i ka hapur rrugët si për myslimanët, ashtu edhe për të krishterët, me qëllim që ta mbulojnë këtë zbrazëti. Ekzistojnë disa faktorë pozitivë që mbështesin të dy grupet apo të dy pretendentët, konkurrentë në arenën e gjerë kineze. Nga aspektet pozitive të gjendjes së të krishterëve atje, është se shpërndarja e tyre dhe natyra e shfaqjes së tyre në Kinë nuk u mundëson atyre shkëputjen nga trungu shtetëror. Ndërsa pozita e myslimanëve është se, kur ata hasin në trysni dhe presion nga politika, kanë mundësi të bëjnë ndonjë kryengritje ndaj shtetit për arsye se shtrirja e tyre gjeografike u mundëson atyre një gjë të tillë. Të krishterët e Kinës gjithashtu hasin në mbështetje të fuqishme financiare që vjen nga kishat e Perëndimit, veçanërisht nga Vatikani; gjithashtu ata hasin në mbështetje politike edhe nga shtetet perëndimore, të cilat janë të interesuara për mbrojtjen e të drejtave të njeriut. Shumica e të krishterëve atje janë të lidhur me kolonizimin, ose përfaqësojnë ndonjë interes perëndimor, i cili shtetit kinez i ka shkaktuar realisht shumë fatkeqësi. Sa kohë që myslimanët kinezë nuk janë të huaj për atë shtet, ashtu siç janë të krishterët, sepse prania e tyre në atë shtet është më e hershme historikisht. Islami në Kinë është i pranishëm ose daton që prej disa shekujsh. Myslimanët atje kanë marrë pjesë në mbrojtjen e Kinës dhe në pavarësimin e saj përkrah komuniteteve të tjera. Ata gjithashtu nuk përfaqësojnë zgjerim të ideve apo pikëpamjeve të vendeve të urryera për Kinën, siç është rasti me të krishterët dhe perëndimorët. Duke pasur në konsideratë të gjitha këto që u cekën, aktiviteti dhe misionarizmi i të krishterëve, për çdo vit arrin të anëtarësojë në radhët e veta me mijëra pjesëtarë, kurse në Islam hyjnë vetëm me qindra pjesëtarë. Dhe fituesi i kësaj gare ndaj Kinës, ndoshta do të dihet pas gjysmë shekulli prej tash.

Burimi : www.aljazeera.net, 29/9/2010, nga Gj. arabe Vedat Shabani



# KULTURORE

Dr. Aid El-Karni

# Mesazhi i paqes

## Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, Islami i një njeriu është më i dashur për mua sesa mbytja e një mijë pabesimtarëve

Muhamedi a.s. është dërguar mëshirë për mbarë botët, ishte shembull unikat në falje, tolerancë, durim të mirë, përmbajtje të hidhërimit, si dhe model i moralit të lartë, saqë disa prej shokëve i propozuan që të vritej Abdulah Ibn Ubejj ibn Seluli, kreu i hipokritëve, i cili i thuri të gjitha kurthet kundër Islamit dhe të Dërguarit a.s. fisnik-Muhamedit a.s., por i Dërguari nuk tha tjetër përveç : "Jo, sepse njerëzit do të thonë se Muhamedi po i vraka shokët e tij". Vashij ibn Harbi mbyti axhën e tij, Hamza

ibn Abdul Mutalibin-zotërinë e dëshmorëve-shehidëve deri në Ditën e Gjykimit, i cili kishte epitetitn "Luani i Allahut në tokën e Tij", e mbyti poshtërsisht dhe tinëzisht në ditën e Betejës së Uhudit, pasi Hamza kishe treguar tërë ato trimëri në luftën kundër politeistëve, ndërsa i Dërguari i Allahut u ndal pranë kufomës së tij, i mërzitur e i pikëlluar, dhe tha:"Pasha Allahun, nuk do të bie asnjëherë në situatë më nervoze sesa jam tash"! Më vonë Vahshij ibn Harbi e pranoi Islamin dhe u përvodh në delegacionin e Taifit, kur ata kishin shkuar tek i Dërguari a.s., Ashabët i thanë: Ky është Vahshiji, o i Dërguar i Allahut, që e vrau axhën tënd-Hamzën, a ta mbysim ne?"E ai i pyeti :"A ka ardhur si mysliman (a e ka pranuar Islamin)?" I thanë: Po, e ai ua ktheu: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, Islami i një burri është më i dashur për mua sesa mbytja e një mijë pabesimtarëve". E pranoi Islamin e tij dhe ia fali, ky është një rrëfim që është transmetuar në sire- histori nga Tirmidhiu.

Transmeton Taberiu në Tefsirin e tij të ajetit kuranor: " O ju që besuat, kur marshoni në rrugën e All-llahut (për në luftë), të jeni të matur (të mos nguteni), e mos i thoni atij që ju shpreh selamin (besimin): "Nuk je besimtar!", duke kërkuar me të mjet (mall) të jetës së kësaj bote, sepse te All-llahu janë begatitë e mëdha. Ashtu (jobesimtarë) ishit edhe ju më parë, e All-llahu ju dhuroi (besimin), pra sqaroni mirë! All-llahu e di në hollësi çka veproni ".(En-Nisa: 94

I Dërguari i Allahut dërgoi një ekspeditë që të luftonin kundër idhujtarëve, e në atë ekspeditë ishte një burrë që quhej Muhal-im ibn Sa'b ibn Xhuthame. Aty pranë ashabëve e kaloi një njeri e, kur i vërejti ata, e deklaroi Islamin dhe tha: Es-selamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu"! (Paqja mëshira dhe begatia e Zotit qofshin për ju), por ai me myslimanët kishte armiqësi dhe urrejtje qysh nga koha e injorancës. Aty u ngrit Muhal-limi me shpatë në dorë dhe e mbyti atë e tha: "Ky e pranoi Islamin dhe na përshëndeti ne me selam nga frika që të mos vritej". Kur u informua i Dërguari i Allahut a.s.,. për këtë rast, u mllefos dhe hidhërua tej mase, por edhe u pikëllua.Thotë Abdullah ibn Umeri r.a.: "Pasha Allahun asnjëherë nuk e kam parë të Dërguarin e Allahut më të hidhëruar dhe më të pikëlluar sesa atë ditë". Muhal-limi –vrasësi i atij njeriu, shkoi te i Dërguari a.s., u ul pranë tij dhe i tha: "Lute Zotin që të më falë, o i Dërguari i Allahut".Ndërkaq i Dërguari a.s., i ngriti duart, i hidhëruar, dhe tha :"O Zot, mos ia fal mëkatin Muhal-limit" dhe e përsëriti tri herë. Muhal-limi u ngrit duke i fshirë lotët me skajin e rrobës së tij e më pastaj u sëmur dhe vdiq pas disa ditësh. Ashabët shkuan për ta varrosur, por, sa herë që donin ta lëshonin në një varr, nuk e pranonte toka, e hidhte jashtë... E, kur u informua i Dërguari a.s., për këtë, tha: "Toka vërtet pranon njerëz edhe më të këqij se ky, por Zoti deshi që t'ju jepte mësim juve".

I Dërguari a.s., e dërgoi Halid ibn Velidin tek fisi Benu Huzejme, ata një herë e luftuan, po pastaj disa prej tyre pranuan Islamin, dhe filluan të thoshin: "Ne u konvertuam, ne u konvertuam", d.m.th. e pranuam Islamin, por Halid ibn Velidi nuk e kuptoi qëllimin e tyre me ato fjalë dhe urdhëroi që të vriteshin. E kur u informua i Dërguari i Allahut . për këtë ngjarje , u ngrit në këmbë, u drejtua nga Kibleja, i ngriti duart lart dhe tha: "O Zot, unë jam i pafajshëm për atë që bëri Halidi" dhe këtë e përsëriti dy herë…(Buhariu).Muhamedi a.s., dërgoi po ashtu Usame ibn Zejdin, që të luftonte kundër pabesimtarëve, e ndërkohë, kur e zuri njërin prej idhujtarëve që kishte mbytur shumë myslimanë, ngriti shpatën për t'i prerë kokën, po ai tha: "Dëshmoj se s'ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s., është rob dhe i dërguar i Tij", po, megjithatë Usame e mbyti. E kur dëgjoi i Dërguari a.s., u mllefos dhe u hidhërua shumë, e kur i shkoi atij Usame, i bërtiti e i tha: "A e mbyte pasi dëshmoi se s'ka zot përveç Allahut"?. Usame iu përgjigj : "Ai e bëri këtë për të shpëtuar nga mbytja", po i Dërguari a.s.,. i tha: "Kush do të të ndihmojë ty kur kjo fjalë do të flitet kundër teje Ditën e Kiametit"? ( Muslimi)

## TË NDALEN PËR VETËLLOGARI

Kur i Dërguari i Allahut dërgoi Ali ibn Ebi Talibin tek çifutët, dhe kur vërejti vendosmërinë e këmbëngulësinë e Aliut r.a. që t'i luftonte ata në Hajber, i tha: "Thirri ata në fjalën e dëshmisë se s'ka zot përveç Allahut, dhe se unë jam i Dërguari i Tij, pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im që ta udhëzojë Allahu nëpërmes teje një njeri, është më mirë për ty sesa t'i posedosh devetë e kuqe".

Do të dëshiroja dhe kam shpresë që Ymeti islam t'i lexojë-studiojë mirë këto tekste dhe të ndalet në to gjatë, por do të dëshiroja që edhe ata që nxitojnë në vrasje, dhe ata që janë të etur për gjakderdhje, të ndalen për vetëllogari, frikë , druajtje dhe vigjilencë për mbikëqyrjen e Allahut të Lartmadhërishëm, e të mos fillojnë me interpretime dhe arsyetime të pabaza e alternative si dhe me elaborime të ndryshme, e të vrasin shpirtra të pafajshëm, njerëz me të cilët është lidhur marrëveshje dhe u është dhënë siguri që të jetojnë në mesin tonë, të kenë kujdes për fëmijët, të moshuarit, gratë dhe njerëzit e pafuqishëm; do të dëshiroja sikur arma të mos ngrihet ndaj askujt tjetër përveç ndaj armikut pushtues, uzurpues, që përdhos gjakun, nderin, marrëveshjet dhe konventat ndërkombëtare; do të shpresoja sikur ne të sillnim siguri , garanci, paqe e rehati për tërë botën, në mënyrë që të hyjnë në fenë e Allahut grupe-grupe".

Përktheu: Driton Arifi, nga www.aawsat.com 23.11.2010. nr 11683

Behxhet Jashari

# Pirromanëve nuk duhet t'u ngrihen buste, ata meritojnë të shporren nga historia

Para disa ditësh në lokalet e komunës Çair të Shkupit u promovuan katër librat e historianit shqiptar Mr. Skender Asani. Dy prej tyre kishin të bënin me Shkupin: "Bibliografia për Shkupin" dhe "Shqiptarët e Shkupit ndër shekuj". Pa dyshim, librat paraqesin një studim profesional për çështjen shqiptare; aty autori me mjaft mjeshtëri e shkathtësi shkencore shpalos faktet historike, të cilat deri në një të kaluar të afërt nuk ishte e mundur të publikoheshin. Në qendër të vëmendjes së këtyre dy librave janë Shqiptarët e Shkupit dhe aktivitetet për rilindjen kombëtare. Sidoqoftë, falë angazhimit dhe guximit intelektual, kohët e fundit publikohen vepra me dëshmi dhe argumente autentike, që kanë të bëjnë me çështjen shqiptare...Mirëpo, për fat të keq, ndonjëherë verbërohemi dhe mundohemi t'i përcjellim disa gjëra në mënyrë të verbër. Në këtë rast verbëria ka të bëje pikërisht me Shkupin. Nuk e kam fjalën për "Shkupin 2014" të Gruevskit, po për "Shkupin 1689" të Pjetër Bogdanit!

Të filloj me radhë: Është e vërtetë se botës së qytetëruar asnjëherë nuk i ikin nga sytë e së vërtetës ata që, gjatë periudhës së tyre si veprimtarë, shkrimtarë ose politikanë, u treguan intolerantë, falsifikatorë ose shkatërrimtarë, madje edhe nëse në bagazhin e veprave të tyre kanë ndonjë të mirë... Sipas ligjeve dhe parimeve morale qytetëruese, ai që shkakton dëm, shkatërron ose djeg, duhet ndëshkuar, dhe assesi të mos dekorohet ose shpallet hero. Madje, ata që u vënë zjarr objekteve ose vendbanimeve - siç i quan bota piromanët - duhet të shporren nga historia. Për fat të keq, me ne Shqiptarët ndodh një fenomen i paparë në historinë e popujve të qytetëruar, sepse, siç mund të vërejmë, në shoqërinë shqiptare ka prej atyre që mundohen t'u ngrenë buste jo vetëm heronjve të vërtetë e meritorë, por ndonjëherë edhe verbërohen aq shumë, saqë ngrenë buste edhe për ata që me një pjesë të veprimtarisë së tyre u dalluan si intolerantë dhe shkatërrimtarë, madje edhe si piromanë, siç është edhe Pjetër Bogdani.

## KUSH ISHTE BOGDANI?

Në historiografinë italiane dhe atë shqiptare, Pjetër Bogdani njihet si prozator, teolog dhe filozof. Pas përfundimit të studimeve në Loreto dhe në Padovë të Italisë, ai shugurohet prift dhe më vonë shkon në Romë, ku edhe doktoron. Punoi si ipeshkëv i Shkodrës për afro 21 vjet. Nën mbikëqyrjen e tij ishte edhe arqipeshkëvia e Tivarit. Pas një kohe, Vatikani e kishte emëruar "arqipeshkëv të Shkupit dhe administrator të gjithë mbretërisë së Serbisë" (Archepiscopo Scoporom ac totivs regni Serviae administratore).[1]

Bogdani vdiq nga murtaja në dhjetor të vitit 1689. Pjetër Bogdani kishte marrëdhënie mjaft të mira me Romën dhe Vjenën, e cila me mish e me shpirt angazhohej për një kryengritje kundër "okupatorit osman". Ndoshta ai nuk e dinte se, para se të vinin osmanët në Ballkan, e po kështu edhe në Shqipërinë etnike, osmanët turq këto vise shqiptare i gjetën të copëtuara dhe të okupuara nga joshqiptarët, të cilët orvateshin për asimilimin e tyre të plotë. Siç tregoi historia më vonë, osmanët kishin bërë bashkimin e trojeve shqiptare, madje ata edhe ndërprenë procesin e asimilimit në sllav, grekë, etj...Më datën 25.06.1675 Bogdani i dërgonte një letër Kuvendit të Propagandës - Propaganda Fide-së (Vatikan), nga e cila kërkoi që të botohej vepra e tij.

## ÇFARË ISHTE DHE Ç'PËRFAQËSONTE PROPAGANDA FIDE-NË?!

Propaganda Fide u themelua në fillim të shekullit XVII, në vitin 1622, nga Papa Gërguri XV dhe ishte një organizatë brendakishtare që orvatej për përhapjen e katolicizmit me dhunë në ato vise ku përhapja e besimeve të tjera kishte marrë hov, siç ishte rasti me fenë islame në Ballkan. Në këtë propagandë të krishterë, me mish e shpirt u aktivizua edhe Pjetër Bogdani/ Pietro Bogdano/. Aktiviteti i Pjetër Bogdanit për qëllimet e Propaganda Fide-së, u vërejt qartë edhe gjatë aventurës së tij kishtare masakruese në vitin 1689, kur ai mori pjesë në gjenocidin kundër popullatës myslimane shqiptare që jetonte në trojet e saj etnike shqiptare. Sidoqoftë, për Pjetër Bogdanin thuhet se ka qenë nga ata që kanë vend qendror në gjithë letërsinë e vjetër shqiptare, sidomos si prozatori më i madh i saj, por njëkohësisht edhe si poet, filozof, shkencëtar e teolog. Në historiografinë shqiptare Pjetër Bogdani është i njohur për veprën e tij "Çeta e profetëve" (ku në më shumë vende ofendon jo të krishterët). Ai në këtë vepër shpreh arrogancën kundër myslimanëve dhe profetit të Islamit - Muhamedit (a.s.), si dhe ndaj kulturës islame në përgjithësi.

Në "Çeta e profetëve", në mes të tjerash, ai shkroi: "Andaj turqit dhe hebrenjtë, duke ndjekur gjurmët e Ismaelit e të Ezaut, nuk zunë besë Jezu Krishtit, të vërtetit Mesi, por ndoqën idhujt: Muhametin, Surullahin e Talmudin. Duhet ditur se këta krerë të të gjitha të këqijve,

Muhameti, Surullahi e Talmudi, po sikur që shtinë themel një ligji të lirë, pa udhë e pa arsye, plot me fëlliqësi, ashtu edhe i kanë marrë prapa njerëzit e paudhë e pa ndonjë nder në vete, që janë arabët, tatarët e turqit, që janë dhënë pas lakmive të kësaj jete, fëlliqësive e shtazërive, e pasi ishte Muhameti bari i deveve dhe i pelave duke u ngjitur me gjithë to. Nuk është pra çudi që njerëzve të kësaj dore të mos u pëlqejë feja e vërtetë e Krishtit, as pastërtia e madhe e saj"[2].Dorën në zemër, këtu nuk ka asnjë germë që i përket realitetit historik, dhe as atij teologjik islam, kurse për atë shkencor, as që mund të flitet. Këtu vërehet qartë intoleranca fetare dhe anti-semitizmi, sepse, thjesht, ai (Bogdani) si myslimanët, ashtu edhe hebrenjtë, i quan ndjekës të idhujve, gjë që aspak nuk është e vërtetë. Ai pa KURRFARË DITURIE (pra, ishte injorant në këtë sferë) flet rreth qëndrimit islam që ka ndaj Jezusit (Isait a.s.). Ai mundohet të tregojë për ndonjë papastërti fantazmash, që nuk kishin të bënin aspak me realitetin, sepse dihet mirë se çfarë është qëndrimi islam ndaj pastërtisë etj..

- Pse Pjetër Bogdani nuk kishte shkruar për Evropën e krishterë mesjetare, ku Kisha kishte paraparë që sa më gjatë të mos pastrohej besimtari i krishterë, aq më i devotshëm do të bëhej tek Zoti?

- Pse kishte fshehur dëshmitë dhe qëndrimin islam ndaj shkencës dhe shkencëtarëve?

- Pasi konsiderohej teolog dhe filozof i shquar i shek. XVII, atëherë a nuk kishte pasur njohuri për zgjerimin e mjaft lëmenjve shkencorë që u përhapën në Spanjën myslimane, ku dominoi kultura dhe qytetërimi islam?

- Pse ai nuk kishte shkruar për qëndrimin e Kishës ndaj shkencëtarëve mesjetarë, siç ishte gjykimi me vdekje i Sigerit të Brabandit (përfaqësuesit më të njohur francez të mësimeve të averoizmit), i cili me vendimin e Gjyqit të Inkuizicionit, në vitin 1277, në Paris u gjykua me vdekje; i Miguell Servetos, të cilin në vitin 1553 Inkuizicioni e dogji të gjallë në stivë; i Luçilio Vaninit, reformist dhe filozof i njohur italian, i cili, për shkak të mendimeve të tij të lira në vitin 1619, nga ana e Inkuizicionit u gjykua me prerjen e gjuhës, etj. etj..

## PSE PËR KËTO GJËRA NUK SHKROI BOGDANI NË VEPRËN E TIJ?

Ai me urrejtje të plotë ofendoi myslimanët dhe Muhammedin (a.s.) duke thënë:

"... Muhameti në asnjë mënyrë nuk mund të jetë dhe s'duhet thënë profet, siç e mbajnë turqit. E ndoshta do të ketë kallëzuar ndonjë gjë dhe parashikuar si hamendje ndonjë të vërtetë: nuk duhet pra për t'u çuditur duke u gjetur se djalli herë flet të vërtetën për gojë të profetëve të vet rrenacakë..."[3].Përmes teksteve të tij kuptojmë se Bogdanin e kishin penguar mjaft Islami dhe myslimanët, prandaj i quan ata "infedelta orientale", por, për çudi, atë nuk e kishte penguar Serbia, që në periudhën kohore të shek. XII-XIV kishte pushtuar mbi gjysmën e tokave shqiptare [4]. Po qe se orvatemi të bëjmë një krahasim ndërmjet veprës "Çeta e profetëve" dhe "Vargjeve satanike" të Salman Rushdiut, do të vërejmë se dallimi qëndron vetëm në faktin se Salman Rushdiu shkroi dhe ofendoi në gjuhën angleze, kurse Pjetër Bogdani trilloi dhe fyeu në gjuhën shqipe. Madje, kjo e fundit është dy herë vetëvrasëse, sepse "rilindësi" Pjetër Bogdani ofendoi rëndë fenë e bashkëkombësve të tij. Për sa u përket aktiviteteve të Bogdanit në rrafshin politik-diplomatik, do të duhej të theksojmë të vërtetën historike, gjegjësisht injorimin e tij të emrit të Shqiptarëve në trojet e Kosovës. Territorin e Kosovës ai nuk e quante as Iliri, as Dardani, as Kosovë, dhe as Shqipëri por ai (Kosovën) e quante 'Mbretëri e Serbisë', ndërsa veten e quante 'administrator i gjithë Mbretërisë së Serbisë'. Në atë kohë, edhe pse njihej emri shqiptar, ai veten e tij e quante "Pjetër Bogdan Maqedonasi" (Petro Bogdano Macedone)[5]. Ndër aktivitetet e tij do të veçojmë faktin se Pjetër Bogdani në faqet e historisë njihet edhe si PIROMAN - ai ishte edhe pjesëmarrës dhe organizator i djegies së disa vendbanimeve shqiptare... Ai në vitin 1689, në miqësi me priftin malazias Arsenije Çarnojeviç, realizuan një marrëveshje me ushtrinë austro-hungareze, pikërisht me komandantin austriak Nikolo Pikolomini, me qëllim që t'i sulmonin turqit. Mirëpo, në atë aventurë kundër turqve, ata dogjën një numër të madh vendbanimesh shqiptare myslimane, siç ishin Shkupi, Prizreni, Prishtina etj.. Në këtë gjenocid ndaj popullatës myslimane, të cilët pothuajse rreth 80% ishin shqiptarë, rolin kryesor e kishte Bogdani. Pas kësaj masakre, shumë shqiptarë që kishin qenë pjesëmarrës në ushtrinë austriake, e nën ndikimin e krishterë katolik të Pjetër Bogdanit, së bashku me priftin Arsenije, ikën nga kundërsulmi i ushtrisë osmane. Shqiptarët që kishin ikur në Itali, për një kohë të shkurtër u asimiluan. Është me rëndësi të thuhet se Nikolo Pikolomini, pasi që kishte djegur edhe Shkupin, kishte dalë në periferi të qytetit - në malin Vodno të Shkupit - prej nga kishte shikuar tymin dhe flakën e qytetit. Por, duke u kthyer përmes grykës së Kaçanikut, Pikolomini ishte sëmurur rëndë nga murtaja dhe kishte vdekur. Fatin e njëjtë, disa javë më vonë, pati edhe Pjetër Bogdani. Shikuar nga aspekti historik, Shkupi ka përjetuar disa tragjedi, si tërmete, vërshime, djegie etj.. Nga të gjitha këto tragjedi, djegia e këtij qyteti shqiptar ka qenë nga më tragjiket. Pra, piromanët Pjetër, Çarnojeviq dhe Pikolomini, Shkupit dhe arkitekturës së tij i dhanë një goditje të fortë antiqytetëruese.

Historiani shqiptar Hysamedin Ferraj, në librin e tij "Skicë e mendimit politik shqiptar", në f. 58 thotë: "Kosova si rajoni më i zhvilluar i Shqipërisë etnike dhe i Ballkanit, u shkatërrua plotësisht nga luftërat e Austro-Hungarisë, Serbisë dhe në aleancë me ta të forcave shqiptare-katolike të udhëhequra nga Pjetër Bogdani kundër Perandorisë Osmane, që pikërisht u zhvilluan në këtë rajon"[6].

## MINIMIZIMI I FIGURAVE SHQIPTARE ISLAME

Gjithashtu, me qëllim të minimizimit të një vargu figurash të tjera shqiptare, siç ishin Sami dhe Naim Frashëri, Nezim Frekulla, Hoxhë Tahsini, Ibrahim Dalliu, etj., imponohen personalitete që, sipas fakteve historike, dalin ose si të dyshimtë ose si shkatërrimtarë... Po ashtu është i njohur edhe fakti se "krijimtaria letrare shqiptare e proveniencës islame... në historinë e letërsisë shqiptare, nuk ka gëzuar gjykim të drejtë dhe adekuat me gjykimin që i është bërë letërsisë shqipe të proveniencës së krishterë". [7] Kjo është bërë me qëllim që të minimizohen personalitetet shqiptare myslimane, që kontribuuan në zhvillimin e kulturës shqiptare, veprat e të cilëve janë konsideruar si të huaja. Prandaj është me vend pyetja: Nëse është menduar se krijimtaria e proveniencës myslimane shqiptare është pjellë e pushtuesit të huaj, pjellë e kujt ishte kultivimi i letërsisë shqiptare të proveniencës së krishterë, e shkruar me alfabetin grek e latin? Meqenëse, sipas ndonjë logjike, u dashka të ndahet identiteti fetar nga ai kombëtar, atëherë shtrohen disa pyetje logjike: Nëse nuk duhet të ndodhë kjo përzierje, atëherë pse në disa raste përzihen aq shumë? Pse, p.sh., "Meshari" i Gjon Buzukut dhe veprat e autorëve, si Pjetër Budi e Pjetër Bogdani, konsiderohen vepra kombëtare, kur janë tërësisht vepra fetare, madje me plot urrejtje kundër myslimanëve, kësodore edhe kundër bashkëkombësve të tyre shqiptarë, siç është rasti me "Çetën..." e Bogdanit? Pse ndonjë aktivist(e) ose humanist(e) me angazhimin tërësisht fetar, të trajtohet si simbol kombëtar?




E vërteta është se në këto çështje përdoren kute të dyfishta. Kur është fjala për veprimtarë dhe intelektualë të proveniencës krishtere, pa asnjë hamendje pranohet se veprimtaria fetare është veprimtari kombëtare, madje pavarësisht nga rezultatet që ka prodhuar për kulturën, shtetin dhe kombin shqiptar. Si argument i kuteve të dyfishta, mund të kujtohet me këtë rast vetëm trajtimi i poetit alamiadist shqiptar Nezim Frakulla. Poezia e tij është e shkruar shqip, ka tema dhe motive laike dhe ka tone kritike ndaj sundimit osman. Nezimi madje ka vdekur në burgjet osmane, por deri më sot ai nuk është trajtuar me asnjë fjalë si poet kombëtar. Në gjykimet shkencore të këtyre deformimeve që u janë bërë vlerave tona kulturore dhe kombëtare, nuk ka vend për politikat ditore të partive. Për të qenë tragjedia edhe më e madhe – për sa i përket Bogdanit - pushtetmbajtësit aktualë në Republikën e Maqedonisë, me plot vullnet, propozojnë dhe vendosin që pikërisht në këtë qytet të vendoset edhe një bust i këtij personi, pra i Pjetër Bogdanit, i cili asnjëherë dhe askund nuk dëshmoi dashuri për popullin shqiptar, madje shkroi dhe një vepër fyese për të gjitha fetë dhe ritet e tjera, përveç Krishterimit.

## AI MË SHUMË NJIHET SI TEOLOG INTOLERANT SE SI TEOLOG HUMANIST

Po qe se në aspektin shkencor-historik merren parasysh këto të vërteta historike, që kanë të bëjnë me "aktivitetin" edhe të Pjetër Bogdanit, atëherë do të shohim se sa meriton për t'iu ngritur një bust, madje pikërisht në qytetin shqiptar që dogji ai, sepse thjesht, sipas veprës së tij "Çeta e profetëve", ai më shumë njihet si teolog intolerant se si teolog humanist e rilindës. Piromanëve askush në histori nuk u ka ngritur buste. Këtë e bëjnë vetëm disa shqiptarë tanë, të cilët me vete e bartin ende frymën marksisto-leniniste dhe që janë të mbushur me myslimanofobi. Pse të mos vendosen buste të rilindësve dhe intelektualëve të mirënjohur shqiptarë, si Ibrahim Dalliu, Vehbi Dibra, Hoxhë Tahsini, Rexhep Voka etj., të cilët asnjëherë nuk ditën të ofendonin apo të shprehnin urrejtje ndaj pjesëtarëve të religjioneve të tjera, siç bëri Bogdani "ynë"!?

(1)Bogdani, Pjetër, "Çeta e Profetëve", shkalla II, ligjërata III, paragrafi 3, Prishtinë, 1990. f. 60-61). (2) ("Çeta e Profetëve", shkalla II, ligjërata III, paragrafi 3, f. 229, Prishtinë, 1990. (3) ("Çeta e Profetëve", shkalla II, ligjërata I, paragrafi 4, f. 269) (4) (Ibrahimi, Nexhat, "Islami në trojet Iliro-shqiptare gjatë shekujve", Logos/A-Shkup, 1999, f. 98-99). (5) (Ibrahimi, Nexhat, "Islami në trojet Iliro-shqiptare gjatë shekujve", Logos/A-Shkup, 1999, f. 108-110. (6) (Ferraj, Hysamedin, "Skicë e mendimit politik shqiptar", Logos/A, Shkup, 1999, f. 58). (7) Pirraku, Muhamed, "Kultura kombëtare shqiptare deri në lidhjen e Prizrenit", Prishtinë, 1989, f. 112).



Agim Ali

# Xhamia e Saraçhanës në Prizren

Xhamia e Saraçhanës është ndërtuar në vitin 1534 nga Kukli beu. Ajo gjendet në pjesën e vjetër urbane të qytetit të Prizrenit, prapa postës, në rrugën "Sheshi i Lidhjes" sipas Planit Zhvillimor Urban të vitit 2003[1]. Xhamia i takon stilit islamo-kosovar, e formësuar si xhami njëhapësinore me kupolë. Ka formë katrore, e konstruktuar me sistem masiv nga materialet e gurit. Xhamia ka dy mihrabë, njërin në hapësirën e faljeve, kurse tjetrin në hajat. Është mbuluar me kupolën që ngrihet nga pandantife, kurse jashtë kupola është e koncipuar me një tambur tetëkëndor dhe e mbuluar me tjegulla me lugje. Në anën veriperëndimore ngrihet minarja e xhamisë. Xhamia ka pasur hajat, por i është hequr në vitin 1964. Është shpallur monument në vitin 1970, me vendimin numër 1299, nga Enti i Urbanizmit dhe Mbrojtjes së Përmendoreve Kulturore dhe Bukurive Natyrore të Prizrenit.

### NDËRTUESI I XHAMISË SË SARAÇHANËS – KUKLI BEU

Për Kukli beun ekzistojnë të dhëna shumë kontradiktore. Ai konsiderohet si pushtues dhe njeri mizor, ose edhe si paqedashës dhe njeri i urtë e i mençur. Autor të ndryshëm atë e konsiderojnë si njërin nga personalitetet më të dalluara islame në Kosovë. Ai, sipas disa të dhënave tërthore[2], konsiderohet si sanxhakbej i Prizrenit, por dëshmi të sundimit të tij vërehen jo vetëm në Prizren po edhe në Opojë. Madje ai konsiderohet edhe si spahi i Opojës[3]. Nga monumentet e tjera të rëndësishme që lidhen me emrin e Kukli beut e të cilat i kemi evidentuar, është edhe Xhamia e Kuklibegut në fshatin Bresanë. Ngjitur me të është edhe tyrbja, ku është i varrosur Kukli beu me familjen. E gjitha që ka mbetur, është çeshmja e Sarait dhe disa blloqe guri të përmasave të mëdha, relike të ndryshme, enë, armë etj.. Namazxhahu në një kodër artificiale në fshatin Buzes, po ashtu paraqet një vlerë të rrallë kulturore dhe historike për rajonin, por sot ka mbetur në mëshirën e fatit. Në literaturë tregohet se në fshatin Rapçë të Gorës Kukli beu ka ndërtuar edhe 4 mullinj dhe hamamin, por sot nuk ka ndonjë gjurmë të ekzistimit të tyre.[4] Në Prizren mendohet se Xhamia e Ilas Kukës është ndërtuar nga Kukli beu në vitin 1534[5] dhe i është vënë emri për nder të gjyshit të tij.

### XHAMIA E SARAÇHANËS – PËRSHKRIM ARKITEKTONIK

Xhamia ka qenë pjesë e kompleksit të çarshisë së Saraçhanës, që është prishur kur u ndërtua posta.

Krijimi i kompleksit të xhamisë, çarshisë dhe objekteve të tjera publike është koncept i ndërtuar edhe në qytete të tjera të Kosovës, si bie fjala Xhamia e Hadumit në Gjakovë në kontekst me rrethinën. Kjo karakteristikë e veçantë është vetëm për qytetet e rajonit e jo më gjerë edhe në tërë Perandorinë Osmane[6], ndonëse për momentin në rastin tonë mund të jetë vetëm supozim, ngase nuk ka informacione të sakta për kohën e ndërtimit të çarshisë. Xhamia e Saraçhanës është krahas Teqesë së tarikatit Halveti, përballë Hamamit dhe Shtëpisë së Kulturës. Ajo, sipas ciceronëve të Prizrenit[7], ka qenë pjesë aktive e teqesë deri pas Luftës së Dytë Botërore, por më pastaj është kufizuar nga teqeja dhe ka kaluar nën Bashkësinë Islame të Prizrenit. Sipas listës së posedimit nr. 4015, është pronë e Bashkësisë Islame të Prizrenit[8] dhe i përket parcelës kadastrale nr. 2006/2. Xhamia është njëhapësinore me hajat, i cili tanimë nuk ekziston, ngase, siç është treguar më lart, është hequr në vitin 1964. Vërehen gjurmë të hajatit si në trarin horizontal të mbështetjes, po ashtu edhe në portën hyrëse, e cila është tipike e xhamive me hajat. Për arsye se ka pasur hajat, xhamia ka pasur dy mihrabë, njëri në sallën e lutjeve, kurse tjetri në hajat, përkatësisht tash në oborr. Hapësira e faljeve është e formës katrore, e mbuluar nga kupola, e cila ngrihet nga pandantifët. Shikuar nga proporcionet e bazës dhe të vertikales së sallës, duke pasur parasysh edhe hapjet dhe kupolën, xhamia ka përkufizuar një hapësirë të brendshme me proporcione të këndshme dhe tejet intime, që përjetohet menjëherë nga vizitori. Këtu do shtuar edhe akustika që bën një përkufizim gjenial të hapësirës nga mjeshtri i atëhershëm.

Ky tip i xhamive ndërtohej asokohe në Prizren dhe paraqet stilin origjinal vendor apo, siç e quajnë studiuesit, stil islamo-kosovar. Për shkak të dimensioneve relativisht të vogla, ajo ka pas një mimber mjaft simbolik, i cili edhe ka pësuar ndryshme. Në gjendjen e sotme paraqet realisht një vepër të re pa ndonjë vlerë monumentale; gjithashtu ka dhe një shtesë makvili (vepër nga B. A.), që prish në masë të madhe përjetimin e dikurshëm të sallës së faljeve. Në krahun e djathtë, gjegjësisht në pjesën perëndimore të xhamisë, ngrihet minarja e lartë 29 metra, e realizuar nga guri i gdhendur, që gjatë vitit 1994 është suvatuar nga jashtë. Minarja ka 72 shkallë dhe një sherife. Stili: Arkitektura islamo-kosovare[9], xhami njëhapësinore me kupolë. Këtu duhet shtuar se, për nga mënyra e kompozimit planimetrik, konstruktimi i brendshëm dhe i jashtëm i mbulesës, përjetimi në sallën e lutjeve, dimensionet e vogla, kombinimi i materialeve etj. -xhamia paraqet një shembull unik të një vepre arkitektonike, e cila mund të konsiderohet nga monumentet më të rëndësishme të Prizrenit, pikërisht për faktin e autoktonisë dhe shkathtësisë së mjeshtrit vendor në periudhën e vitit 1543. Hapësira e xhamisë mbështetet mbi idenë e përgjithshme në Islam, se varianti më i mirë i xhamive është me një hapësirë dhe realizmi i tillë me kupolë është pa dyshim nën ndikimin e arkitekturës që zhvillohej në hapësirat e Kosovës dhe më gjerë në Perandorinë Osmane, por cilësitë e saj arkitektonike e bëjnë atë unike dhe, si të tillë, edhe vendore, prandaj kjo xhami, sikundër edhe shumë objekte të tjera islame, që i përkasin epokës së ekspansionit osman, nuk duhet trajtuar si arkitekturë dhe trashëgimi turke, veçse këto monumente duhet t'i fusim me mburrje në mesin e vlerave më të larta që sot ka trashëgimia kulturore e Kosovës. Në objekt kryhen disa funksione – obligime fetare islame, si falja e namazit në pesë kohët – sabahu, dreka, ikindia, akshami dhe jacia; pastaj falja e namazit dhe mbajtja e ligjëratës së ditës së xhuma; thirrja e ezanit gjatë pesë kohëve dhe thirrja e eselatit, kur vdes ndonjë anëtar i kësaj xhamie; mbajtja e ligjëratave të lira në kohë të ndryshme, si dhe kryerja e ceremonive festive – fetare gjatë festave të Bajramit etj.

Materialet: Gurë formash poligonale me ngjyrë të kuqërremtë të çelët, kurse nëpër kënde kemi gurë të gdhendur; po nga ai gur është konstruktuar edhe minarja. Mbulesa e kupolës është me rrasa guri, kurse çatia nga tamburi deri te muret e perimetrave është nga qeramidhet me lugje, të cilat, sipas ciceronëve[10], janë vendosur aty më 1992. Më herët ishin nga rrasa nga guri

Mbulesa: Kupola mbi tamburin tetëkëndor është e mbuluar me rrasa guri, ndërsa në rrafshet nga fundi i tamburit deri tek muret e perimetrave, kemi mbulim me tjegulla me lugje; minarja është e mbuluar me llamarinë.

Fasadat: Janë me trajtim të teksturave të njëjta; fasada juglindore sheh drejt në një oborr privat, kurse tri të tjerat shohin nga oborri i xhamisë. Ato kanë hapje të vogla me arkitra druri, pra pa harqe, mënyra e kombinimit të gurëve dhe harmonizimi i tyre me shtrirjen horizontale dhe vertikale të fasadës po ashtu paraqesin gjenialitet të mjeshtrit vendor.

Enterieri: Enterieri nuk është ruajtur si në gjendjen fillestare. Në një periudhë të caktuar, sipas fotove të marra nga IMMPz, duket se i tërë enterieri ka qenë i pikturuar me piktura murale. Sot kemi vetëm ngjyrën e bardhë, e cila mbulon suvatimin me llaç çimentoje.

(1) Kemi një konfuzion në këtë shënim, sepse Sheshi i Lidhjes në vendin para xhamisë së Kukli beut zëvendëson emrin Dragnice Nekiq, kurse aty jepet (Plani Zhvillimor Urban) se rr. Saraçhanë zëvendëson D. Nekiq, por vetëm disa metra pas xhamisë së Kukli beut. (2) H. Meleqi "Opoja dhe Gora" Dragash 1994 f. 57(3) I. Jasterbov "Stara Srbija i Albania" Beograd 1904 f.84(4) Unë kam vizituar të gjitha këto vende, ku është supozuar se mund të gjenden këto objekte, si në Sharr, po ashtu edhe në Prizren. (5) F. Miftari "Pakës dritë për Kosovën" Prizren 2001 f 36. (6)F. Dranqolli revista "Dituria Islame" nr. 206; Prishtinë shtator 2007; 29(7)Parim Kosova, ciceron dhe historian, mr. sc. i historisë. (8)Shënimi marrë nga IMMPz. (9) Koncept i mbështetur tek teza e prof. Fejaz Drançollit mbi autoktoninë e objekteve islame në Kosovë, të shpalosur gjatë ligjëratave nga arti islam, në vitin akademik 2006/2007 në lëndën Historia e Artit. UP-FNA. (10) Parim Kosova, ciceron dhe historian, mr. sc. i historisë.




# MEVLANA XHELALEDDIN RUMI
(1207-1273)

Siç dihet, tasavvufi apo sufizmi si thelbi i Islamit, ka synim të afërt e të largët. Synimi i afërt është të përgatisë njerëz të moralshëm, të pastër dhe me personalitet, kurse synimi i largët, t'u japë përgjigje çështjeve dhe pyetjeve themelore që e kanë preokupuar njerëzimin qysh nga dita kur ka ekzistuar, domethënë, t'i bëjë ndjekësit e vet të arrijnë te Zoti dhe te e Vërteta. Si një nga ata që e kanë përvetësuar rrugën e ashkut ose pasionit hyjnor (ashk ilahi) për të arritur tek këto synime, këtë të vërtetë e shpreh me fjalët *"Si mund t'i kapërcesh distancat si Muhammedi (a.s.), pa prijësinë e Burakut (kalit të shalës)-ashk dhe Xhebrailit (prijësit të përkryer)"* (Divani Kebir, 4/278); *"Ashku hyjnor është dielli i lartësisë sublime, kurse populli, si hija, është nën urdhrin e dritës së tij!"* (Mesnevi, 6/983)

Siç përcaktohet në hadithin kudsi *"Unë isha një thesar i fshehtë. Dëshirova të njihem, prandaj krijova krijesat"*, forca shtytëse dhe shkaku bazë i krijimit është "dashuria", domethënë, njohja, pëlqimi dhe dashuria ndaj Allahut. Prandaj, *"fyellit i bie zjarri i dashurisë, verës i bie entuziazmi i dashurisë"* (Mesnevi, 1/10), *"po të mos ish dashuria, tërë gjithësia do të ngrinte"* (Mesnevi, 5/3854), *"kjo dashuri u ka dhënë pejgamberëve famë dhe popullaritet"* (Mesnevi, 1/220) dhe *"edhe rruga e pejgamberit a.s. tonë është rruga e dashurisë"* (Rubai, 49). Kjo dashuri është një ndjenjë që e mbështjell tërë jetën dhe çastin e dashuruesit, si dhe lind një vetëdijë adhurimi dhe hare adhurimi të vazhdueshme.

Si model i pasionit ndaj Allahut, i dashurisë ndaj Pejgamberit a.s. i respektit dhe mirëkuptimit ndaj njeriut, si dhe si simbol i bashkimit dhe unitetit tonë, Mevlana është sot zëri ynë më i përhapur në botë si interpret i ndjenjave dhe mendimeve tona islame.

Sot, në lindje dhe perëndim, është shtuar shumë interesimi i ndjerë për të dhe veprat e tij. Në ditët tona, brenda e jashtë vendit, studimet mbi Mevlanën dhe veprat e tij kanë fituar nxitim të madh. Mesnevia është e përkthyer në gjuhët më të mëdha të botës. Poashtu tash së fundi u përkthye edhe në gjuhën shqipe nga shtëpia botuese Logos-A.

*Shtatë Këshillat e Mevlanasë:*

*Bëhu si ujvarë në bujari dhe ndihmë!*
*Bëhu si diell në dhembshuri dhe mëshirë!*
*Bëhu si natë për t'i mbuluar të metat e të tjerëve!*
*Bëhu si i vdekur në nervozizëm dhe zemërim!*
*Bëhu si dhé në thjeshtësi dhe përulësi!*
*Bëhu si det në mirëkuptim!*
*Ose duku siç je, ose bëhu siç dukesh!*

*Porosia e Mevlanasë:*

*Ju porosis ta keni frikë Allahun*
*hapur dhe fshehur,*
*të hani pak,*
*të flini pak,*
*të flisni pak,*
*të ruheni nga mëkatet,*
*të vazhdoni me namaz dhe agjërim,*
*të shmangeni gjithmonë nga dëshirat trupore,*
*të tregoheni të duruar ndaj mundimeve të njerëzve,*
*të takoheni me njerëz të mirë e të mëdhenj nga shpirti*
*e të rrini larg nga njerëzit e ulët.*
*Më i dobishmi ndër njerëz*
*është ai që u sjell dobi njerëzve.*
*Kurse më e dobishmja e fjalëve*
*është ajo më e shkurtra, më e qarta.*
*Lavdërimi i përket vetëm Allahut!*
*Paqe njerëzve të tevhidit!*

*Eja! Eja! Kushdo që të jesh, prapë eja!*
*Mohues, zjarradhurues ose idhujtar po të jesh, eja!*
*Selia jonë nuk është seli e pesimizmit!*
*Njëqind herë në e ke prishur pendimin, prapë eja!*

*Unë jam shërbëtor i Kur'anit*
*deri sa jam në jetë*
*Unë jam pluhur në rrugën e Muhammedit,*
*të Vërtetë*
*Nëse dikush citon diçka tjetër nga fjalët e mia,*
*të pavërtetë*
*Ankohem për të dhe për fjalët e tij,*
*ankohem* [1]

*Fillimi i 'Mesnevi' / botoi Logos-A / 2010 / përktheu M. Hoxha / 1 përktheu Edib Ali / përzgjodhi E.A.*



# FAMILIARE

Ilir Sopjani

# Oda dhe funksioni i saj

Oda, e njohur në traditën popullore shqiptare, si një vend me kuptim kulti, është e të zotit dhe e mikut, thotë populli, prandaj ajo është e hapur përherë dhe në çdo kohë për mikun e shtëpisë, kalimtarin e rastit, shtunakun, lypësin dhe gjakësin, nëse e sjell puna. Është vend për qëndrim të rastit, por dhe për gëzime e hidhërime; për kuvende e pleqni të ndryshme; për debate dhe ndenjje burrash netëve të dimrit, etj.. Tradita shqiptare, duke e konsideruar odën si vend ku i bëhet pritje mikut e armikut dhe ku vihen në peshojë mikpritja dhe besa e bukës së dhënë, ku maten nderi dhe burrëria, - të zotin e shtëpisë ( që ishte pronari i odës) e konsideronte "mysafir" në odë të vetën. Pra, i zoti i odës ishte mysafiri, miku që ia mësyn konakut

në odë. Oda ishte obligim për të zotin e shtëpisë që gjithmonë të qëndronte në të një mashkull shtëpie dhe të ishte derë e hapur dhe sofër e shtruar- në çdo kohë kur e lyp nevoja. Edhe kur ngrihej sofra e darkës, buka me gastër djathi e ca gjëra të tjera, nuk ktheheshin prapa në shtëpinë e zjarrit. Ajo lihej në raftin e odës, me gjithë enën e mbushur me ujë, për mikun që mund ta sjellë nata e vonë- i cili, duke ditur zakonin, pasi thërret të zotin e shtëpisë te porta e oborrit: O i zoti i shpisë! O i zoti i shpisë! (derisa ai ta dëgjojë dhe t'i përgjigjet – o hoja!) duke e pyetur: A ka konak more, merr pohimin me gjegje: Byjrym dhe mirë se të ka pru Zoti, duke dalë te porta për t'ia hapur atë dhe për ta futur në odë. Nëse janë orë të vona të natës dhe miqtë e tjerë në konak janë në gjumë, këtij të fundit i shtrohet sofra për të ngrënë nga buka që ishte lënë nga darka dhe i bëhet gati shtroja e mbuloja, duke bërë pak llafe gjatë kësaj kohe sa për ta nderuar me pyetje se a ishte lodhur gjatë rrugëtimit, se si i kishte hallet etj., pa ua prishur gjumin të tjerëve, për të vazhduar muhabetin të nesërmen, kur të zgjohen.

Duke qenë në marrëdhënie të organizimit patriarkal, familja shqiptare kishte krijuar traditën që oda e burrave ose oda e mysafirëve, të ndërtohej më e veçuar, sa më afër dyerve të oborrit. Bile në jo pak raste e gjejmë edhe si mbindërtim mbi dyer të oborrit, me dritare nga rruga, për të qenë sa më e lirshme për mysafirët dhe sa më pak komunikuese me familjarët. Aty ku i zoti i shtëpisë kishte kullë, oda kishte vendin e vet, në katin më të lartë. Asaj i paraprinte divanhania me dysheklllëku, si kthinë plotësuese për raste tubimesh më të mëdha, për gëzime apo hidhërime, qoftë edhe për kuvende apo diçka tjetër. Shpeshherë në krahina të ndryshme etnografike të Kosovës e më gjerë, odën e hasim me emërtimin kullë. Thuhet 'po shkojmë në kullë te NN', duke menduar për odën që gjendet në kullë. Oda, si një institucion popullor që ishte, për rolin që ajo luajti gjatë historisë, ka dhe strukturë të diferencuar mirë të brendisë së saj, e cila ruan dhe hierarkinë autoritative të të pranishmëve që vendosen në të, pa marrë parasysh a është fjala vetëm kur në të janë meshkujt e familjes apo kur ka miq të rastit; kalimtar të rastit; pleqnar apo miqësi; gëzim apo hidhërim; kuvend apo ndenjje dimri. Vend kulti është votra –oxhaku, ballin e së cilës e zë miku më i nderuar – në anën e cergës së madhe, dhe i zoti i shtëpisë në anën e cergës së vogël. I zoti i shtëpisë e ka të drejtën e këtij vendi vetëm kur pret miq të përditshëm; në ndenjje dimri, kur i vjen ndonjë moshatar apo mik fisi a vëllazërie, për të qenë ballaballas me të, për ta nderuar dhe për t'i pjekur kafenë në prush të oxhakut, me takëmin e kafesë që e ka aty pranë në dollapin e ngushtë, në ballin e cergës së vogël e pranë oxhakut. Ndërkaq, në përhajre ose në ngushëllime, ai zë pozitë në trapazan, një vend i ngritur nga dërrasa në fund të cergës së madhe e që ka pozitën përballë oxhakut. Tradita në odën shqiptare, brezin e të rinjve, sidomos të fëmijëve, e ka trajtuar si pjesëmarrës pasiv (do të thotë në rolin e nxënësit për të nxënë dije nga ajo që flitet, shtrohet e vendoset në odë nga të moshuarit) dhe jo në të gjitha rastet. Bie fjala, kur trajtoheshin probleme të pleqnive, kuvende për tema rreth çështjeve të atdheut, pra tema serioze që kalonin interesin dhe mundësitë e të rinjve, të rinjtë nuk lejoheshin të qëndronin në odë.

Në rrethana normale të debateve gjatë gëzimeve apo hidhërimeve dhe në ndenjje të pasdarkës netëve të dimrit, të rinjtë dhe sidomos fëmijët ishin pjesëmarrës pa të drejtë debati dhe pa u përzier në biseda – ishin vetëm dëgjues, në rolin e nxënësit. Por si është ajo sot dhe çfarë ka mbetur nga roli dhe funksioni që kishte ky vend kaq i rëndësishëm dhe me vlerë, si për të mirëpritur mysafirin, ashtu edhe rolin që pati gjatë stuhive të ndryshme për të ruajtur dhe mbrojtur fenë, të cilën e trashëguam ne (fenë islame), që gjatë periudhave të ndryshme kohore, të mos kthehemi shumë mbrapa, po vetëm në kohën e komunizmit, kur me të madhe u luftua feja - këto oda luajtën një rol shumë të rëndësishëm për ruajtjen e fesë, ngase në të, përveç që diskutohej se çfarë vendimesh të merreshin, ajo pati gjithashtu rolin e një faltoreje, ku faleshin kohët e namazeve e po ashtu edhe mbaheshin ligjërata fetare, krahas debateve dhe bisedave për mbrojtjen edhe të territoreve. Fatkeqësisht, një fakt i tillë nuk përmendet nga shumë historianë dhe njohës të trashëgimisë kulturore. E sot jemi dëshmitarë të zhdukjes masive të këtij objekti, që, siç e thamë, kishte raste kur ishte ngjitur me shtëpinë, por më shumë ishte tek dyert e hyrjes në fund të oborrit, - tashmë nuk ka odë në pjesë më të madhe të Kosovës. Për këtë arsye, tash edhe mysafiri ndihet ngushtë, bisedat janë zëvendësuar dhe përzier shpesh edhe me fëmijët .

Prandaj sot shpesh na rastis të dëgjojmë njerëz të moshës së shtyrë që nuk pajtohen me këtë realitet dhe shpesh kemi raste edhe të depresionit të tyre. Tash oda shihet me një sy jo të mirë, si jo përparimtar, nga disa shtresa të shoqërisë sonë. Po kjo ndodh vetëm për shkak se nuk kanë studiuar mirë rolin dhe funksionin që pati oda në të kaluarën, dhe arsyetohen me frazën tashmë të njohur 'e vjetra ia lëshon vendin së resë', por si etnolog dhe njohës i kulturës, nuk pajtohem kurrsesi me këtë qëndrim, për faktin se shpesh, edhe pse të vjetra, ato kanë funksion shumë dobiprurës.



Ismet Omer

# Respektimi i lidhjes familjare

Lidhja familjare është një adhurim, vlerën dhe specifikën e të cilit duhet kuptuar, sepse ky është virtyti më specifik i besimtarit, saqë ky ishte virtyti më i shquar i pejgamberëve. Hatixhja r.a., duke qenë e kënaqur nga kujdesi i Muhamedit a.s., i tha: "Kurrën e kurrës mos të dëshproftë Allahu, meqë ti ke kujdes dhe respekt ndaj lidhjeve familjare". (Buhariu dhe Muslimi) Ebu Hurejre transmeton që Resulullahu të ketë thënë: "Ai që I beson Allahut dhe Ditës së Gjykimit, le të kujdeset për lidhjet familjare; gjithashtu ai që beson Allahun dhe Ditën e Gjykimit, le të flasë fjalë të dobishme ose le të heshtë...". (Buhari.) Kjo pra është farefisnia dhe lidhja familjare. Islami nxit për respektimin dhe lidhjen e saj, po dhe tërheq vërejtjen për mosndërprerjen e tyre. Në shoqërinë islame, ajo (lidhja familjare- silatu rehim) duket si trungu që ka degët, duke u nisur prej dajës, tezes, axhës, hallës, djalit të dajës, djalit të tezes, djalit të axhës, djalit të hallës etj., që të gjithë i përkasin lidhjes familjare. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj, Që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre të dyve u shtuan burra shumë e gra. Dhe kini frikë Allahun, me Emrin e të Cilit përbetoheni, ruani farefisin (akraballëkun), se Allahu është mbykëqyrës mbi ju". (En- Nisaë:1)

## TË MIRAT MAHNITËSE PËR RUAJTJEN E LIDHJEVE FAREFISNORE

**Shtohet furnizimi dhe jeta**

Muhamedi a.s. thotë: "Ai që dëshiron t'i shtohet furnizimi dhe jeta, le ta ruajë farefisninë". (Buhariu dhe Muslimi.)

**Bëhet shkak për ndihmën e Allahut**

Një njeri ka vajtur te Resulullahu dhe i ka thënë: "Unë kam farefis dhe respektoj marrëdhëniet farefisnore, por ata më kanë lëçitur. U bëj mirë, po ata më bëjnë keq; sillem mirë ndaj tyre, po ata sillen keq ndaj meje". Muhamedi a.s. i tha: " Nëse çështja qëndron kështu siç thua, Allahu do të të ndihmojë që të ngadhënjesh". (Muslimi)

**Ai që i mban lidhjet farefisnore, Allahu i mban lidhjet me të**

Pejgamberi a.s. thotë: "Lidhja familjare është e varur në Arsh dhe thotë: "Ai që i mban lidhjet me mua, Allahu i mban lidhjet me të; e ai që i ndërpret lidhjet me mua, Allahu i ndërpret lidhjet me të". (Buhariu dhe Muslimi )

**Bëhet shkak për dashuri familjare**

Muhamedi a.s. thoshte: "Mësoni për origjinën tuaj, për t'i mbajtur lidhjet familjare, meqë mbajtja e lidhjeve familjare, sjell dashuri në familje, shtim në pasuri dhe në jetë".

**Është një prej shkaqeve për faljen e mëkateve**

Një njeri i erdhi Pejgamberit a.s. e i tha: "Unë kam bërë një mëkat të madh, prandaj, a ka për mua rrugëdalje për pendim"? Muhamedi a.s., me atë rast e pyeti: "A ke nënë?" Ai tha: Jo. E pyeti: " A ke teze?" Iu përgjigj: Po. Alejhisselami i tha: "Bëj mirësi ndaj sajë". (Tirmidhiu, Ibn Habbani dhe Hakimi)

**Shumëfishohet shpërblimi**

Muhamedi a.s. thotë: "Lëmosha që i jepet të varfrit, konsiderohet një lëmoshë; ajo që i jepet farefisit, konsiderohet dyfish, lëmoshë dhe respektim i lidhjes familjare". (Nesaiu, Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

Prandaj, bëj përpjekje t'i arrish këto të mira, dhe ki kujdes që të mos jesh i paaftë në këtë çështje.

## PASOJAT NGA MOSRESPEKTIMI I LIDHJEVE FAMILJARE

**Përshpejton dënimin po në këtë botë**

Muhamedi a.s. thotë: "Nuk ka mëkat më i madh për të përshpejtuar Allahu dënimin ndaj vepruesit të tij po në këtë botë, e për shkak të të cilit do të përbuzet në botën tjetër, - sesa ai që bën zili dhe i ndërpret lidhjet familjare".

**Shkak për t'u ndërprerë lidhjet:**

Muhamedi a.s. thotë: "Lidhja familjare është e varur në Arsh dhe thotë: "Ai që i mban lidhjet me mua, Allahu i mban lidhjet me të: e ai që i ndërpret lidhjet me mua, Allahu i ndërpret lidhjet me të". (Buhariu dhe Muslimi.)

**Shkak për të mos u pranuar veprat**

Pejgamberi a.s. thotë: "Veprat e sojit të Ademit ngrihen dhe kontrollohen për çdo të enjte (natën e xhumasë), mirëpo nuk pranohet vepra e atij që ndërpret lidhjet farefisnore". (Ahmedi)

**Shkak për të mos hyrë në Xhennet**

Resulullahu thotë: "Nuk hyn në Xhennet ai që ndërpret lidhjet farefisnore".

Prandaj duhet patur kujdes ndaj lidhjes familjare; edhe nëse refuzohesh, bëhu i afërt ndaj farefisit, dhe më pastaj prite shpërblimin prej Allahut xh.sh..

Përktheu nga arabishtja:hfz.Ataullah ALIU( Marrë nga: " El-Muxhtemea", Kuvajt, 2010,nr.1899).

Ala El Beshibshi

# A mund të blehet lumturia me para?

## Prej varfërisë së skajshme në pasuri marramendëse

Mak Mitkafel, një punëtor i kujdesshëm e i varfër, kishte fituar 65.000.000 $ në një prej lotarive dhe, papritmas, prej varfërisë ekstreme kishte kaluar në një pasuri të madhe. E pas këtij ndryshimi të papritur, Mitkafel e kishte braktisur punën përgjithmonë dhe kishte filluar ta kalonte kohë duke blerë vetura të shtrenjta dhe shtazë si "Knapka Amerikane" e gjarpinj. Por kjo çlodhje nuk i zgjati shumë, sepse ai u detyrua të paguante gjysmë milioni dollarë për të zgjidhur mosmarrëveshjen në lidhje me martesën e vjetër dhe po ashtu atij i qe vjedhur gjysmë milioni derisa ishte në gjendje të dehur. Po më e keqja, kjo fatkeqësi nuk u ndal vetëm me kaq, por ai vazhdoi derisa e gjeti veten të zhytur në drogë dhe u bë i dyshimtë nga të gjithë ata që ishin përreth tij, saqë ata deshën ta vrisnin dhe kështu ai u sëmur prej mëlçisë dhe, më në fund, Miktafel vdiq në moshën 40 vjeç, d.m.th. tre vjet pasi kishte realizuar ëndrrën e tij për të fituar loto, më 23 korrik 2000. Mitkafeli u largua nga kjo botë dhe nuk i mbeti asgjë përveç varrit të tij. Vallë, a kanë mund t'i ofronin Mak Mitkafelit lumturinë e shumëkërkuar miliona dollarët? Në të vërtetë jo, veçse ato i sollën të kundërtën. Madje që të gjithë fajin, për fatkeqësinë e tij, ia hodhën pasurisë e cila u bë shkak për jetën e tij. Gazeta "Njujork Times" transmeton këto fjalë nga ish-bashkëshortja e tij: Po të mos kishte fituar në loto, Mitkafeli do të vazhdonte punën e tij të zakonshme dhe ndoshta do të mund të jetonte edhe njëzet vjet të tjerë, por pasi i qe dhënë gjithë ajo pasuri një njeriu që ishte i stërngarkuar me probleme, - atëherë ajo pasuri e ka bërë që të mbyste veten". Ne e kemi dëgjuar këtë të vërtetë me mijëra herë: "Lumturia nuk blihet me para", por njeriu gjatë historisë ka sakrifikuar për të arritur pasuri. Ja, pra, Amerika është ai shteti që është angazhuar për t'u ulur në majë të piramidës së ekonomisë globale botërore, dhe kështu amerikanët pasurohen gjatë këtyre viteve, në një mënyrë që gjeneratat e mëhershme nuk kishin mundur ta përjetonin. Por e vërteta e idhët thotë: "Megjithëse standardi i jetës po përmirësohet, lumturia po mbetet ajo që ishte apo ndoshta edhe më poshtë".A do të vuajmë ne, vallë, nga kjo brengë kolektive?

### KËNAQËSIA E PAPRITUR

Ndoshta kënaqësitë mund të jenë shkaktare për shkatërrimin e shijes së saj, sikurse, po ashtu, përpjekjet për të arritur kënaqësinë mund të shkaktojnë lodhje. Thënë shkurt, pra, që të keni mundësi për të pirë llojin më të mirë të verës franceze, që të udhëtoni me aeroplan të veçantë, të konsumoni ushqimin e njohur (Foi Gras), të shikoni lojën tuaj të preferuar nga kabina kyç e sigurimit, të pini kafenë më të njohur me shokun tuaj, të notoni në motin me diell pas një udhëtimi javor, të shijoni çokollatën e mbushur me fëstëk sudanez, e cila të është ofruar në tavolinën tënde. Pasi të janë mundësuar të gjitha këto, ndoshta mu këto kanë ndikuar që të pakësohet kënaqësia jote. Një studim i kryer për ata që fitojnë në loto, ka rezultuar që ata persona që kanë arritur të fitojnë një shumë të hollash prej 50 mijë dollarë e deri në një milion (dollarë të viteve shtatëdhjetë të shekullit të kaluar), ata e kanë shijuar fare pak kënaqësinë e kësaj jete të vogël. Për këtë arsye jepen këto shpjegime alternative: ndoshta mund të ndodhë që shikimi i parave të letrës ngre neveri (për shkak të lidhjeve me koprracinë dhe krimet), apo duke futur frikën për shkak të pasurisë, apo ndoshta këto do të shkaktojnë një pasiguri dhe do të shkaktojnë ankth, që do të ndikojnë në aftësinë dhe mundësitë tona që të shijojmë gëzimin tonë.

### MAGJIA E PASURISË

Pa dyshim që ka prej bamirëseve, siç janë "Waren Bufet" dhe "Bill Geates" , të cilët kanë dhuruar miliarda dollarë neto, dhe kështu këtë botë e bënë më të vlefshme, më të shëndoshë dhe më të sigurt. Por, për fat të keq, këta të dy përbëjnë dy përjashtime, e familjet amerikane që arrijnë të fitojnë mbi 300 mijë dollarë në vit, japin ndihma vullnetare rreth 4% nga të hyrat e tyre. Prandaj, mos u habit kur t'i kuptosh përfundimet e këtij studimi, të cilat i ka përgatitur psikologia "Kathelin Vohs" nga universiteti "Mninisota". Kjo vjen në përfundimin se pasuritë e ndryshme nuk i sjellin njerëzimit tjetër përveçse lakmi, armiqësi dhe egoizëm. Kur të lexosh raportin që kanë përgatitur një grup studiuesish shtetërorë në revistën shkencore "Sikologjikal Sajs" (gusht 2010), do të mësosh se kjo konfirmon faktin që pasuria mund të na japë fuqi për të blerë gjëra të shumta, por në të njëjtën kohë është pengesë për t'u kënaqur. Prandj mos u habit nëse do të të dobësohet kënaqësia kur t'i shohësh këto rezultate që kanë konfirmuar studiuesit e njohur të universitetit "Liezh" të Belgjikës.

Nga ky studim del se, sa herë që të shtohet numri i punëtorëve të pasur, vjen duke u pakësuar përgatitja e tyre për të shijuar anën pozitive të jetës së tyre. Prandaj, angazhohu të jesh prej atyre që nuk bien nën ndikimin e tillë dhe që duhet të kuptojnë se, sa më shumë që të shtohet lakmia për euro, aq më shumë dobësohet mundësia për t'u kënaqur! Nëse dëshironi rezultate më të qarta, ju duhet studimi i dytë nga i njëjti ekip i universitetit "Liezh", një studim ku ishin përfshirë një grup njerëzish prej moshës 16 deri 59 vjeç, nga të cilët ishte kërkuar që t'i përgjigjeshin një pyetësori, ku përfshihej gjysma e imazhit të monedhës kanadeze dhe gjysma tjetër një pamje e peizazhit natyror, e më pastaj që të gjithëve u ishte ofruar një pllakë çokollate. E si mund të komentohet ky rezultat? Studiuesit thonë: Ndoshta pasuria ka për t'u lejuar njerëzve që të arrijnë ndonjë ofertë të mirë në përvojën e jetës, por, në fund të fundit, atyre do t'u pakësohet mundësia për të shijuar kënaqësitë e vogla të kësaj jete.

### LUMTURIA SI OPSION

Nëse progresi i pasurisë dhe fitimi i të hollave do të mundësojë të arrijmë në shkallën më të lartë të ambicieve tona, vallë a nënkuptohet nga kjo se kjo kënaqësi është e pamundur? Jo domosdoshmërisht, unë mendoj që ky është në kuptim i gabuar që flet rreth pasurisë dhe se duhet ditur që pasuria nuk na bën të lumtur. Tjetra është se problemi qëndron në faktin se si të shpenzohet pasuria dhe se nuk është qëllimi vetëm tubimi i pasurisë. Të sjellim për këtë disa këshilla dhe metoda të provuara:

- Shpenzoje pasurinë tënde në aktivitete që e ndihmojnë njeriun për t'i shtuar atij të ardhurat (si p.sh. t'i mësohen njeriut profesione të reja), të përforcohet lidhja jote me të tjerët ( p.sh. duke u ofruar ushqim apo duke dalë në piknike me shokët e punës), të kontribuohet në pagesën e komunitetit tuaj për të shkuar përpara (si p.sh. ngritja e fondeve bamirëse, ushqimi i të uriturve dhe dhënia e lëmoshës atyre që janë të varfër).
- Shpenzoje pasurinë tënde për blerjen e ekspertizave (p.sh. për të bashkuar familjen) e jo vetëm për të blerë mjete materiale.
- Shpenzoje pasurinë tënde për të blerë shumë gjëra të vogla, por që të ofrojnë kënaqësi (p.sh. bli lule çdo javë për dhuratë, bëju telefonata miqve-shokëve që i do, edhe jashtë vendit), në vend që të blesh vetura të reja apo televizione me ekran të hollë (plazma).
- Paraja do të jetë shumë më e vlefshme kur t'i ofrosh vetes kohë të mjaftueshme për të pushuar dhe për t'u kënaqur.
- Shfrytëzoje pasurinë për t'i bërë të tjerët të lumtur. Mark Teweni thotë: Nëse do që në zemrën tënde të hyjë gëzimi, atëherë fute lumturinë në zemrën e tjetrit (sa e mirë do të ishte sikur t'i jepje dikujt/tjetrit një buzëqeshje e me të do t'i ofrosh dorën e ndihmës).
- Unifikoje pasurinë tënde neto me sjelljen tënde, kështu problemi do të mënjanohet.
- Lumturia është një opcion, pra zgjidhe opsionin që të ofron lumturi. Leon Tolstoi, njëri nga shkrimtarët më të mëdhenj rusë, thotë: "Nëse dëshiron të jesh i lumtur, atëherë bëhu i lumtur".
- Ata që kanë bindje se me pasuri mund të blihet çdo gjë, ata janë të gatshëm të shesin çdo gjë për të arritur pasuri, prandaj, kujdes të mos jesh prej tyre.
- Vendose pasurinë në xhepin tënd e jo në zemrën tënde, se ndryshe është më mirë që ajo të shkatërrohet krejtësisht sesa ta posedosh. Xhon Uesli thotë: "Sa herë arrij të fitoj pasuri, nxitoj që të shpëtoj prej saj nga frika se ajo do të më futet në zemër".

Sipas asaj që u përmend më lart (prej studimeve dhe ekspertizave), del se pasuria nuk është i vetmi mjet për të arritur lumturinë, pra është më se e qartë që ne nuk e shikojmë problemin nga perspektiva e saktë. Paraja është mjet e nuk është qëllim dhe nuk është e nevojshme të kihet pasuri për të arritur lumturinë. Lui Burmanis, autori i librit 'Lumturia' thotë: "Ne kemi pasur bindjen se, nëse jemi më të pasurit, atëherë do të jemi të lumtur, por kjo nuk ishte e saktë". Përkundrazi, ne që të gjithë meritojmë të jemi të pikëlluar e të mërzitur, por ajo që sillet rreth nesh, mund të jetë që ne ta kuptojmë drejt dhe të jemi të kënaqur me jetën që jetojmë, kënaqësia është kjo: pije e eliksirit që sjell lumturi magjike.

Përktheu nga gjuha arabe: mr.sci. Flamur Sofiu
Burimi: www.islamtoday.net. 3.10.2010



Mustafa Eris

# Furej'a Bintu Malik

Furej'a binti Malik r.a. ishte një zonjë ashabe, e cila për një ngjarje që i kishte ndodhur, erdhi tek Resulullahu dhe e pyeti e u bë shkaktare për daljen e një çështjeje në shesh, në fenë islame!Në kohën kur Hz. Osmani ishte halife, ishte e lumtur, ngase formoi një pike krahasimi për zgjidhjen e një problemi në fikh !….Ajo ishte medinase nga fisi Hazrexh. Babai i saj ishte Malik ibni Sinan, kurse nëna e saj Enise binti Ebi Harixhe. Ashabi i njohur, Ebu Seid el-Huduri(r.a.) e pati motër nga nëna dhe babai, kurse Katade ibn Numanin (r.a.) Furej'a r.a. e pati vëlla vetëm nga nëna. Furej'a r.a. nuk ngurroi të pranonte Islamin dhe ishte një zonjë guximtare e besimit. Kur i erdhën lajmet për fenë dhe të Dërguarin e fundit, në zemrën e saj shkëlqeu drita e Islamit. Pa humbur kohë, menjëherë ia dha besën të Dërguarit të Zotit dhe u nderua me fenë islame e u bashkua në mesin e grave ashabe. Furej'a binti Malik r.a. së pari u martua me Sehl ibni Rafin r.a.. Pas vdekjes së tij, ishte martuar me Sehl ibni Beshir r.a.. Edhe kjo martesë nuk i zgjati, sepse bashkëshortin e saj e kishin vrarë banditët afër Medinës në një vend në lagjen "Taraful-Kudum". Furej'a binti Malik r.a. jetoi një jetë të vështirë.

### JETËN E KALOI NË SKAMJE DHE VARFËRI, POR NUK U ANKUA KURRË

Ajo asnjëherë nuk u ankua ngase e dinte se jeta e kësaj bote është kaluese, kurse jeta e përhershme është Ahireti. Dielli i dy botëve, i Dërguari, kur i shihte ashabët në vështirësi në ditët e vështira të Islamit, për t'ua shtuar atyre besimin dhe për t'u lartësuar moralin, i këshillonte me durim duke u treguar cakun dhe urdhëronte e thoshte: " Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit!..Bëhuni të durueshëm!...Ju sihariqoj ju me Xhenet"!. Fytyrat e njohura të Shekullit të Lumturisë ishin trima dhe që të gjithë synim kishin Xhenetin. Çdo gjë që u ndodhte atyre nga fatkeqësi apo belave, e përballonin me durimin. Mundimet dhe shqetësimet që përjetonin, e dinin që të gjitha ishin një sprovë dhe e dinin që shpërblimi për to do të jetë Xhenneti. Për këtë arsye nuk i jepnin rëndësi pasurisë, nuk e grumbullonin më shumë sesa u nevojitej. Bashkëshorti i Furej'a r.a.-së nuk la asgjë trashëgim nga pasuria. Duke e shfaqur këtë si shkak, ajo dëshironte që iddetin ta kaloj tek familja e saj Hazrexhe. E pa të arsyeshme që të qëndronte me ta, por s'mundi të punonte sipas mendjes së vet.

Ajo,për të kërkuar përgjigjen e kësaj pyetjeje që i kishte kapluar mendjen dhe që i preokupoi zemrën, dëshiroi që kërkesën t'ia parashtronte të Dërguarit, Resulullahut a.s. Arriti lumturinë dhe gjendjen e saj ia paraqiti të Dërguarit të Zotit. Dielli i dy botëve, i Dërguari, për këtë kërkesë të saj së pari i dha leje. Edhe ajo, nga gëzimi, doli jashtë. Gati sa nuk mori rrugën të shkonte, i Dërguari e ktheu dhe i tha: "Trego edhe një herë gjendjen tënde. Përsërite edhe një herë ngjarjen që të ka ndodhur"! Furej'a r.a. ngjarjen që i kishte ndodhur, ia tregoi përsëri. Kësaj here Resulullahu a.s., urdhëroi e tha: " Derisa të kryhet iddetin (nga bashkëshorti që të ka mbetur) kaloje në shtëpi".Pas kësaj Furej'a binti Malik r.a. u bë e dëgjueshme ndaj urdhëresës së të Dërguarit tonë, Resulullahut, dhe priti iddetin katër muaj e dhjetë ditë në shtëpinë e bashkëshortit të saj, ku ai pati vdekur (Usdu'l-gabe, I,1402. Isabe, IV, 45-46). Ngjarja që i kishte ndodhur Furej'a binti Malik r.a.-së, ishte bërë shkaktare e një çështjeje të fesë islame, që të dilte në shesh dhe në kohën kur ishte halife Hz. Osmani r.a., ishte formuese e një pike krahasimi për zgjidhjen e një problemi në fikh. Kështu në kohën kur ishte halife Hz. Osmani r.a., kishte ndodhur një ngjarje përafërsisht e njëjtë si ajo e Furej'a binti Malikut. Pas kësaj halifja dërgoi një njeri për ta thirrur atë para tij. Furej'a r.a. erdhi pranë kryetarit të besimtarëve, Hz. Osmanit r.a.. Doli para halifes që po rrinte brenda me disa prej njerëzve. Hz. Osmani r.a. e pyeti se ç'i kishte ndodhur asaj dhe ç' e kishte urdhëruar Pejgamberi a.s. në lidhje me atë ngjarje..Edhe ajo i tregoi gjendjen Hz. Osmanit ashtu siç i kishte ndodhur. Pas kësaj halifeja atë grua e dërgoi në shtëpinë ku i kishte vdekur bashkëshorti i saj,dhe e urdhëroi që, derisa ta kryente iddettin, të mos ndahej prej aty (Tabakatu'l -Kubra 8/367). Sipas kësaj gjendjeje: Edhe nëse nuk ka lënë pasuri dhe pagë një njeri që ka vdekur, bashkëshortja e tij e ve kohën e iddetit duhet ta kalojë në shtëpinë ku kanë jetuar së bashku. Nëse nuk ka ndonjë detyrim apo pengesë të ligjshme, iddetin duhet ta kalojë në shtëpinë e bashkëshortit. Iddeti: në fjalor vjen me kuptimin e numërimit.

O ti pejgamber, kur t'i lëshoni gratë, lëshoni ato në vigjilje të fillimit të pritjes së tyre (në kohën e pastërtisë së tyre) dhe kohën e pritjes... ( Et-talak: 1)

Në drejtësinë familjare islame, shkurorëzimi,fes-hi apo vdekja e shkaqe si këto, kur mbaron martesa, ky term shpjegon kohën kur gruaja, para se të martohet me një burrë tjetër, duhet të presë kohën, e cila në ajetet kuranore është sqaruar në dy grupe:

E para, iddeti i vdekjes.

E dyta ,shkurorëzimi apo iddeti i fes-h-it.

Nëse gratë të cilave u kanë vdekur bashkëshortët, janë shtatzëna, koha e iddetit të tyre nuk shikohet në mes vdekjes apo lindjes, por iddeti u kryhet me lindjen.

Kësaj teme i jep dritë kuptimi i ajetit, ku urdhërohet: "E ato nga gratë tuaja, të cilave u është ndërprerë cikli mujor( menstruacioni)nëse nuk e keni ditur,koha e pritjes së tyre është tre muaj, e ashtu edhe ato që ende nuk kanë pasur menstruacion. Ndërkaq, për shtatzënat afati i pritjes së tyre është derisa të lindin. E kush I frikësohet Allahut,Ai atij ia lehtëson punën."(Et-talak- 4).Por, nëse nuk është shtatzënë, atëherë iddeti i tyre është katër muaj e dhjetë ditë. Këtë çështje e ndriçon ajeti kuranor, ku urdhërohet kështu:"E ata që vdesin dhe lënë gra pas vetes, ato (gratë) presin katër muaj e dhjetë ditë. E kur ta kryejnë ato afatin e tyre, nuk është mëkat për ju (familjen kujdestare) për atë që bëjnë ato në mënyrë të njerëzishme me veten e tyre.Allahu hollësisht e di çka veproni."(El-Bekare: 234)Por, nëse gruaja është shkurorëzuar ose martesa e saj është bërë fes-h, atëherë edhe nëse është shtatzënë, iddeti i saj kryhet me lindjen e saj. E nëse gruaja është me menstruacion (hajz), iddeti i saj është koha e tri menstruacioneve. Në këtë ajet kjo çështje është theksuar kështu:"E ato gra që janë shkurorëzuar, janë të obliguara të presin tri menstruacione."(El-Bekare:228). Bashkëshorti detyrohet që bashkëshortes t'i plotësojë gjatë kohës së iddetit hajen, pijen , qëndrimin dhe gjërat kryesore që i duhen. Në ajetet kuranore urdhërohet që bashkëshortët që janë shkurorëzuar me gratë e tyre, nuk duhet t'i lëshojnë ato të dalin nga shtëpitë e tyre. Në lidhje me këtë çështje, në ajetet e madhëruara është theksuar kështu:"O ti pejgamber, kur t'i lëshoni gratë, lëshoni ato në vigjilje të fillimit të pritjes së tyre (në kohën e pastërtisë së tyre) dhe kohën e pritjes, mbajeni mend mirë e kini frikë Allahun,Zotin tuaj, dhe mos i nxirrni ato prej shtëpive të tyre, e edhe ato të mos dalin ndryshe vetëm nëse bëjnë ndonjë vepër të keqe të vërtetuar. Këto janë dispozitat e Allahut, e kush del jashtë dispozitave të Allahut, ai e ka dëmtuar vetveten."(Et-Talak: 1)

Feja islame i ka dhënë rëndësi të madhe martesës dhe jetës familjare. Martesat, në mes të dy grupeve që u është dhënë emërtimi iddet, kjo martesë e përfunduar për gratë dhe pritja e kohës për ta , pa dyshim është orientim në dobi dhe një arsye e fshehtë. Në mes tyre, për ta ditur nëse gruaja është shtatzënë apo jo, nderimi dhe besnikëria në kujtim të bashkëshortit. Kjo përsëri jep mundësinë që të mendohet dhe të vlerësohet gjendja, që të mos bëjë martesa njëpasnjëshme dhe të vështirësohen martesat dhe për ta ruajtur lidhjen familjare e për të parandaluar që të mos e keqpërdorë, numërohen qëllime vlerësuese.

Nuk kemi hasur në literaturë shumë të dhëna për Furej'a binti Malik-un. Nuk dihet kur dhe ku ka vdekur ajo. Allahu qoftë i kënaqur me të. Allahu të gjithëve na bëftë që të përfitojmë nga Ai. AMIN.

Përktheu nga turqishtja :Esma Morina, nga revista: Altinoluk Nr:272



Mr.Qemajl Morina

# Rikthimi i fesë në jetën publike

Në shumë debate që zhvillohen në shoqëritë bashkëkohore myslimane, lidhur me marrëdhëniet në mes fesë dhe shtetit, mbisundon mendimi se shtetet evropiane bënë ndarjen funksionale në mes institucioneve politike dhe atyre fetare, në veçanti për sa i përket pozitës së simboleve fetare në kozmosin zyrtar. Marrëdhëniet në fjalë, gjatë historisë kaluan nëpër faza të ndryshme, nganjëherë edhe të përgjakshme, për shkak të shkuarjes deri në skajshmëri, duke përjashtuar fenë në tërësi, siç ishte modeli francez, apo përpjekjen për gjetjen e një kompromisi, siç është modeli gjerman. Pavarësisht nga dominimi i natyrës laike në politikën perëndimore, megjithatë ekzistojnë pikëtakime në mes fesë dhe politikës në shtetet perëndimore bashkëkohore. Kjo shihet qartë në partitë politike të natyrës së krishterë, në një anë, dhe në rritjen e vazhdueshme të rolit të institucioneve të fesë, siç është rasti i Italisë dhe Gjermanisë, në anën tjetër. Kjo tendencë u manifestua edhe me rastin e hartimit të Kushtetutës Evropiane, ku pati tendenca që në preambulë të saj të theksohej përkatësia judaiko-

kristiane e kontinentit të vjetër. Këtë kërkesë e përsëriti këto ditë edhe Franko Fratini, Ministër Italian i Punëve të Jashtme, në një intervistë që kishte dhënë ditë më parë për një të përditshme gjermane, lidhur me pozitën e emigrantëve myslimanë në vendet evropiane dhe mundësinë e ndryshimit të përbërjes demografike të kontinentit të vjetër.Ndërkohë që Ministri Gjerman i Drejtësisë, Volfang Shojble, në librin e tij të ri me titull: "A ka nevojë shoqëria jonë për fe?", përshkruan se si besimi i vërtetë mund t'i mbrojë njerëzit nga pushteti ekspansiv si dhe keqpërdorimi i tij. Për fat të keq, në kohën kur Shojble merr mbi vete shpjegimin e misionit të besimit, duke e vlerësuar si një vlerë morale që kontribuon në përparimin e shoqërive në të gjitha aspektet, ndërkohë ka disa që Islamin e shikojnë si pengesë të lirisë, demokracisë dhe liberalizmit. Në të njëjtën kohë të tjerët, në vend që të bëjnë propagandë kundër sistemeve totalitare dhe lirimit të myslimanëve prej tyre, për këtë gjendje e fajësojnë Islamin!!

## SHPIRTI ËSHTË BOSHT I PERSONALITETIT

Vlen të theksohet, me këtë rast, se libri i ministrit gjerman është një seri e "fjalimeve të Berlinit lidhur me politikën fetare", që kanë nisur të botohen nga viti 2008 nga ana Shtëpia botuese e Universitetit të Berlinit. Prej titujve të botuar deri më tani, po përmendim: "Ndërgjegjja, besimi dhe feja", nga autori Odo di Fabjo, ku kritikohet qëndrimi refuzues i Evropës ndaj fesë, ashtu siç bëhet fjalë edhe në librin "Frika e Evropës ndaj fesë" të autorit Hosije Kazanova, si dhe në librin " A janë të rrezikshme fetë?" të autorit Rolf Shader, redaktor i kësaj serie, i cili po bën përpjekje për kthimin e besimit te feja. Për çdo eventualitet, nuk e teprojmë nëse themi se feja, në esencën e saj, është sistem vlerash, prandaj besimi si vlerë ka ndikim të madh në shoqëri në mënyrë të përgjithshme, sepse ai vepron për unitetin e popullit, u jep atyre vullnet për një jetë shpirtërore të lartë, me të gjitha ato vlera që imponon kjo jetë shpirtërore prej respekti, sakrifice dhe altruizmi...Këtë më së miri e argumenton sistemi i besimit që ka të bëjë me "shpërblimin", "dënimin", "Ahiretin" (botën tjetër), të cilat janë esenca e përvojës fetare. Në anën tjetër ekziston mekanizmi i jurisprudencës islame, që e shquan fenë islame, i cili në esencën është një mjet për zbatimin e këtij sistemi vlerash.Dihet se Islami përmban dy aspekte: I pari ka të bëjë me besimin, që përbën shtyllën e tij . I dyti me një mori ritesh, të cilat përbëjnë formën e tij. Që të dy këto aspekte nuk mund të ndahen nga njëri-tjetri. Ritet dhe adhurimet, të cilat dikush mund t'i konsiderojë vetëm formalitete, kanë për qëllim afrimin tek Zoti. Ato në vetvete përmbajnë aspektin shpirtëror, ndikimi i të cilit patjetër duhet të reflektohet në mënyrë pozitive në sjelljet e individëve dhe të shoqërive. Vetëm në këtë mënyrë mund ta kuptojmë thënien e profetit Muhamed a.s.: "Atë që namazi i tij nuk e ndalon nga adulteria dhe veprat e këqija, ai nuk ka namaz".Në bazë të këtij këndvështrimi, mund të shikojmë funksionin e fesë në tri pikëpamje kryesore, që të trija kanë të bëjnë me vlerat morale, dhe ato janë: angazhimi për vlerat morale, satisfaksioni shpirtëror dhe, e fundit, fuqia e fesë për bashkimin ideologjik. Këtu mund të shtohet se, me gjithë definicionet e shumta të fjalës "fe" , të gjitha ato bashkohen për faktin e rëndësisë që ka faktori fetar në jetën e përditshme dhe rolit të tij në afirmimin e saj edhe për ata që e mohojnë atë në tërësi. Sipas Mishel Bertrand-it, feja nuk do të thotë vetëm një grupim besimesh, praktikim ritesh dhe kulturash, - ajo është po ashtu institucion shoqëror dhe organizim material (shpirtëror në esencë) për një grup njerëzish. Prandaj, meqenëse feja është sistem i besimeve mendore, në vete përmban fuqi vlerash, për shkak të suksesit në unifikimin ideologjik të grupeve përmes plotësimit të kërkesave të tyre shpirtërore, ndjenjës së uniteti dhe fatit të përbashkët.

## PUSHTETI FETAR ËSHTË PUSHTET SHPIRTËROR, KULTUROR DHE SHOQËROR

Islami "shpirtin" apo "zemrën" e konsideron bosht të personalitetit. Nëse shpirti është mirë dhe i pastër, atëherë i tërë personaliteti është mirë dhe i fuqishëm. Po nëse ai dobësohet dhe devijon, atëherë dobësohet edhe personaliteti. Kështu shprehet Kurani famëlartë, kur thotë: "Pasha njeriun dhe Atë që e krijoi atë! Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij. Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten". (Suretu Esh-shems, 7-10). Të njëjtin kuptim e shohim te thënia e Muhamedit a.s.: "Në trup gjendet një copë mishi, nëse ajo është mirë, i tërë trupi është mirë, nëse ajo prishet, atëherë prishet i tërë trupi: ajo është zemra". Feja në këtë kuptim njeriut i dhuron fisnikërinë e vet të natyrshme, derisa ia ringjall ndërgjegjen e tij. Po, edhe më tepër, ajo (feja) e bën atë gjykatës për shumë çështje që kanë të bëjnë me çështjet e njerëzve. Prej të vërtetave të argumentuara historikisht, njeriu nuk mund të arrijë atë gjendje ku tek ai të mos mund të ndikojë feja në moral a në politikë, ose, kundërta, përveç atëherë kur feja të mos ekzistojë në këtë botë, do të thotë kur të tërhiqet nga skena e jetës dhe njerëzimi, po kjo është vështirë të ndodhë – të mos themi është e parealizueshme. Feja është forcë shpirtërore, kulturore dhe shoqërore. Pushteti fetar është pushtet shpirtëror, kulturor dhe shoqëror. Për këtë arsye po përqafohet besimi edhe në shtetet ku feja është e ndarë nga shteti, në një pozitë ku mund të konkurrojnë pozitën që e zë besimi fetar.

Intervistë me kryediplomatin turk
AHMET DAVUTOGLLU



Këshilli i Evropës ka nevojë për një reformë rrënjësore, për të siguruar përshtatjen e tij me kushtet e ndryshueshme në botë

# TURQIA ËSHTË EVROPIANE

Ministri i Jashtëm turk, Ahmet Davutogllu, që mori në dorëzim kryesimin e radhës së Komitetit të Ministrave të Këshillit të Evropës, theksoi: "Ka marrë fund debati lidhur me qenien apo jo të Turqisë evropiane". Ministri Ahmet Davutogllu, në Strasburg, kur erdhi për të marrë në dorëzim detyrën e kryesuesit të Komitetit të Ministrave të Këshillit të Evropës, iu përgjigj pyetjeve tona në studiot e Këshillit. Në fjalën e tij, Ministri, ndër të tjera, tha: "Këshilli i Evropës ka nevojë për një reformë rrënjësore për të siguruar përshtatjen e tij me kushtet e ndryshueshme në botë dhe Turqia gjatë kryesimit të saj do të bëjë çdo përpjekje në këtë çështje".

*Këshilli i Evropës luan një rol të rëndësishëm në procesin e formësimit të nocioneve si të drejtat e njeriut, sundimi i ligjit, demokracia pluraliste. Turqia për 61 vjet merr pjesë në punimet e Këshillit. Cila është tabloja që na del përpara, nëse do të bënim një fotografim nga e kaluara në të tashmen dhe nga e sotmja në të ardhmen?*

Ahmet Davutogllu: Këshilli i Evropës, si një organizatë rrënjësore Evropën e ka bartur prej shekullit 20 në shekullin 21. Lufta e Dytë Botërore kishte përvoja shumë të hidhura. Të gjithë evropianët nxorën mësime nga luftërat e shkaktuara nga regjimet autoritare dhe qeverisjet që nuk respektuan sundimin e ligjit. Këshilli i Evropës lindi pak mbi një bazament të tillë. Këshilli bëri përpjekje të mëdha për të parandaluar përsëritjen e këtyre përvojave të hidhura. Për 61 vjet kemi një proces, ku ka kontribuar edhe Turqia. Kështu, me pjesëmarrje të madhe të vendeve të Evropës, u formua organizata më gjithëpërfshirëse Panevropiane. Numri i anëtarëve u shtua pas mbarimit të Luftës së Ftohtë. Pas Luftës së Ftohtë organizata u ballafaqua me ndryshime strukturore. Ky ishte fillimi i procesit të përshtatjes me kushtet e reja. Ndërkaq, në epokën e globalizimit Këshilli i Evropës ballafaqohet me sfida më rrënjësore. Kështu, ne si Kryesues të Radhës të Komitetit të Ministrave, mendojmë se duhet filluar një proces, i cili do t'i krijonte mundësi Këshillit të Evropës për t'u ballafaquar sa më mirë me këto sfida të reja.

*Cilat janë prioritetet e Presidencës Turke?*

Ahmet Davutoglu:Ne i vendosëm vetes 5 objektiva të rëndësishme gjatë periudhës së kryesimit tonë të radhës:

E para është reformimi i Këshillit të Evropës. Të gjitha organizatat ndërkombëtare janë organizma të gjallë. Në rast të ndryshimit të kushteve, organizata duhet të jetë e aftë që t'u përshtatet atyre. Në kuadër të kësaj duhet të iniciohet një proces i ri. Duhet të largohemi nga funksionimi ynë rutinë.

E dyta është reforma e Gjykatës Evropiane për të Drejtat e Njeriut. Ky proces i filluar vitin që lamë pas

në Interlaken, do të vazhdojë në Izmir. Do të përpiqemi të tregojmë rëndësi për të siguruar efektivitet afatgjatë të Gjykatës Evropiane për të Drejtat e Njeriut. Do të bëjmë përpjekje për ta bërë KiE më të pranishëm në kontekstin e përgjithshëm.

E treta: Funksionimi në mënyrë më efikase i mekanizmave të mbikëqyrjes dhe sigurimi i operimit më me efikasitet i shoqërive në bazë të këtyre nocioneve themelore.

E katërta: Mbyllja e procesit që do të mundësojë bërjen e Bashkimit Evropian palë në Konventën Evropiane për të Drejtat e Njeriut. Për këtë temë vazhdojnë negociatat, por ne shpresojmë që gjatë kryesimit tonë të arrihet, të paktën, në fazën e përmbylljes së bashkëbisedimeve.

Në fazën kur u themelua Këshilli i Evropës, ekzistonte një sfidë që nuk ishte kaq e pranishme sa sot, por që vinte gjithnjë duke u shtuar. E kemi fjalën për multikulturalizmin. Tashmë kulturat jetojnë në të njëjtin ambient, brenda dhe përkrah njëra-tjetrës. Bashkëjetesa midis kulturave dhe përbërjeve të ndryshme etnike, mbart një rëndësi të madhe nga këndvështrimi i së ardhmes së Evropës. Hapat që mund të hidhen në këtë drejtim, janë evidentë. Kur z. Jagland erdhi për vizitë në Turqi, unë personalisht ia sqarova se formimi i një komisioni të të urtëve, lidhur me këtë temë, do të ishte një ide e dobishme. Pas konsultimeve të mëvonshme, ky komision filloi punimet nën kryesinë e ish-Ministrit të Punëve të Jashtme të Gjermanisë, Joshka Fisher. Kurse Turqinë në këtë komision e përfaqëson znj. Aishe Kadëollu. Ne dëshirojmë që, kur të vijë muaji maj, kryesia jonë e radhës të lërë gjurmë të përhershme. Dhe, për të lënë gjurmë, duhet operuar me një proces jashtë rutinës. Ne, më shumë se në trajtimin veç e veç të problemeve, u orientuam drejt organizimit. Shpresojmë që në kontekstin e procesit të reformave të Këshillit të Evropës, samiti i muajit maj në Stamboll, të jetë një pikë kthesë.

*Konceptet si islamofobia dhe ksenofobia, në Evropë shënojnë rritje nga dita në ditë. Edhe grupi i të urtëve u krijua nën kapitullin "të jetojmë së bashku". Cilat janë pritshmëritë tuaja nga rezultatet që do të dalin nga delegacioni i personaliteteve të zgjedhura?*

Ahmet Davutogllu: Për të bërë zgjidhje të drejta, duhen bërë konstatime të sakta. Kjo shoqëri duhet të bëjë konstatime më të sakta; në dritën e këtyre konstatimeve duhet të përcaktojë fushat problematike, për zgjidhjet e të cilave duhet të hartojë një plan veprimi praktik, të zbatueshëm dhe me përmbajtje të një vizioni largpamës për të ardhmen. Një mekanizëm i caktuar do të formohet edhe për vënien në jetë të raportit që do të dalë në dritë. Nga kjo pikëpamje, sa më i zbatueshëm të jetë raporti dhe sa më shumë dobi të na sjellë për të evidentimin e drejtë të problemeve, që do të na ndihmojnë për të formuluar përgjigjet e sakta, - aq më i rëndësishëm do të jetë progresi i arritur.

## SOVRANITETI TURK DHE KËSHILLI I EVROPËS

*Turqit kryesojnë edhe Asamblenë Parlamentare edhe Komitetin e Ministrave të Këshillit të Evropës. Si do të reflektohet në politikën e jashtme të Turqisë ky "sovranitet turk" në Këshillin e Evropës?*

Ahmet Davutogllu: Pozicioni i dy turqve në këtë strukturë, na bën të ndihemi krenarë si turq. Zoti Çavushollu është një miku im i vjetër. Por sigurisht që ne këtu punojmë me identitetin evropian dhe veprojmë në lidhje me të ardhmen e kontinentit të Evropës. Krahas kësaj, të qenët e dy turqve këtu, përmban një mesazh të mjaftueshëm nga pikëpamja e dukshmërisë. Mesazhi është ky: Turqia është evropiane. Institucioni më rrënjësor i Evropës pasurohet edhe me kontributin e Turqisë. Marrja e detyrave të tilla nga një vend si Turqia, një vend me traditë rrënjësore në demokraci, një vend ku multikulturizmi ka ekzistuar dhe jetuar gjatë gjithë historisë, - do të kontribuojë për të kuptuar edhe më drejt këtë temë dhe për të prodhuar zgjidhje më të drejta.

*A mund të themi që ky është një sinjal që i dërgohet Bashkimit Evropian? Sepse Bashkimi Evropian është një institucion ku janë hedhur themelet e Bashkimit Evropian. Edhe Turqia për 61 vjet është pjesë e kësaj strukture. Si rrjedhojë, edhe Turqia ka kontribuar në krijimin e legjislacionit dhe detyrimeve që përbëjnë themelet e Bashkimit Evropian. Ndërsa tani ju punoni për të hyrë në BE. Nga ana tjetër, diskutohet nëse Turqia është apo jo evropiane. Ç'mund të thoni në lidhje me këtë?*

Ahmet Davutogllu: Faktikisht, tabloja që shfaqet këtu, tregon vetë se sa evropiane është Turqia. Ashtu siç e thatë edhe ju, themelet e Bashkimit Evropian janë hedhur në Këshillin e Evropës. Nëse Këshilli i Evropës nuk do t'i kishte vendosur në mënyrë rrënjësore konceptet - demokraci, të drejtat e njeriut dhe sundimit të ligjit,- progresi në Bashkimin Evropian nuk do të mund të ishte realizuar kaq lehtë. Por ne këtu kemi të bëjmë me dy institucione të ndryshme. Ne si kryesues të radhës të Këshillit të Evropës, do të bëjmë ç'të jetë e mundur, që Këshilli të arrijë një nivel edhe më të përparuar. Ndërkohë, do të plotësojmë kushtet edhe si një vend kandidat për në BE, edhe si një vend që vazhdon negociatat me Bashkimin Evropian. Por, sidoqoftë, duke pasur një tablo të tillë, asnjë mendje e kthjellët nuk mund të diskutojë më identitetin evropian të Turqisë.

*Intervistoi: Aslı YAVAŞÇA burimi: www.trtalbanian.com. 23.11.2010.*

## SESION SHKENCOR KUSHTUAR HASAN EFENDI NAHIT

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e 20-vjetorit të vdekjes së Myderrizit tonë të njohur, Hasan ef. Nahi, në bashkëpunim me Fakultetin e Studimeve Islame dhe me medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, organizojnë:
Sesion shkencor kushtuar jetës dhe veprës së Myderriz Hasan ef. Nahit.

**TEZAT**

- Kontributi i familjes Nahi dhe roli i myderrizëve të saj në edukimin dhe arsimimin e popullatës shqiptare;
- Rruga jetësore e Myderriz Hasan Nahit;
- Hasan Nahi student në universitetin "Al-Az'har" të Kajros;
- Myderriz Hasan Nahi imam, vaiz dhe hatib;
- Hasan ef. Nahi drejtues dhe myderriz në medresenë "Mehmet Pasha" të Prizrenit;
- Hasan ef. Nahi, Myfi i Kryemyftinisë së Prizrenit;
- Myderriz Hasan ef. Nahi pishtar dhe përkrahës i arsimit kombëtar shqiptar;
- Myderriz Hasan ef. Nahi myderriz dhe pedagog në medresenë "Alauddin" të Prishtinës;
- Metodat e mësimdhënies të Hasan ef. Nahit në medresenë "Alauddin";
- Metodat pedagogjike të Hasan ef. Nahit në medresenë "Alauddin" dhe raportet e tij me nxënësit;
- Qasja e Hasan ef. Nahit gjatë ligjërimit në raport me masën;
- Hasan ef. Nahi dhe roli i tij në ruajtjen e traditës dhe trashëgimisë pozitive tek ne;
- Myderriz Hasan ef. Nahi përkthyes dhe komentues i Kuranit në gjuhën shqipe;
- Kontributi i Myderriz Hasan Nahit në udhëheqjen dhe organizimin e institucioneve islame në Kosovë;
- Studimi i jetës dhe veprës së Hasan ef. Nahit në Kosovë dhe jashtë;
- Prania e Hasan ef. Nahit në shtypin shqiptar dhe në gjuhë të huaja.

**FTESË:**
Ftojmë të gjithë ish-nxënësit, ish-bashkëpunëtorët, ish-studentët dhe bashkëkohanikët e Myderriz Hasan ef. Nahit, që të kontribuojnë me materiale, foto, dorëshkrime, kujtime të shkruara, të cilat do të botohen në një botim të veçantë.

**Sesioni shkencor mbahet më 5 shkurt 2011.**
Paraqitja për pjesëmarrje mund të bëhet deri më 14 JANAR 2011, me rezymenë e kumtesës jo më shumë se një faqe.
Kumtesat e përfunduara, versioni për lexim dhe për botim, duhet t'i dorëzohen Këshillit organizues, respektivisht sekretarisë, brenda datës 28 janar 2011.

Versioni i kumtesës për lexim duhet të ketë deri 5 faqe, kurse ai për botim deri një tabak autori.

Adresa për paraqitje:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës | Rr. "Bajram Kelmendi", 84. 10 000 Prishtinë
Tel.++ 381 38 224 024 | Tel&Fax ++ 381 38 245 700
E-mail: tryeza@bislame.net ose shkodrar@yahoo.com
KËSHILLI ORGANIZUES



### KRYEMINISTRI THAÇI DHE MYFTIU TËRNAVA PAJTOHEN PËR RREGULLIMIN E STATUSIT TË BASHKËSIVE FETARE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 29 nëntor priti në selinë e Kryesisë së BIKsë Kryeministrin në dorëheqje Hashim Thaçi, me të cilin ka biseduar për rregullimin e pozitës juridike dhe financimin nga buxheti për bashkësitë fetare. Myftiu me Kryeministrin, gjithashtu ka biseduar edhe për garantimin e të drejtave të besimtarëve në institucionet kosovare, konform me standarde të BE-së. Pas takimit, Myftiu Tërnava tha: "Vizita e sotme thellon edhe më tepër bashkëpunimin në mes institucioneve të shtetit tonë dhe bashkësive fetare në Kosovë. Kam kërkuar nga Kryeministri që, gjatë fushatës, të zhvillohet një fushatë e qetë e dinjitoze, duke respektuar vlerat dhe kodin njerëzor, si dhe duke shmangur sharjet dhe fyerjet. Pres që këto zgjedhje të përmbushin standardet evropiane, për se ne në Kosovë kemi dhënë shembull të mirë. BIK dhe unë si Myfti, qeverisë së Kosovës disa herë i kemi adresuar disa kërkesa, ngase kemi disa çështje të pazgjidhura, siç është pozita juridike e bashkësive fetare në Kosovë. Kam kërkuar në vazhdimësi që bashkësive fetare t'u ndahet buxheti, si dhe të



respektohen liritë fetare sipas standardeve të Bashkimit Evropian”. Ndërsa Kryeministri Thaçi tha: “Ne sot jemi dakorduar për ndërtimin e Kosovës demokratike, model i tolerancës fetare, por edhe i ndërtimit të shoqërisë shumetnike. Jemi dakorduar që definitivisht të rregullohet me ligj pozita e bashkësive fetare, të ketë mbështetje financiare nga buxheti i Republikës së Kosovës, duke u bazuar në standardet bashkëkohore që e rregullojnë këtë çështje. Dhe respektimi i të drejtave dhe lirive fetare të njeriut, të jetë sipas standardeve ndërkombëtare. Pra, është një mirëkuptim, dakordim, një angazhim i përbashkët dhe pajtueshmëri e plotë në implementimin e këtyre tri çështjeve në mes Qeverisë së Republikës së Kosovës në mandatin e ardhshëm, të gjitha institucioneve të Republikës së Kosovës, dhe bashkësive fetare”. ( R.Shkodra)



**MYFTIU TËRNAVA PRITI BEHGJET PACOLLIN ME ALEAT**

Më 10 dhjetor, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti udhëheqësin e koalicionit Kosova e Re, Behgjet Pacollin i cili shoqërohej nga aleatët e tij. “Ne si koalicion e kemi parë të arsyeshëm që ditën e fundit, kur përfundon fushata parazgjedhore të informojmë myftiun si kaloi fushata, dhe po ashtu ne zyrtarisht kërkuam faljen te  populli i Kosovës nëse e kemi lënduar gjatë kësaj fushate, apo nëse dikush ka qenë i lënë anash apo i fyer.  Njëkohësisht deshëm që ta njoftojmë myftiun se ne kemi një program dinjitoz të cilin ia kemi ofruar qytetarë të Kosovës, program të cilin ai ofruam në mënyrë zyrtare edhe Bashkësisë Islame” – tha pas takimit kryetari i koalicionit Behgjet Pacolli. Ndërsa Myftiu Tërnava tha: “Më vjen mirë që fushata ka kaluar mirë, elektorati i Kosovës tregoj një pjekuri për çka meriton së bashku me prijatarët politik një falënderim të posaçëm. Unë falënderoj kryetarin e AKR dhe të koalicionit për kontributin  mbështetjen e tij për  BIK-së.



**MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION TË PARLAMENTARËVE TURQ**

Një grup deputetësh të parlamentit turk të partisë në pushtet (AKP) të prirë nga Gokhan  Sarican në kuadër të vizitës që i bënë Kosovës më 11 dhjetor vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës ku u priten nga Myftiu Naim Tërnava. Deputetët turq falënderuan myftiun për pritje dhe njohën atë që janë në Kosovës për të përcjell në cilësinë e vëzhguesëve  procesin zgjedhor për parlamentin e Kosovën. Deputëtë turq, përcollën përshëndetjet e kryeministrit turk Erdogan për Myftiun dhe popullin e Kosovës. Gjithashtu deputët turq u interesuan edhe për funksionim e BI, si dhe nevojën e ndërtimin e xhamive të reja, e posaçërisht për ndërtimin e xhamisë  reprezentative në Prishtinë. Nga ana e tij myftiu Tërnava, edhe kësaj radhe shprehu mirënjohjen e tij dhe të popullit të Kosovës për qeverinë dhe popullin turk për  ndihmën dhe përkrahjen që i kanë dhënë Kosovës. Myftiu tha se BIK me DIJANET-in kanë marrëdhënie të shkëlqyera në të gjitha fushat.



## STUDENTËT KOSOVARË SHKUAN PËR STUDIME NË MALAJZI

Bazuar në marrëveshjen e bërë ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe universitetit ndërkombëtar "Al-Buhari" të Malajzisë, më19 nëntor 2010, gjashtë studentë nga Kosova udhëtuan për Malajzi, për t'i vazhduar studimet në nivelin bechalor. Studentët që patën fatin të shkojnë si rezultat i kësaj marrëveshjeje, janë të sponsoruar nga universiteti në fjalë, duke përfshirë shpenzimet gjatë studimeve. Ky universitet ofron studime në drejtime të ndryshme, dhe shpresojmë që kjo marrëveshje të vazhdojë edhe më tutje – për të dërguar studentë të tjerë, gjë që është shumë e nevojshme për vendin tonë. (I.H.)

## BËHET ME SHTËPI TË RE FETI MALIQI

*Nga Imami i xhamisë, Xhemush Biçku, organizator*

Feti Maliqi 60-vjeçar, i lindur ne Gërbavc të Medvegjës, dhe pas luftës i ardhur në Velegllavë të Kamenicës, që nga paslufta ka jetuar në kushte të mjerueshme, në shtëpinë e Ilmi Kçikut, të vjetër dhe në mungesë të kushteve elementare për jetë. Ai, së bashku me djalin e tij, Dritonin 11 vjeç, për shumë vite ka mbijetuar nga asistenca sociale dhe ndihmat nga Kryqi i kuq komunal. Jetonin vetëm, sepse gruaja i kishte vdekur para disa vjetësh në moshën 47 vjeç, si dhe vajza 18 vjeçe, e cila, pas një sëmundjeje të rëndë, kishte nderruar jetë dhe e kishin varrosur në Velegllavë. Por tani, falë njerëzve vullnetmirë, ai iu gëzua shumë ndërtimit të shtëpisë së re, për ndërtimin e së cilës imami i xhamisë së Hogoshtit, Xhemush Biçku, kishte organizuar aksionin për grumbullimin e mjeteve. Dyert e shtëpisë të këtij nevojtari u hapën në një solemnitet të organizuar me këtë rast. Në praninë e shumë qytetarëve, po edhe të atyre që kanë kontribuar dhe kanë mundësuar që Feti Maliqi të bëhet me shtëpi, kjo familje mori çelësat e shtëpisë ku do të jetojnë tash e tutje. Maliqi këtë moment e ka vlerësuar si më të bukurin në jetën e tij, duke pranuar se kurrë nuk kishte besuar që ndonjëherë në jetë do të bëhej me shtëpi, për veten dhe djalin e tij. Maliqi ka falënderuar të gjithë ata që kanë mbështetur iniciativën e hoxhës Xhemush Biçku për ndërtimin e shtëpisë së tij, e Imami Biçku theksoi se ndihet shumë mirë që arriti të mblidhte mjete të mjaftueshme për ndërtimin e kësaj shtëpie: "Kur i kam vizituar në Velegllavë, e kam parë se ata po hanin bukë të mykur dhe po jetonin në mjerim. Shtëpia ishte e vjetër shumë, e shkatërruar dhe e mjerueshme. Me të vërtetë, ishin në gjendje jo të mirë shëndetësore. Këto arsye më shtynë të ndërmerrja iniciativën për ta ndihmuar, - në fillim si t'i siguronim kafshatën e gojës dhe rrobat, e më pastaj, falë komunës që i fali 3 arë toke, në afërsi të Varrezave të dëshmorëve në Kamenicë".Imami më tutje tha se iniciativa e tij, e ndërmarrë për hir të Zotit, është mbështetur dhe përkrahur edhe nga shumë të tjerë, por ata kërkojnë përsëri ndihmë nga të gjithë ata që mund të kontribuojnë, që familjes Maliqi t'i kompletohet shtëpia me pajisje, sa për kushte elementare, sepse nga Velegllava nuk kanë ç'të marrin . Për të shtuar: "Ne nuk do të ndahemi kurrë nga kjo familje, edhe pse shtëpia është ndërtuar; nuk e kam lehtë me ia kthye shpinën vogëlushit, Dritonit, i cili tash po vazhdon mësimet në shkollën e re në Kamenicë".
(Xh. Biçku)

## DIPLOMOJN 10 STUDENTË

Në kuadër të aktiviteteve të tij Departamenti Rinor i BIK-së organizoi dhe kreu me sukses kursin e dytë nga Kur'ani Kerimi. Ky aktivitet zgjati nga data 25 tetor deri më 9 dhjetor. Nga ky kurs u certifikuan gjithsej 10 persona nga lëmit dhe fushat e ndryshme të jetës si student, nxënës etj. Ligjërues në Kursin e mbajtur në lëndën e Kur'anit ishin: Fitim Gashi udhëheqës i këtij Departamenti, si dhe Abedin Sadriu e Fejsal Spahiu. Të diplomuarit janë: Kushtrim Dushi, Agron Maqe-



donci, Vllaznim Bytyqi, Poet Qerimi, Ekrem Zajmi, Petrit Abdyli, Fitim Zajmi, Leotrim Haderxhonaj, Abdyl Pantina dhe Faruk Prokshi, që të gjithë student. (F. Spahiu)




**TRIBUNË "DHUNA NË FAMILJE"**

Më 3 dhjetor 2010 Departamenti i Gruas i KBIK-së, duke parë se shoqëria jonë po i ekspozohet çdo ditë e më shumë fenomenit të dhunës së gruas, -organizoi ligjëratën e radhës në temën"Dhuna në familje". Sociologia Amire Prebreza – Sopjani, në ligjëratë , ndër të tjera, theksoi: "Në bazë të hulumtimeve të shumta që janë bërë nga OJQ të ndryshme dhe nga Qendra për Mbrojtjen e Grave këtu në Prishtinë, është mësuar se gjendja e rëndë sociale që mbretëron në shoqërinë tonë, është nga faktorët kryesorë që shpie në dhunën në familje. Në shfaqjen e kësaj dukurie ndikon gjithashtu edhe problemi kulturor-fetar, sepse, sikur dihet, nëse një familje është stabile në aspektin kulturor e fetar, atëherë misioni i saj në edukimin e brezave të rinj do të jetë i suksesshëm. Por, nëse një familje ka dështuar në këto dy aspekte, atëherë ka dështuar edhe misioni i saj, sepse një i paedukuar nuk mund të edukojë dikë tjetër. Lirisht mund të themi se familjet që nuk e kanë në planin e tyre jetësor kodin e mirësjelljes, besimin, - shumë lehtë u ekspozohen problemeve e shqetësimeve të shumta, një prej të cilave është dhuna në familje. (R.Shkodra)

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
**VITI**

# K O N K U R S

**PËR PLOTËSIMIN E KËTYRE VENDEVE TË PUNËS:**

1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Gërmovë.
2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Vërban.
3. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Mogillë.
4. Punëtor teknik në KBI-në e Vitisë.

Për vende të punës kandidatët duhet t'i plotësojnë këto kushte:

**KUSHTET PËR POZITËN NUMËR 1, 2 DHE 3 :**

1. Të ketë kryer medresenë dhe Fakultetin Islam;
2. Të ketë aftësi komunikuese me xhematin;
3. T'u përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregullores së Këshillit dhe Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë;
4. Të mos ketë vërejtje për punën e tij, nëse ka qenë në punë më përpara.

**KUSHTET PËR POZITËN NUMËR 4:**

1. Të ketë kryer shkollën e mesme përparësi ka nëse ka të mbaruar medresenë;
2. Të ketë aftësi komunikimi;
3. Të ketë patentë shoferi.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME**

Kërkesa,
Certifikata e lindjes,
Certifikata shëndetësore,
Certifikata se nuk është nën hetime,
Diploma e medresesë dhe fakultetit,
Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse ka qenë në punë më përpara),
Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim personal.

Të gjitha dokumentet të jenë origjinale.
Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## TURQIA DHE EGJIPTI GJITHNJË E MË AFËR

Turqia po hedh edhe një tjetër hap të ri që do të përforcojë bashkëpunimin rajonal. Ndërmjet Turqisë dhe Egjiptit do të themelohet Këshilli i Bashkëpunimit Strategjik të Nivelit të Lartë. Ministri i Jashtëm i Egjiptit, Ahmed Ebul Gejt, që ndodhet në Turqi për një vizitë zyrtare dyditore, dha një konferencë shtypi të përbashkët me Ministrin e Jashtëm turk, Ahmet Davutogllu. Në deklaratën e tij, Davutogllu tha: "Morëm një vendim shumë të rëndësishëm për sa u përket marrëdhënieve dypalëshe. Do të krijojmë Këshillin e Bashkëpunimit Strategjik të Nivelit të Lartë me Egjiptin. Kemi rënë dakord në lidhje me detajet dhe përveç 1 ose 2 ndryshimeve editoriale, jemi gati. Ishalla kjo do të shkruhet gjatë vizitës së Kryeministrit Erdoan në Egjipt dhe do të zhvillohet mbledhja e parë.

## NË AMERIKË ZHVILLOHET KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "FETË DHE MODERNITETI NË BOTËN NË NDRYSHIM"

Konferencën ndërkombëtare "Fetë dhe moderniteti në botën në ndryshim" e kanë organizuar bashkërisht Universiteti i Noterdamit të Holandës dhe Akademia e  Feve në Amerikë dhe i ka zhvilluar punimet në këtë vend. Ali XHum'e, Myftiu i Egjiptit, në mesazhin drejtuar kësaj konference, të cilin e ka lexuar përfaqësuesi i tij në këtë konferencë, z. Ibrahim Nexhmi, ka theksuar: "Feja islame posedon potencialin e elasticitetit dhe përputhshmërisë me nevojat dhe sfidat bashkëkohore", për të shtuar: "Islami është një fe e modernitetit dhe u përket të gjitha kohëve, kurse jeta në bazë të dispozitave të Sheriatit islam nuk do të thotë kthim në shekujt e mesjetës dhe tërheqje e zmbrapsje nga identiteti i vetë njeriut". Muftiu i Egjiptit në këtë mesazh, duke theksuar se disa nga perëndimorët fetfanë e lidhin me disa deklarata negative të prijësve politikë, ka thënë: "Fetfaja është një prej mjeteve më të rëndësishme për të kuptuar lidhjen e fesë islame me botën moderne, përderisa myftinjtë gjatë udhëzimeve fetare të tyre, nuk mbështetën vetëm në veprat e fik'hut, veçse gjatë nxjerrjes së fetfave fetare, ata mbajnë parasysh gjithmonë realitetet e jetës moderne".

## NJË PARTI POLITIKE E GJERMANISË KA KËRKUAR MËSIMIN E LËNDËVE ISLAME NË SHKOLLA

Partia e të Gjelbërve e Gjermanisë ka kërkuar nga qeveria e këtij vendi që, sa më shpejt që është e mundur, të fillojë mësimi i lëndëve islame në të gjitha shkollat e republikës Norderin Westfalen. Monika Dyker, lidere e Partisë së të Gjelbërve të Gjermanisë në republikën Nordein Westfaln ka kërkuar nga qeveria e këtij vendi që të fillojë mësimi i lëndëve islame i veçantë për nxënësit mysliman qysh nga fillimi i vitit shkollor 2011-1012 në këtë republikë. Ajo ka shtuar: "Konferenca Islamike e Gjermanisë, së bashku me katër Këshilla Islamikë do të hartojnë lëndët mësimore islame për nxënësit e shkollave. Sipas fjalëve të kësaj përfaqësueseje politike të Gjermanisë, tani në republikën e përmendur ka më shumë se 320 mijë nxënës myslimanë në shkolla, por vetëm rreth 11 mijë prej tyre kanë mundësi të mësojnë lëndë mësimore islame në 135 shkolla.

## DIPLOMA AKADEMIKE E ARTISTËVE TË RUSISË IU DHA KURANIT TË ARTË

Në ceremoninë përmbyllëse të ekspozitës së pestë ndërkombëtare "Globi i Artë" në Moskë, Diploma Akademike e veçantë e shoqatës ndërkombëtare "Unioni i Arkitektëve" dhe i Akademisë të Artistëve të Rusisë iu dha "Kuranit të Art". Zurab Teserlin, kryetar i Akademisë së Artistëve të Rusisë ka thënë se ky projekt është një model i pashembullt. Dashamirësit e estetikës dhe artit modern kishin afat katër ditë për të shikuar dhe analizuar Kuranin e punuar nga shkolla e argjerntarëve "Sharon", nga artistja e dalluar e artizanateve të gurëve të çmuar në Rusi, Izabel Rim, dhe nga artistët e tjerë të 20 rajoneve të Rusisë e të 9 shteteve të tjera. Gjithashtu, në kuadër të kësaj ekspozite janë zhvilluar edhe takime në mes zyrtarëve të Institutit të Gurëve të Çmuar dhe Xhevahireve të Tailandës dhe drejtuesve të shoqatës ndërkombëtare "Unioni i Projektuesve". Kurani i artë është punuar në vitin 2006 sipas porosisë së kompanisë WT. Kjo vepër artistike, e cila nuk ka asnjë model në botë, në realitet është shenjë

respekti që tregon Rusia ndaj myslimanëve dhe vlerave të tyre. Ky vendim i pashembullt për të shkruar tekstin e Kuranit të shenjtë mbi fletë ari, e ka bërë këtë më shumë tërheqës dhe, në të njëjtën kohë, nuk ka asnjë kundërthënie me parimet themelore të Islamit. Përveç kësaj, kjo vepër në të vërtetë konsiderohet një vepër artistike shumë e bukur në traditën islame. Ekspozita ndërkombëtare e veprave të punuara prej ari dhe xhevahiresh në Moskë e quajtur "Globi i Artë" ka qenë e hapur prej 11 deri me 14 nëntor në qytetin e Moskës.

**PUBLIKIMI I DY KARTAVE ISLAME NGA ANA E ORGANIZATËS NDËRKOMBËTARE UNESCO**

Organizata Ndërkombëtare UNESCO ka njoftuar për publikimin e dy kartave islame me titull "Metodat e shkencave, filozofisë, letërsisë dhe artit në mes Botës Islame dhe asaj Perëndimore" dhe "Qytetërimi islam në pasqyrën e ekzistencës, horizontet filozofike". Këto dy karta janë përgatitur dhe publikuar me kontributin e Organizatës së Arsimit, Shkencës dhe Kulturës të Kombeve të Bashkuara (UNESCO) dhe në bashkëpunim me Institutin e Koalicionit të Qytetërimeve. Në kartën "Metodat e shkencave, filozofisë, letërsisë dhe artit në mes Botës Islame dhe asaj Perëndimore" janë shqyrtuar dhe krahasuar metodat shkencore, filozofike, letrare dhe të artit të Botës Islame dhe Perëndimore gjatë shekujve VII deri XIX. Organizata UNESCO kohët e fundit ka zhvilluar një konferencë me titullin "Farabiu dhe Renesanca Europiane", që është mbajtur në selinë e kësaj organizate në Paris.





**UNIVERSITETI I LONDRËS NIKOQIR I NJË SEMINARI ARSIMOR PËR KOMENTIMIN E KAPTINËS "LLUKMAN"**

Seminari arsimor për komentimin e kaptinës "Llukman" të Kuranit të shenjtë u mbajt më 4 dhjetor me nikoqir Universitetin e Londrës. Ky seminar arsimor me mësim të dendur, u organizua me kontributin e Akademisë së Studimeve Kuranore të Britanisë së Madhe (BAQS) dhe në bashkëpunim me Universitetin e Londrës. Në këtë seminar arsimor u trajtuan temat si: Shkaqet dhe situata në të cilën është shpallur kaptina "Llukman"; Thëniet e Muhamedit a.s., në lidhje me Llukmanin; Këshillat e Llukmanit për fëmijën e tij në lidhje me besimin në një Zot si bazë e gjithë diturisë; Prindërit dhe rrespekti ndaj tyre; Kryerja e veprave të mira; Mendjemadhësia si burim i të gjitha mëkateve dhe alternativat për t'iu shmangur këtij vesi të pa pëlqyer. Akademia e Studimeve Islamike e Britanisë së Madhe (BAQS), është një organ që vepron në kuadër të Institutit Islamik për Zhvillim dhe Studim (IIDR), i cili është themeluar me qëllim të zhvillimit të arsimit dhe të hulumtimit në lidhje me Kuranin e shenjtë, ndërsa është i përkushtuar në organizimin dhe zhvillimin e cikleve dhe seminareve mësimore kuranore, në edukimin dhe trajnimin e mësimdhënësve të Kuranit, hartimin dhe publikimin e revistës informative, të artikujve dhe të punës studimore në lidhje me Kuranin dhe zhvillimin e mësimit të Kuranit të shenjtë nëpërmjet internetit.

**NË MEKË THEMELOHET RADIOJA "THIRRJA ISLAME"**

Radio "Thirrja islame" transmetimin e vet e filloi për herë të parë më 7 dhjetor, d.m.th. ditën e parë të muajit Muharrem, në qytetin e Mekës. Kjo radio islamike është themeluar me qëllim të prezantimit dhe shpjegimit të parimeve themelore të fesë islame dhe të transmetimit të leximit të Kuranit me zërin e bukur të profesorëve të dalluar të Botës Islame në fushën e leximit të Kuranit fisnik në Botën Islame. Programet e radios "Thirrja islame" në fillim do të transmetojë 12 orë në ditë, kurse pas një periudhe programet e kësaj radioje do të transmetohen përgjatë 24 orësh. Është për të theksuar se kjo radio islamike është themeluar me urdhrin e Mbretit të Arabisë Saudite dhe me mbështetjen e Ministrisë së Kulturës dhe Informimit të këtij vendi.

*(Mr. R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ VESHJEJE E DIKURSHME POPULLORE | QESËNDISESE | MUHABETI | MI I MADH (ANG.) | MËRI, ZILI | ULJE ÇMIMESH | I TURBULLT, ME LYM | | ITALIA | BREN MOLA NJË RROBË | TOKA E BUKËS | NËNË, MAMA, ËMË | SHESHET, MEJDANET | SHUMË E MADHE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NGA MELAIKET | | | | | | | | VEND KU SUNDON IMAMI / INDUKSIONI | | | | | | |
| VJEHRRI I SKENDERBEUT, KOMNENI (SHQ.) | | | | | | | | | KOHA E PUNËS / LLOJ PAPAGALLI | | | | | |
| QYTET NË BeH | | | | | | | | FJALË E RËNDË / ADRIAN KRASNIQI | | | | | | |
| NËNË (TURQ.) | | | | VOZË DJATHI / KRAHINË JONA | | | | | | | RAFINERIA KROATE E NAFTËS / BESIMI | | | |
| PORTIERI BRAZILIAN, HESUS | | | | | GJYNAHU | | | | | | | KYÇ / GOJËTARE | | |
| EMËR MASHKULLI ILIR | | | | |  | | | | | KOHA | | | | |
| PEREMËR VETOR | | | AMPERI / ULTAS | | | | | | | DUKAT, FLORI | | | KALIUMI / ADETET | |
| UNË (ANG.) | | UNIVERSITETI I MEDICINËS / SHKËL E SHKO | | | | | | | | SHPREHJE MOSPËLQIMI | | | | |
| | LOJTAR KRAHU / POROSIA | | | | | | | | | SHKURTESA OLIMPIKE E ITALISË | | | | I ATILLË |
| BUJK | | | | | | | | | | | NJËSI PESHE / AUTORITETI BANKAR I SHQIPËRISË | | | |
| VELLIMI | | | | | | | | | | AJROS | | | | |
| AMERICI | | | VANADI / DËRRASA E ZEZË | | | | | | | NR. ... | | | | |
| JO DITA | | | | | OKATARE | TAKSË | OKSIGJENI | SHAMI KOKE | AFROVA | MESIT / HEROI, BERISHA | | | | |
| FRYMA | | | | OSMAN / TOKAT E PUNËS | | | | | | | FUTBOLLISTI, SAMUEL / 1/4 E GROSHIT | | | |
| KUTI DUHANI | | | | | | | KALLI MISRI QË RUHET PËR FARË / ITALISHT | | | | | KALIM I TOPIT ANASH FUSHËS | XHAULI / RADIO NACIONAL DE ESPANA | |
| ZANORE | | E QESHURA TALLËSE / SHKRONJA XXIV | | | | | | | | | | | | ASTATI |
| | E QESHURA TALLËSE / SHKRONJA XXXV | | | | | | | | | DIÇKA QË DUHET BËRË / METRI | | | | |
| RRITEM | | | | | | | TAKIMET E LARTA | | | | | | | |




**E NE TË DËRGUAM TY**
**(O MUHAMED)**
**VETËM SI MËSHIRË**
**PËR TË GJITHA KRIJESAT**
**El-Enbija: 107**

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRIN

# STUDIM KRAHASIMTAR I FEVE

Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"

Kuran, Ali Imran: 64.

STUDIM KRAHASIMTAR I FEVE

Dr. Zija Abdullahu

Dr. Zija Abdullahu






TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS